# DITURIA ISLAME

NUMER 255 | VITI 25 | TETOR 2011 | DHUL-KA'DE 1432 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

## FEJA DHE PARLAMENTARËT
Mr. Qemajl Morina

## FENOMENI I 'ISLAMOFOBISË'
Davor Marko

## GRATË KUNDËR TË DREJTAVE TË GRAVE
Rexhep Lushta

## ISLAMI NË GJERMANI DJE, SOT DHE NESËR
Intervistë me Dr. Murad Hofmann-in



www.dituriaislame.net

Nga Ebu Hamza Enes ibn Maliku, r.a. transmetohet se Resulull-llahu a.s. ka thënë:

“Nuk do të jetë besimtar (mu’min) askush nga ju,
deri sa nuk i dëshiron vëllaut të tij atë çka i dëshiron vetes”.
(Buhariu dhe Muslimi)

Nga Ebu Hurejre r.a. transmetohet se Resulull-llahu a.s. ka thënë:

“Mos ia keni xhelozinë njëri-tjetrit, mos e mashtroni njëri-tjetrin, mos u urreni, mos ia ktheni njëri-tjetrit shpinën, mos garoni njëri me tjetrin në shitblerje dhe bëhuni robët e Zotit, vëllezër.
Muslimani është vëlla i muslimanit, nuk i bënë dhunë atij, nuk e lë (në baltë), nuk e gënjen, nuk e nënçmon”.
“Takvallëku është këtu”, dhe tregoi në krahërorin e tij tri herë.
“Për një njeri është e keqe e mjeftueshme që ta nënçmojë vëllaun musliman. Çdo musliman kundruall çdo muslimani e ka haram: gjakun e tij, pasurinë e tij dhe nderin e tij”.
(Muslimi)

DITURIA
ISLAME







Xhamia e Gallabit (Orllanit) Xhamia është djegur tërësisht. Është dëmtuar të një masë të madhe edhe minarja.



Elita politike e Kosovës, me këto sjellje ndaj komunitetit fetar më të madh në Kosovë, po krijon hapësirë për mostolerancë dhe mosdurim. Kjo padrejtësi nga rryma ekstreme mund të shfrytëzohet për të shprehur mllefin e tyre, siç ishim dëshmitarë në javët dhe ditët e kaluara.




DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Driton Arifi, Mr.Ejup Haziri, Fitim Flugaj, Mr.Imer Hajdini, Dr. Islam Hasani, Kasim Gërguri, Muhamet Mavraj dhe Sedat Islami.
Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi.
Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Deputetët lanë edukatën fetare jashtë shkollave



*Herbert Hobohm intelektual gjerman, ka thënë:"Kam jetuar nën sisteme të ndryshme të jetës dhe kam pasur mundësinë të studioj ideologji të ndryshme, por kam ardhur në përfundimin se, asnjë nuk është aq perfekt, sa Islami. Asnjë nga sistemet, nuk ka një kod të plotë të një jete fisnike; vetëm Islami e ka atë, dhe kjo është arsyeja pse njerëzit e mirë e pranojnë atë. Islami nuk është (vetëm) teorik, por është (edhe) praktik. Ai do të thotë `përulje' e plotë, përpara Vullnetit të Zotit".*

*Këso vlerësimesh dhe shumë të tilla nga mendjendritur të rangut botëror nuk bëjnë aspak t'i frikësojnë "të frikësuarit tanë" nga aplikimi i lëndës fetare dhe lejimi i bartjes së shamisë në shkolla publike të Kosovës. Votimi nga ana e deputetëve të Kosovës përkitazi mbi ndalimin e aplikimit të lëndës fetare dhe bartjes së shamisë si obligim islam, në shkolla publike të Kosovës në natën e Bajramit, mbetet çështja më debatuese që ka mundur t'i ndodhë institucionit më të lartë legjislativ të Republikës së Kosovës. Gishtat që votuan kundër bartjes së shamisë dhe lëndës fetare, vërtet do të mbeten në histori. Një manipulim, para së gjithash, me ndjenjat e besimtarëve myslimanë të Kosovës, madje në natën e Bajramit- kur myslimanët me devotshmëri përfunduan agjërimin e muajit të Ramazanit dhe prisnin ditën e nesërme për të festuar Fiter-Bajramin, me të afërm, miq e në shoqëri.*

*Vetëm 18 vota pro futjes së lëndës fetare në institucionet shkollore publike, kjo ka hapur dilema të mëdha para opinionit të gjerë të vendit. Kërkesa e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës (BIK), e ngritur para më shumë se një dekade, nuk u mor parasysh fare nga të zgjedhurit me vota nga dora e myslimanëve të Kosovës. Vërtet të votosh kundër mësimeve që nxënësit tanë duhet të mësojnë mbi ekzistimin e Zotit, vlerat morale, familjare e etike në përgjithësi, kjo vërtet është tepër absurde..*

*Është vërtet absurde sa kohë që në mjedisin tonë dhe duke mos përfillur edhe traditat e baballarëve dhe gjyshërve e stërgjyshërve tanë, po ky Kuvend pa hezitim ka votuar ligjin për mbrojtjen e homoseksualëve dhe për martesën njështatëshe (të homoseksualëve). Një veprim ky i urryer nga tradita jonë e begatshme kombëtare fetare. Lidhur me këtë ligj nuk pati debate dhe as polemika e opinione kundër në parlament (përveç reagimeve nga ana e krerëve fetarë). Ky ligj kaloi në heshtje duke fyer ndjenjat, familjen, historinë tonë kombëtare dhe duke goditur institucionin më të shenjtë, familjen. Vendimet e këtilla politike po manipulojnë dhe diskriminojnë popullatën shumicë myslimane të Kosovës. Edhe kjo i është dashur vendit tonë.*

*E, nga ana tjetër, miratimi i këtij ligji do ta bënte Kosovën shtetin e parë në botë me shumicë myslimane që lejon martesa brenda gjinisë së njëjtë. "Intelektualët", "kombëtarët" tanë u frustruan nga kërkesa për t'u aprovuar ligji mbi futjen e lëndës fetare në shkolla publike dhe lejimin e shamisë në institucione publike. Urgjentisht u mprehën lapsa, u përgatitën njerëz, që qëllim kryesor gjatë ditëve që lamë pas, patën fryrjen e temave fetare dhe publikisht shfrynë dufin dhe frustrimin e tyre për çështje fetare. Kjo dëshmon se klasa intelektuale është në një krizë të thellë identiteti. Janë shndërruar në "truproja" të laicizmit, sa kohë që s'ka askund në botë që deputetët të votojnë kundër fesë së vet. Shqetësimi i tyre për Islamin ndër shqiptarët është kryekëput artificial. Aplikimi i lëndës fetare dhe bartja e shamisë në shkolla, një ditë, me emër të Zotit, do të ndodhin patjetër dhe s'ka fuqi, as ligjore e as intelektuale, që mund të ndalojë këtë.*

*I Lartësuari në librin e Tij fisnik thotë: Thuaj: "Nuk është e njëjtë e keqja dhe e mira, po edhe nëse të mahnit ty shumimi i së keqes, pra kini frikë Allahun (e mos e pranoni të keqen), o ju të zotët e mendjes, kështu që të shpëtoni. (El-Maide,100).*

*Si shoqëri mëtojmë të jemi pjesë e familjes së madhe evropiane dhe integrimin në paktin euro-atlantik, e pra të integrohemi me këtë pasuri fetare që kemi dhe të jemi krenarë për këtë identitet. Të këtillë na shohin të tjerët dhe na e urojnë festën e Fiter-Bajramit, siç është rasti i Presidentit amerikan Barack Obama, i cili uroi për Fiter-Bajram Presidenten tonë Atifete Jahjaga, po edhe popullin mysliman të Kosovës. Bota e përparuar është liruar nga këto komplekse. ShBA, si kampione e të drejtave dhe lirive fetare e njerëzore, respekton shaminë dhe fenë në publik. Tek ata vlerësohen eksperienca, dija , gatishmëria e vullneti për të kontribuar për vendin dhe jo fakti se çfarë vesh. Veshja është e rregulluar me ligj dhe askush askënd nuk guxon ta ofendojë në baza racore, fetare e kombëtare.*

*Më në fund, populli është ai që do të vendos nëse është për aplikimin e lëndës fetare dhe bartjen e shamisë në shkolla publike, dhe kjo, sipas opinionistëve, do të vendoset në zgjedhjet e ardhshme, që nuk janë edhe aq larg.*

*Mr. Rexhep Suma*



وَيَقُولُونَ مَتَىٰ هَٰذَا الْوَعْدُ إِنْ كُنْتُمْ صَادِقِينَ (25)
قُلْ إِنَّمَا الْعِلْمُ عِنْدَ اللَّهِ وَإِنَّمَا أَنَا نَذِيرٌ مُبِينٌ (26)
فَلَمَّا رَأَوْهُ زُلْفَةً سِيئَتْ وُجُوهُ الَّذِينَ كَفَرُوا وَقِيلَ هَٰذَا الَّذِي كُنْتُمْ بِهِ تَدَّعُونَ (27)

# Komentimi i kaptinës “El-Mulk” 9

**Sabri Bajgora**

**E ata po thonë: “Kur do të jetësohet ky premtim, po qe se jeni të vërtetë?”**
**Thuaj: “Atë e di vetëm Allahu, e unë jam vetëm një qortues që ju bëj me dije!”**
**Kur ta shohin atë (Xhehenemin) se po u afrohet, fytyrat e atyre që nuk besuan u shëmtohen dhe u thuhet: “Ky është ai që ju e kërkonit sa më shpejtë! (El-Mulk, 25-27)**

**Koment:**
**25. “E ata po thonë: “Kur do të jetësohet ky premtim, po qe se jeni të vërtetë?”**

Inati dhe arroganca e idhujtarëve mekas, shprehet më së miri në këtë ajet, në të cilin Allahu xh.sh. paraqet ironinë e tyre ndaj të Dërguarit të Zotit, të cilët e pyesnin me sarkazëm se kur do të vjen momenti i ringjalljes për të cilin ti po flet.

Ja kjo është fytyra e vërtetë e kufrit. Kjo është mendjemadhësia e tyre e paskrupullt dhe provokative, e cila do t’ua shkatërronte jetët e tyre në Ahiret. Mbase, edhe kjo është arsyeja kryesore që pothuajse në të gjtha suret mekase, Allahu i Lartmadhërishëm vë në spikamë tri çështje thelbësore: Njëshmërinë, vërtetësinë e pejgamberisë së Muhamedit a.s. dhe ringjalljen.

Edhe ajeti në fjalë, në një formë dëshiron t’i vetëdijesojë idhujtarët se ndonëse jeni duke pyetur me ironi për ringjalljen dhe Ditën e Gjykimit, ai moment gjithsesi do të vijë, dhe ju do të merreni në Llogari para Krijuesit tuaj.

Momenti i Fundit i kësaj bote është vetëm në Dijen e Allahut, ndërkohë që askush prej krijesave nuk mund të pretendojë se di diçka rreth tij. Madje as melekët e afërt e as Pejgamberët e Allahut nuk kanë njohuri rreth tij. Këta të fundit vetëm se kanë përcjellë nga Allahu tek njerëzit lajmin se ky moment gjithsesi do të vijë, duke paralajmëruar për shenjat që do t’i paraprijnë këtij momenti të vështirë për çdo njeri.

**26. Thuaj: “Atë e di vetëm Allahu, e unë jam vetëm një qortues që ju bëj me dije!”**

Kureshtja për ta ditur momentin e mbramë e përcolli njerëzimin brez pas brezi qysh nga përçapjet e para të tij në këtë botë. Shumë prej popujve të mëparshëm nuk besuan se mund të ketë fare ditë të mbramë e as ringjallje, por kjo bindje e tyre e mbrapshtë qe shkak që të pasojë intervenimi hyjnor për ndëshkimin e tyre edhe në këtë botë. Këtë fat e përjetuan popujt e Nuhit, Salihut, Hudit, Lutit a.s. e shumë të tjerë, të cilët mohuan Allahun xh.sh. dhe Ditën e Gjykimit.

Në shumë ajete kuranore është folur rreth kësaj çështje, për të na bërë me dije se ky ekskluzivitet i njohurisë së çastit të Kiametit është vetëm në kompetencën dhe Dijen e Allahut xh.sh..

Megjithatë, kur tallja dhe ironia e idhujtarëve ishte bërë e padurueshme, Allahu i Madhërishëm e urdhëron Pejgamberin e Tij që t’u thoshte troç këtyre skeptikëve të pabindur se momenti i kësaj ndodhie është vetëm në dijen absolute të Allahut xh.sh.. Asnjë prej krijesave, as engjëjt e as pejgamberët, përfshirë këtu edhe më madhështorin prej tyre Muhamedin a.s., nuk kanë dijeni për momentin e saktë të Kiametit, sepse detyrë e të dërguarve ishte vetëm tërheqja e vërejtjes për ardhjen e pashmangshme të këtij çasti të tmerrshëm për pabesimtarët.

Në këtë ajet kuranor Allahu xh.sh. Ia kujton kufijtë e misionit të tij, Muhamedit a.s. duke e porositur që t’ua përcillte idhujtarëve se dijen për ndodhinë e saktë të këtij momenti e ka vetëm Krijuesi Absolut i kësaj ekzistence dhe askush tjetër, ashtu siç është sqaruar në shumë ajete kuranore të cilët do t’i cekim në vazhdim:

“Të pyesin ty për Kiametin: “Kur do të ndodhë ai?!”. Po në çfarë gjendjeje je ti t’ua kujtosh atë? Kur vetëm tek Zoti yt është dijenia për të. Kurse ti je vetëm përkujtues (këshillues) i atyre që i

frikësohen atij (çasti të Kiametit)." (En-Naziat, 42-45)

"Të pyesin ty (Muhamed) për çastin (katastrofën e përgjithshme) se kur do të ndodhë ai. Thuaj: "Atë e di vetëm Zoti im, kohën e tij nuk mund ta zbulojë kush pos Tij (e sjell kiametin pa e hetuar asnjë nga krijesat). Çështja e tij (se kur do të ndodhë) është preokupim i rëndë (për krijesat) në qiej e në tokë. Ai (Kiameti) nuk ju vjen ndryshe, vetëm befas. Të pyesin ty sikur ti di për të. Thuaj: "Për të di vetëm Allahu, por shumica e njerëzve nuk dinë (pse është e fshehtë)" (El-A'raf, 187)

Momentin e mbramë të kësaj bote, ashtu siç e cekëm më parë nuk e dinë as melekët e afërt, e madje as edhe meleku më i madh-Xhibrili a.s., transmetuesi i të gjitha Shpalljeve hyjnore.

Në një hadith të cilin e transmeton Omer ibnul Hattabi, kur Xhibrili i erdhi Pejgamberit a.s. në formë të njeriut dhe pasi që ia kishte shtruar disa pyetje rreth Imanit, Islamit dhe Ihsanit, në fund i kishte bërë edhe pyetjen rreth momentit të Kiametit në çka Pejgamberi a.s. ishte përgjigjur: "As i pyeturi nuk di gjë më tepër për këtë çështje sesa pyetësi".

**27. Kur ta shohin atë (Xhehenemin) se po u afrohet, fytyrat e atyre që nuk besuan u shëmtohen dhe u thuhet: "Ky është ai që ju e kërkonit sa më shpejtë!"**

Pas Ringjalljes, pabesimtarët do të shtangen nga pamjet trishtuese të Xhehenemit, i cili shumë shpejt do t'i përpijë e gllabërojë në flakët e tij përcëlluese. Vetëm në këto momente, pabesimtarëve do t'u bëhet plotësisht e qartë se ç'përfundim të tmerrshëm do të kenë. Atyre tash do t'u thuhet, ashtu siç na e përshkruan edhe ky ajet që jemi duke e komentuar: "Ky është ai që ju e kërkonit sa më shpejtë!".

Në Kur'an, po ashtu në shumë ajete të tjera përshkruhen fjalët që do t'u thuhen qafirave në këto momente si:

"Ky është ai zjarr, që ju e keni përgënjeshtruar" (Et-Tur, 14)

"Ky është xhehennemi që juve u premtohej. Hyni tash në të, për shkak se mohuat çdo të vërtetë!" (Jasin 63-64)

"E ata që nuk e respektuan Allahun, skutë e tyre është zjarri. Sa herë që të tentojnë të dalin nga ai, kthehen në të dhe atyre u thuhet: "Shijoni dënimin e zjarrit që ju e konsideronit rrenë". ( Es-Sexhd, 20)

Ky pra është fundi i çdo mëkatari i cili nuk iu bind urdhrave të Allahut dhe këshillave plot ngrohtësi të pejgamberëve, të cilët Allahu xh.sh. i dërgoi për t'i përudhur njerëzit në rrugën e drejtë. Këta njerëz me zemra e mendje të errësuara nuk deshën të pranonin dritën e Allahut dhe të shpëtonin, por u tallën me udhëzimin e drejtë, ironizuan e madje edhe e luftuan në çdo kohë, duke mos zgjedhur mënyra



e as metoda për të shkatërruar farën e besimit të drejtë. Ata përveç vuajtjeve që u shkaktuan besimtarëve në këtë botë, nuk arritën diç tjetër, sepse ky besim i drejtë ishte më i fortë së ata, më i pathyeshëm se reprezaljet e tyre. Drita dhe feja e Allahut nuk mund të fiket e as të shkatërrohet sepse atë e karakterizon qëndrueshmëria dhe përjetësia. Kjo fe dhe ky besim i drejtë ishte marrë përsipër në mbrojtje nga Pronari i Arshit Madhështor- Allahu xh.sh., i Cili ishte betuar se do ta plotësojë Dritën dhe Fenë e Tij, edhe nëse këtë e urrejnë pabesimtarët.

Çastet kur femohuesit do të hidhen në skëterrat e Xhehenemit, do të jetë një satisfaksion dhe qetësim shpirtëror për të gjithë ata besimtarë të përvuajtur nëpër shekuj e mote nga duart e këtyre gjakatarëve, sepse do të shohin në vepër Drejtësinë e Allahut e njëkohësisht edhe Mëshirën e Dashurinë e Tij ndaj atyre që i qëndruan besnik udhëzimit të drejtë, përkundër vuajtjeve e mundimeve që i përjetuan në këtë botë.

**Porositë e këtyre ajeteve:**

- Përqeshja, tallja dhe ironia e pabesimtarëve i ka përcjellë të gjitha revelatat hyjnore. Sidomos në spikamë ishte tallja e tyre me ardhjen e momentit të Ditës së Kiametit apo fundin e kësaj bote dhe ringjalljen.
- Momenti i Ditës së Gjykimit është i pashmangshëm, por atë nuk e di askush prej krijesave, përveç Allahut të Madhërishëm, i Cili këtë moment e ka lënë të fshehtë nga Urtësia e Tij si shenjë mëshire ndaj krijesave
- Në këto ajete konfirmohet edhe njëherë se pejgamberët e Allahut, e në këtë rast edhe Muhamedi a.s., megjithatë janë njerëz dhe ata nuk i dinë të fshehtat e Allahut, por janë vetëm përcjellës e transmetues të Shpalljeve.
- Dita kur pabesimtarët do të ballafaqohen me Gjykimin e madh dhe me Xhehenemin do të jetë ditë e zezë për ata. Çdo iluzion i tyre do të zhdavaritet në momentin kur do ta shohin Xhehenemin në të cilin do të shijojnë dënimet e dhimbshme e të tmerrshme, për shkak të ligësive dhe paudhësive të tyre. *- vijon -*

# Mesatarja Islame

**Fatos Gërvalla**

**Qasja ndaj mesatares sfidë bashkëkohore islame**

Mesatarja është platformë koherente me të cilën janë dërguar të gjithë të Dërguarit e Allahut të Lartësuar, dhe është rrugë e qëndrueshme për trajtim objektiv të problemeve si dhe preventivë nga kurthet e ekstremizmit dhe teprimit; ajo përfaqëson gjithashtu një nga veçoritë kryesore të Islamit. Mesatarja nuk është e kushtëzuar vetëm në një segment dhe as vetëm në ndonjë shtyllë të fesë islame, veçse është program superior dhe universal, nuk ndahet si pjesë nga tërësia. I gjithë botëkuptimi islam është sistem mesatar, dhe për këtë arsye edhe ky Ymet është ymet mesatar: "Dhe kështu Ne ju bëmë ju një popull mesatar (të drejtë)…" (El-Bekare,143)

**Mesatarja e shprehur në Kur'anin famëlartë**

Kur'ani fisnik, programin e mesatares e vendos në akide (besim), ibadete (adhurime), gjykime, legjislaturë, pra si fushë shumdimensionale; pastaj në urdhërimin për të mirë dhe në ndalimin nga e keqja, si dhe në të gjitha çështjet dhe sferat e jetës. Lexuesi i Librit të Allahut xh.sh. do të hasë në një numër të konsiderueshëm versetesh kuranore që ngërthejnë në vete këtë domethënie a realitet.

Për këtë arse, ata që përvetësuan kuptimin e mesatares vetëm nga ato versete kuranore në të cilat është cituar fjala "Mesatare" dhe në ato që kanë prejardhje alegorike prej saj, ata ngushtuan dhe kufizuan kuptimin dhe dimensionin e saj të gjerë. Shikuar nga prizmi tjetër më i thellë, disa ajete në të cilat fjala "mesatare" nuk është përmendur, kuptimi i saj alegorik është shumë më i fuqishëm dhe më transparent.

Për ta sqaruar këtë kontest, do të marrim si shembuj disa nga ajetet kuranore, ku Allahu i Lartësuar thotë:"Dhe kështu Ne ju bëmë ju popull mesatar (stabil) për të qenë ju dëshmitarë ndaj njerëzve, dhe për të qenë i dërguari dëshmitar ndaj jush…" (El-Bekare, 143);"Udhëzona në rrugën e drejtë)" (El-Fatiha,5.);"Dhe se kjo është rruga Ime e drejtë, (stabile) pra përmbajuni kësaj e mos ndiqni rrugë të tjera e t'ju ndajnë nga rruga e Tij…". (En'am, 153).

Rruga e drejtë përfaqëson drejtësinë, stabilitetin e mirësinë, dhe realizon kuptimin e saj; ajo është në mes të ekstremizmit dhe neglizhencës (injorimit), apo mosteprimit dhe mangësimit."Ti (Muhamed) përqendrohu vendosmërisht ashtu si je i urdhëruar, e bashkë me ty edhe ata që u penduan, e mos tejkaloni (kufijtë e caktuar)..." (Hud, 112);"E për këtë shkak thirr dhe përqendrohu (stabilizohu) ashtu siç të është urdhëruar dhe mos shko pas dëshirave të tyre …" (Esh-Shuara, 15).Në këto dy ajete vërehet esenca e thirrjes për studimin dhe analizimin e domethënies së mesatares dhe faktorët e argumentimit të saj.Në ajetin e parë u tha:"…e mos tejkaloni…" (Hud, 112), pasi urdhëroi për përqendrim (stabilitet), po tejkalimi këtu ka të bëjë me kapërcimin e kufirit të asaj për se jemi të urdhëruar, dhe e kundërta e saj bie ndesh me programin e mesatares dhe është lajthitje nga rruga e drejtë. Pjesa e ajetit të 15 të sures Es-Shuara: "…dhe mos shko pas dëshirave të tyre…" ka kuptimin: Pasimi i dëshirave dhe imagjinatës verbale është shmangie nga përqendrimi dhe devijim i rrugës mesatare.

**Rruga e drejtë përfaqëson drejtësinë, stabilitetin e mirësinë, dhe realizon kuptimin e saj; ajo është në mes të ekstremizmit dhe neglizhencës (injorimit), apo mosteprimit dhe mangësimit**

### Mesatarja e shprehur në Traditën autentike Profetike

Transmeton Xhabiri, Allahu qoftë i kënaqur me të: "Ishim me Pejgamberin a.s. në një udhëtim, kur ai bëri një vijë të drejtë në tokë. Nga e djathta e saj bëri dy vija dhe nga e majta dy të tjera. Pastaj dorën e tij e vendosi mbi vijën e mesme e tha: "Kjo është rruga e Allahut", pastaj e lexoi ajetin:"Dhe se kjo është rruga Ime e drejtë, pra përmbajuni kësaj, e mos ndiqni rrugë të tjera e t'ju ndajnë nga rruga e Tij". (En'am, 153)

Një njeri erdhi tek Pejgamberi a.s. dhe i tha: "Unë në namazin e sabahut vonohem për shkak se filani na e zgjat namazin". Ibi Mes'ud el-Ensariu (transmetuesi i tekstit profetik në fjalë) thotë: "Nuk e kam parë Pejgamberin a.s. gjatë këshillimeve asnjëherë më të hidhëruar sesa në atë rast, kur tha: "O ju njerëz, vërtet disa nga ju janë egoistë. Ai që u prin njerëzve në namaz, le të jetë i shkurtër, vërtet pas tij gjenden i moshuari, i dobëti dhe nevojtari".

Tregimi i tre personave që pyetën për adhurimin e të Dërguarit a.s. dhe, kur u informuan nga nëna e besimtarëve Aisheja r.a., për adhurimin e Pejgamberit a.s., ata e panë veten të dobët në adhurimin e tyre, prandaj njëri prej tyre tha: "Unë do të agjëroj çdo ditë pa ndalur". Tjetri tha: "Do të falem tërë natën", kurse i treti tha: "Unë nuk do të martohem kurrë".

Pejgamberi a.s., pasi dëgjoi për këtë, i takoi personat në fjalë, të cilëve u tha: "A jeni ju ata që keni thënë kështu e kështu?! Për Allahun, unë jam më i devotshmi në mesin tuaj dhe i kam frikën Allahut më tepër sesa ju, megjithatë agjëroj dhe ushqehem, falem dhe fle, e po ashtu martohem. Ai që largohet nga tradita ime, nuk është me mua". (Transmetojnë Buhariu dhe Muslimi). Bazuar në ajetet kuranore, në hadithet e Pejgamberit a.s. si dhe në thëniet e dijetarëve në lidhje me mesataren, mund të themi se mesatarja është: Dhuratë për shoqërinë Islame: Drejtësi, mirësi, shembull për popujt e tjerë dhe argument para tyre.

## ANTIPODET E MESATARES

### Ekstremizmi dhe teprimi

Kjo do të thotë: tejkalimi i kufirit nga normat legjislative, duke shtuar në to apo duke e tepruar deri në pikën që i nxjerr ato nga qëllimi që ka pasur Allahu i Lartësuar. Për këtë kërkohet njohja e rregullave në vazhdim.

E para: Llojet e ekstremizmit:

a) ekstremizmi lidhur me tekstet e legjislaturës islame (sheriatike)

b) ekstremizmi lidhur me rregullat-dispozitat

c) ekstremizmi lidhur me gjykimin e të tjerëve;

E dyta: Ekstremizmi në realitetin e tij është lëvizje në drejtim të zbatimit të rregullave sheriatike dhe urdhrave hyjnorë, mirëpo lëvizja e tij tejkalon gjatësinë e fushës që ka caktuar Ligjvënësi, dhe ai është teprim i përkushtimit në fe, megjithëse nuk është dalje nga esenca.



Ai (ekstremizmi) ka lindur nga dëshira e përkushtimit në fe dhe euforia në përvetësimin akut të normave dhe elementeve përbërëse të saj;

E treta: Ekstremizmi nuk është vetëm kryerje e veprës, po ndodh të jetë edhe lënie, mangësim i vlerave të saj, siç është lënia e së lejuarës, p.sh: braktisja e gjumit, ushqimit dhe gjërave të ngjashme. Edhe kjo hyn në ekstremizëm, qoftë edhe të bëhet në emër të adhurimit dhe afrimit tek Allahu i Lartmadhëruar;

E katërta: Nuk është ekstremizëm kërkimi i shkallës më të lartë të adhurimit, por ekstremizëm është tejkalimi i tij, që shpie në mundim, iritim dhe mbingarkesë;

E pesta: Gjykimi se një vepër e caktuar është ekstreme, ose se filan njeriu është ekstrem, - është një gjë me kompetencë dhe e rrezikshme, për të nuk mund të gjykojnë veçse dijetarët, të cilët i njohin mirë kufijtë e kësaj vepre, si dhe bazat e esencës së besimit dhe degët e tij, për shkak se gjykimi për diçka mund të jetë larg nga ajo që e mendon ti, dhe anasjelltas, mund të jetë normal,



po ti e cilëson si ekstremizëm (njeriu është armik i asaj që s'e njeh). Lidhur me këtë, Muhamedi, a.s., thotë: " Paragykimi është gënjeshtër".

**Kriteri i përgjithshëm i mesatares, dallimi në mes kompaktësisë dhe divergjencave**

Imam Shafiu thotë: "Për çdo çështje për të cilën Allahu ka vënë argument në Librin e Tij apo në thëniet e Pejgamberit të Tij, e si argument është i qartë, nuk lejohet mospajtimi dhe diskutimi rreth saj për të gjithë ata që e dinë atë". (Err-rrisale li Imam Eshafi'i).

Imam Gazaliu thotë: "Në atë për se kanë rënë në ujdi gjeneratat e Islamit, me argumente të prera, kundërshtari i tyre dënohet, dhe aty nuk ka vend për të kërkuar argument (përpjekje personale)". Ibni Tejmije është pyetur për pasimin e dijetarëve, e ai është përgjigjur duke thënë: "Ai që vepron sipas thënieve të dijetarëve në (kërkimin e argumentit), nuk urrehet, gjithashtu nuk përgënjeshtrohet ai që vepron me njërin mendim të tyre". Ibn Kudame el Makdesi thotë: "Nuk lejohet për askënd që të urrejë atë që vepron sipas njërës prej shkollave juridike islame, për arsye se nuk ka urrejtje në kërkim të argumentit".

**Neglizhenca**

Me këtë kemi për qëllim të kundërtën e ekstremizmit, që do të thotë moszbatim i asaj që është kërkuar.

Lënia e faljes së namazit, e dhënies së zekatit, e vizitës së Shtëpisë së Shenjtë në kohë të caktuar etj..

## KU ËSHTË VENDI I MESATARES DHE SI TA DALLOJMË NGA TË KUNDËRTAT E SAJ

**Veçoritë e përgjithshme të mesatares**

Dobia për posedimin e saj.

"Ju jeni populli më i dobishëm, i ardhur për të mirën e njerëzve…".(Ali Imran, 110);

"Më i miri shekull është shekulli im". (hadith)

Shenjat kryesore të posedimit janë:

•Besimi i plotë në Allahun

•Urdhërimi në të mirë dhe ndalimi nga e keqja

**Përqendrimi-Stabiliteti**

Përqendrimi në mesataren është e kundërta e tejkalimit - teprimit.

Ai që bën thirrje për mesataren duke qëndruar vetë larg nga përqendrimi tek ajo, kjo nuk është mesatare legjistative, por mesatare larg asaj për të cilën jemi duke biseduar.

Nga thëniet e shokëve të Muhamedit a.s. për përqendrimin-stabilitetin në mesataren, është edhe fjala e Omerit r.a.: "Përqendrohuni me besim në Allahun dhe respektimin e Urdhrave të Tij, e mos lëvizni me lëvizje të gjarpërinjve".

Othmani r.a. thotë: "Përqendrohuni, bëhuni të sinqertë në zbatimin e Urdhrave të Allahut".

**Lehtësimi dhe largimi i pengesave**

Lehëtsimi nënkupton: Atë që njeriu mund ta përballojë në gjendje normale, jo në gjendje të vështirë dhe të rëndë. Prandaj kapërcimi dhe largimi i vështirësive si dhe lejimi i lehtësive brenda suazave normale, është kthim në drejtësi dhe mesatare, pra as teprim dhe as mangësim. Ndërkaq, ekstremizmi dhe mundimi janë kundër esencës së fesë me të cilën ka ardhur Muhamedi a.s."Allahu dëshiron lehtësim për ju, e nuk dëshiron vështirësim për ju". (El-Bekare, 185). Pejgamberi a.s. thotë: "Feja më e dashur tek Allahu është (praktikimi i saj nga) mesatarja e pastër". (transmeton Ahmedi)

**Mesi si model-simbol**

Shprehja "mes" do të thotë ekzistimi i një drejtëze në mes dy segmenteve. Kjo mund të jetë konkrete dhe abstrakte. Mesatare apo baraspeshë në mes dy anëve të kundërta, që janë të largëta për njëra-tjetrën, por njëra anë nuk merr të drejtën e anës tjetër.

**Drejtësia si model-simbol**

Vetë Pejgamberi a.s. e ka komentuar mesataren se është drejtësi: "Mesatare dhe Drejtësi". (tefsiri i Taberiut )

### DISA NGA SFERAT E MESATARES NË ÇËSHTJET MË KRYESORE TË AKTIVITETIT BASHKËKOHOR ISLAM

**Së pari: Mesatarja në ligjin e urdhërimit për të mirë dhe ndalimit nga e keqja**

1. Nuk ka urrejtje në kërkim të argumentit

Ibni Tejmije është pyetur rreth natyrës së pasimit të dijetarëve - a është kjo gjë e urrejtur? E ai është përgjigjur: Nuk është i urrejtur veprimi sipas mendimit të disa dijetarëve në çështjet e kërkimit të argumentit. Nuk urrehet e as nuk urdhërohet (obligohet) të veprojë me të, nëse njeriu e qartëson se cili mendim është më i saktë, vepron me të, dhe në jetën e tij të përditshme pason njërin nga dijetarët, në të cilin mbështetet.

2. Koordinimi në mes mundësisë dhe mbizotërimit të interesit të përgjithshëm

Gradualiteti në ndryshimin e realitetit për të mirë, sipas porosisë së Muhamedit, paqja dhe mëshira e Zotit qofshin për të, konsiston në ndryshimin me dorë, pastaj me gjuhë, pa mundësi për të ndryshuar me dy të parat, pason urrejtja me zemër. Nga kuptimi i thënies së "ndryshimit së pari me dorë të gjendjes" vjen argumenti për përdorimin me vigjilencë të fuqisë në këtë obligim, që është e kundërt me të tretën (ndryshimit me zemër), që nuk hiqet asnjëherë obligueshmëria e saj, edhe në pamundësi për të përmirësuar ndonjë të keqe.

Thotë El-Xhasasi:"Lajmërimi i Pejgamberit për largimin e së keqes në tri mënyra, është sipas mundësisë". Kurtubiu thotë: "Të gjithë myslimanët pajtohen se ndryshimi i së keqes me dorë është obligim për të gjithë ata që kanë mundësi, e nëse nuk ka mundësi për ndryshimin e realitetit me dorë, atëherë duhet me gjuhë, e nëse as kjo nuk mund të realizohet, atëherë bëhet me zemër dhe kështu kryhet ajo që është në kompetencë nëse nuk ka mundësi tjetër". Hadithet që vërtetojnë urdhërimin për të mirë dhe ndalimin nga e keqja, janë të shumta, mirëpo ato janë të kushtëzuara nga mundësitë". (Kurtubiu).

Ndërkaq, për sa i përket lidhshmërisë së këtij obligimi me interesin e përgjithshëm, në esencë zbatimi i këtij ligji konsiston në faktin që veprimi ndaj së keqes të mos eskalojë deri në një të keqe më të madhe, e cila e tejkalon sasinë e së keqes, zhdukja e së cilës është kërkuar.

Thotë Ibni Kajimi: "Vërtet Pejgamberi a.s. e ligjësoi luftimin e së keqes vetëm për të arritur tek ajo që e do Allahu dhe i Dërguari i Tij.

Ndërsa ndalimi i së keqes që shkakton diçka edhe më të keqe dhe më të urrejtur për Allahun dhe të Dërguarin e Tij, sesa ajo që luftohet, kjo nuk kuptohet si luftimi i së keqes, edhe nëse All-llahu e urren atë dhe është e papranueshme për besimtarët e Tij". Derisa ka thënë "Ai i cili mediton lidhur me atë që i ka ndodhur popullit mysliman nga sfidat e mëdha e të vogla, e vëren dhe kupton se ajo ishte vetëm nga humbja e kësaj baze të gradualitetit në veprim dhe mosdurimit në ndryshimin e së keqes dhe nga këmbëngulja për zhdukjen e saj pa kompromis, duke eskaluar kështu në situata shumë më të këqija se sa vetë ato"

Pejgamberi a.s. në Mekë ka jetuar në mesin e të këqijave më të mëdha dhe nuk ka mundur t'i ndryshojë, bile as që kishte provuar t'i ndryshonte ato pa u bindur për zëvendësimin e tyre me diçka më të mirë sesa ato. Shohim se kur ishte çliruar Meka dhe ishte ngritur shteti Islam, Muhamedi a.s. kishte menduar ta rivendoste ndërtesën e Qabesë në themelet e vëna nga Ibrahimi a.s., por ishte ndaluar të bënte një veprim të tillë, edhe pse kishte fuqi dhe mundësi, nga frika se mos do të ndodhte diçka më e madhe sesa kjo. Duke i ruajtur edhe ndjenjat e njerëzve, ai kishte parasysh se kurejshitët nuk kishin mundësi të përballonin një vendim të tillë, sepse ata ishin të rinj në botëkuptimin dhe bindjen ndaj Islamit, i ndante pak kohë nga periudha e mosbesimit".

Nuk lejohet që e keqja të ndryshohet me të keqe më të madhe se ajo

Thirrësit në rrugën e Allahut duhet ta kenë të qartë këtë rregull në urdhërimin për të mirë dhe ndalimin nga e keqja, dhe kjo nuk është çështje joserioze që merret me mendjelehtësi, po duhet të merret me vigjilencë, me informim të drejtë dhe njohuri të thellë, për arsye se shumëkush bie në mospajtime dhe dyshime rreth saj (modaliteteve të thirrjes).

3. Nuk lejohet zbulimi (pa arsye të plotë) i mëkatarit dhe zbulimi i të metave të tij

Disa nga djemtë e rinj, të cilët nga entuziazmi i tyre i tepërt nuk janë të durueshëm ndaj mëkatarit, shpejtojnë me sulme kundër tij, për të përhapur dhe hiperbolizuar të metat e tij.

4.Vërtetimi i rasteve dhe mosnxitimi në to

Nga thirrësi i denjë për në rrugën e Allahut kërkohet që t'i vërtetojë të gjitha dyshimet e të mos nxitojë dhe të ketë kujdes për butësi dhe dashuri ndaj njerëzve; kjo është nga mirësia që nuk ka fund dhe nuk e arrijnë këtë veçse të durueshmit dhe ata që kanë mendim të shëndoshë për misionin e tyre.Transmetohet nga Usame ibn Zejdi r.a., i cili thotë: "I Dërguari i Allahut s.a.v.s.. na ka dërguar në një betejë dhe unë jam takuar në atë betejë me një njeri në dyluftim. Pasi e zumë, ai tha: La ilahe ilallah (Nuk ka zot tjetër përveç All-llahut të Lartësuar), por unë e godita me shigjetë dhe e mbyta. Pastaj vazhdoi: "Kur kemi ardhur tek i Dërguari a.s., ai më është drejtuar: 'O Usame, a e mbyte pasi tha : La ilahe il Allah? I thashë: Ka qenë i frikësuar. Ai prapë tha: A pasi tha: La ilahe ila-Allah'?... Thotë

Usame këtë fjalë e ka përsëritur aq shumë, saqë kisha dëshiruar që ajo ditë të ishte dita e parë e Islamit tim".

**Së dyti: Mesatarja në çështjet e kërkimit të argumentit dhe pasimit të tij**

1. Nuk është i pagabueshëm askush pas Pejgamberit a.s.

Nuk është i mbrojtur nga gabimet as dijetari kompetent, por është më pak i rrezikuar nga ato.

2. Kërkimi i argumentit konsiderohet ajo që nxirret nga mesi i dijetarëve kompetentë në fusha të caktuara.

Nuk konsiderohet kërkim i argumentit ajo që del nga masa e gjerë dhe as nga kërkuesit e diturisë (nxënësit dhe njerëzit me dituri mesatare) e po ashtu as nga ai që nuk është zotërues i njohur i diturisë dhe urtësisë së ndritur.

3.Lejueshmëria e studimit të legjislaturës islame nga shkollat legjislative dhe legjitime

Thotë dijetari i njohur Nasrudin Albani: "Njerëzit nuk kanë përveçse dy rrugë: ose të mbesin pa mësimin e fikhut dhe fenë e tyre ta marrin sipas thashethemeve, ose fenë e tyre ta mësojnë në njërin nga katër medhhebet (shkollat juridike islame). S'ka dyshim se kjo rrugë është më e butë se rruga e parë, dhe për këtë unë ju këshilloj dhe ju bëj thirrje për këtë". (Në librin Bida'a Teasub)

**Së treti: Mesatarja në nxjerrjen e rregullave legjislative**

1. Akuzimi i të tjerëve për mosbesim është e drejtë vetëm e Allahut të Lartësuar.

Nuk është kjo e drejtë ekskluzive e ndonjë personi, institucioni, organizate apo lëvizjeje, e po ashtu nuk gjykohet se dikush është pabesimtar në bazë të asaj se si është sjellë ai me njerëzit në rrathana të përkohshme a të caktuara, apo se i ka akuzuar, shantazhuar ose tiranizuar ata në një formë a në një tjetër. Pra, të konsiderohet dikush si pabesimtar është e drejtë vetëm e Allahut dhe e Pejgamberit a.s.. Pejgamberi a.s. ka thënë: "Kur dikush akuzon tjetrin për mosbesim, njëri prej tyre bie në shkallën e tij (pabesimtarit)". Ibni Tejmije thotë: "Dijetarët nuk e akuzonin për mosbesim atë që i kundërshtonte ata, edhe nëse ai kundërshtim ishte për veprat që dërgojnë në mosbesim. Pra, akuzimi për mosbesim është kategori e Ligjit Islam, kështu që njeriu nuk ka të drejtë ta gjykojë dikë në këtë aspekt".

Realisht myslimani llogaritet i drejtë në Islamin e tij dhe llogaritet si i tillë derisa të vërtetohet e kundërta me të gjitha ato që i kërkon Ligji Islam, dhe në asnjë mëyrë nuk lejohet që ta lehtësojmë akuzimin për mosbesim, pikërisht duke u frikësuar nga dy arsye:

a) shpifja dhe gënjeshtra për Allahun, dhe

b) rënia në atë për se na e kanë tërhequr vërejtjen Allahu dhe i Dërguari i Tij, se akuzimi për mosbesim, pa të drejtë, pason me rrezikun e rënies në hendekun e tij.

2. Myslimani nuk akuzohet për mosbesim përveç kur ndaj tij ka argument dhe atë akuzë e përcakton institucioni fetar legjislativ kompetent i shtetit të caktuar. Thotë i Lartësuari: "E ne nuk dënuam askënd para se t'i dërgojmë të dërguarin Tonë". (Isra, 15)

3. Akuzimi për mosbesim kërkon ndarje të së përgjithshmes nga e veçanta. Kjo d.m.th. se fjala në vetvete mund të përmbajë mosbesim, por nuk lejohet që ne t'i akuzojmë njerëzit për mosbesim përderisa të mos vërtetohen kushtet dhe të merren në konsideratë faktet që tregojnë të kundërten.Thotë Ibni Haxheri: "Fjala në vetvete mund të jetë mosbesim, mirëpo vepruesi i saj mund të jetë mosbesimtar vetëm nëse i plotëson kushtet, dhe të ketë dobi nga ndalesat e saj?. Shembull për sqarimin e kësaj:Ai që betohet për diçka përveç Zotit, I ka bërë shoqërim-rivalitet, mirëpo neve nuk na takon që ta akuzojmë personin e tillë për mosbesim, përderisa të mos e vërtetojmë se ai këtë e ka bërë me qëllim, duke qenë i vetëdijshëm për të gjitha ato që i bashkëngjiten kësaj vepre, pra kjo vepër konsiderohet vepër mosbesimi, por nuk e diagnostifikon a priori personin si mosbesimtar. Ibni Tejmije thotë: "Akuzimi për mosbesim përmes shembujve të veçantë apo të përgjithshëm, të cilët ofrohen që të gjykohet se vërtet personi është mosbesimtar, nuk lejohet veçse pasi t'i jetë qartësuar argumenti".

4. Njerëzitë që drejtohen nga Kibleja, nuk lejohet të akuzohen për mosbesim duke i gjykuar për mëkatet e tyre, veçse nëse këmbngulin, krenohen dhe i lejojnë ato.

Dijetarët janë në pajtueshmëri se mëkatari me gjëra të injorancës (padijes) nuk akuzohet për mosbesim përveçse nëse i lejon ato.

Imam Ahmedi thotë: "Kush vdes duke qenë nga ata që Kiblen e konsiderojnë drejtim të tyre, i falet namazi pas vdekjes dhe kërkohet falje për të, dhe nuk i lihet namazi për ndonjë mëkat të vogël a të madh, ndërsa çështja e tij është tek Allahu i Lartësuar".

Ibn Tejmije thotë: "Atij, Islami i të cilit dëshmohet me argument, nuk i mohohet me dyshim".

**Së katërti: Mesatarja në sferën e thirrjes**

1.Baraspesha në mes mundësive dhe obligimeve

Myslimanët në periudhën mekase i kishin mundësitë të kufizuara, prandaj edhe All-llahu



i Lartësuar dhe i Dërguari i Tij nuk i obliguan më shumë me dispozita dhe direktiva për thirrje. Kështu veprimet më serioze, më të rënda dhe më me peshë u obliguan vetëm pas emigrimit, atëherë kur pema e imanit lëshoi rrënjë në zemrat e tyre, pra etapë pas etape, duke preferuar gradualitetin në obligim e pranim, zbatim e veprim si:

• Obligimi i luftës në rast të mbrojtjes së dinjitetit dhe cenimit të lirisë.
• Pajtimi dhe negociatat me jehudinjët si palë konfliktuoze në Medinë.
• Marrëveshja e Hudejbisë dhe amendamentet e saj.
• Ndalimi me preventivë graduale i alkoolit etj..

2. Baraspesha në mes urrejtjes dhe tolerancës
Njerëzit janë tre llojesh:
1. Ata që i ka mundur e keqja në jetën e tyre dhe jetojnë me të, siç ishin benu-Israilët, që nuk e ndalonin tjetrin nga e keqja që vepronte.
2. Ata që frikësohen nga punët e liga dhe qëndrojnë larg nga mëkatarët, nuk i ftojnë për të mira dhe as i qortojnë për veprat e tyre të këqija.
3. Lloji i tretë: qëndrojnë në baraspeshë në mes obligimeve dhe misionit të tyre, jetojnë si thirrës në mesin e shoqërisë dhe i shërojnë të ligat e tyre ashtu siç e mjekon sëmundjen mjeku, kështu ata vetë janë të shëndoshë dhe i mjekojnë të tjerët.

3.Baraspesha në mes elasticitetit të programit dhe frymës bashkëkohore
Shembuj:
• Përmbledhja e Kur'anit në një mus'haf në kohën e Ebu Bekrit, edhe pse Pejgamberi a.s. nuk kishte këshilluar një gjë të tillë.
• Themelimi i burgut në kohën e Omerit r.a. si preventivë dhe edukim i kushtëzuar.
• Mjetet teknologjike bashkëkohore që janë shfaqur sot, kërkojnë trajtim adekuat konform trendit bashkëkohor pa tejkaluar suazat e traditës islame, etj…

4.Baraspesha në mes përgëzimit dhe qortimit
Butësia dhe përgëzimi janë veçori esenciale të Islamit dhe njëherësh prej qëllimeve më të larta të tij, kështu që ai qëndron në mes të ekstremizmit dhe neglizhencës.
Kur Pejgamberi a.s. i dërgoi Aliun r.a. dhe Muadhin r.a. në Jemen, u tha: "Lehtësoni e mos vështirësoni, përgëzoni e mos kërcënoni".
Pra, kërkohet të kemi parasysh dallimin në mes lehtësimit dhe përgëzimit në një anë, dhe në mes neglizhencës dhe kërcënimit, në anën tjetër.

Shembuj:
• Për njeriun që ishte shprehur: "Nuk do të shtoj e as nuk do të mungoj asgjë nga ajo për se më ka obliguar mua Allahu ", Pejgamberi a.s. u kishte thënë sahabëve: "Kush dëshiron të shohë një njëri nga banorët e Xhenetit, le ta shikojë atë njeri".
• Lehtësimi i Pejgamberit a.s. në Haxh: "Vepro e s'ka problem" ?
• Refuzimi i Pejgamberit a.s. për ata që thanë: "Të besatojmë për Islamin por jo edhe për obligim ndaj luftës dhe lëmoshës", e Pejgamberi a.s. u tha: Islami pa obligimin për luftë (në raste të nevojshme) dhe pa lëmoshë?!! Atëherë me se do të hyni në Xhenet"?

Pra, mesatarja është veçori esenciale e Islamit, dhe ne mesataren e konsiderojmë bazament të fortë të ndërtesës Islame, të cilën nuk duhet ta ngurtësojmë, po as ta tjetërsojmë, pa të cilën shoqëria nuk mund të vetëdijësohet, të rizgjohet dhe të ngrihet në piedestal të lartë.

# Umejme Binti Rukajka

**Mustafa Eris**

**Për çdo gjë në besim , besnikërinë e tregoi me pasuri dhe me shpirt. Për ta fituar dashurinë e babait të vet, e këshillonte duke iu përgjigjur kështu:"Baba, ti mos u mërzit! Shumë mirë e di atë që bëj".**

Umejme Binti Rukajka r.a. ka qenë një zonjë e lumtur, e cila ka transmetuar hadithe nga Resulullahu s.a.v.s. në lidhje me çështjen e besatimit të grave. Ishte një zonjë trimëreshë, për hir të besimit, edhe pse u gjend nën ndikimin e shumë mundimeve e vuajtjeve, ajo nuk iu shmang besimit. Ishte vajza e motrës së nënës sonë, Hz. Hatixhes r.a.. Ishte prej të liruarve kur e bleu Hz.Ebu Bekri r.a.. Në errësirën e horizontit të Mekës, ku Islami filloi të ndriçonte në vitet e para, ajo pranoi Islamin përmes tezës Hz. Hatixhe r.a.. Babai i saj ishte Abdullah ibni Bixhad, e nëna e saj Rukajka binti Huvejlid. Umejme binti Rukajka, për hir të besimit, ashtu sikur ashabët tjerë, mbeti nën ndikimin e idhujtarëve, por asnjëherë nuk iu shmang besimit.

Në vitet e para të Islamit, idhujtarët myslimanët e ngratë (e dobët) të vetmuar dhe pa përkrahje, i merrnin e i nxirrnin nga qyteti dhe i torturonin. Hz.Ebu Bekri r.a. i blinte me të holla dhe i shpëtonte. Njëherë disa gra ashabe i bleu dhe i shpërblente ato me liri. Sa e kuptoj babai i tij këtë Ebu Kuhafe, ende pa u bërë mysliman, birit të vet Ebu Bekrit i tha duke e turpëruar:"O biri im, përse iu lidhe këtij njeriu (Hz.Pejgamberit). E braktise popullin tënd. Si dhe ke blerë tre-pesë gra të ngrata".

Hz.Ebu Bekri r.a. ishte një njeri i butë dhe i dobishëm. Kishte një zemër të mëshirshme, ishte njeri besnik dhe ishte i vetëdijshëm për atë që vepronte , si një trim i besimit. Sakrifikonte çdo gjë vetëm e vetëm për ta arritur pëlqimin e Zotit. Sakrifikonte e nuk mbetej mbrapa nga ajo që duhej të bënte një vëlla besimtar.

Për ta fituar dashurinë e babait të vet, e këshillonte duke iu përgjigjur kështu: "Baba, ti mos u mërzit! Shumë mirë e di atë që bëj". Umejme r.a. ishte një personalitet që mund të rezistonte me durim ndaj problemeve dhe fatëkeqësive. Besonte se çdo gjë ndodh me caktimin e Zotit dhe me të vepronte.

**Besimi dhe qëndrueshmëria**

Një ditë i kishte hyrë diçka në sy. Idhujtarët e gjetën këtë rast e, duke e munduar,i thanë: "Të vërboi Lati dhe Uzai për shkak se u bëre myslimane".

Umejme r.a. ishte një besimtare që e kishte ngulitur besimin në zemër me qëndrueshmëri. Nuk u kushtoi vëmendje atyre fjalëve. Nga zemra e saj nuk kishte kurrfarë përkuljeje ndaj idhujve. Tregonte se kjo nuk kishte të bënte me idhujt . Nga besimi që kishte thellë në zemër, u bërtiste idhujtarëve duke u thënë: "Jo !...Kurrë!... Vallahi nuk është ashtu!... Kjo është një gjë prej Zotit. Kjo nuk është prej idhujve tuaj, është caktimi i Zotit". Umejmen r.a. duke treguar qëndrueshmëri në besimin e saj, pa kaluar kohë nga fjalët që i foli, Allahu e shëroi. Menjëherë filloi të shihte. Sytë që nuk panë, filluan të shihnin.

Allahu është i Plotfuqishëm për çdo gjë. Kur për një gjë dëshiron të bëhet, vetëm thotë "Bëhu", dhe ajo bëhet menjëherë. Çdo gjë është në Dijen e Tij. Dija e Tij përfshin çdo gjë, ç'ka në Tokë e qiell.Gjithë gjallesat lëvizin me fuqinë e Tij. Ai është pronar i pushtetit.Gjithësia është e Tij. Si çdoherë, idhujtarët nuk i besonin Zotit dhe as fuqisë së Tij dhe thoshin: "Edhe kjo është një prej magjive të Muhamedit".

Përsëri mbetën pa fat. Ç'mirësi e përsosur është besimi!...Ç'nder i madh është të jetosh me besim!. O Zot !... Na ndero edhe ne në Ditën e Gjykimit.

Umejme binti Rukajka r.a. ishte martuar me Hubejb ibni Ka'b r.a. dhe patën një fëmijë me emrin Nehdije.

Umejme r.a. jetoi edhe pas vdekjes së të Dërguarit tonë a.s.. Nga burimet shkencore është transmetuar se ajo ka transmetuar dy hadithe. Njëri ka të bëjë me betimin e grave.

Transmetohet kështu: Umejme binti Rukajka (r.a.) tregonte:

Një grup grash nga Ensarët erdhën tek Resulullahu a.s. e thanë:"Nuk do t'I bëjmë shok Atij, nuk do të vjedhim, nuk do të bëjmë kurvëri,nuk do t'i mbysim fëmijët tanë dhe asnjëherë nuk do të përgojojmë e nuk do të kundërshtojmë urdhrat tua, për këtë ty të betohemi".

Resulullahu urdhëroi e tha: "Sa të keni mundësi dhe forcë në disa çështje ".

Ne pas kësaj fjale dhembshurie e të mëshirshme, thamë:

"I Dërguari i Zotit është më i mëshirshëm ndaj nesh, ejani të betohemi".

Gratë betimin deshën ta bënin duke u përshëndetur me dorë me të Dërguarin a.s., mirëpo i Dërguari i Zotit a.s. urdhëroi e tha: "Unë nuk i përshëndes gratë me dorë! Një fjalë që ua kam thënë unë njëqind grave ,vlen sikur t'u kem thënë veç e veç secilës grua". (Muvvata, Bey'at, 2; Tirmizi, Siyer, 37)

Dielli i dy botëve, i Dërguari a.s. me këtë rast ndoshta për herë të parë na mësoi një prej adabeve të fesë islame.Tregoi se nuk e kanë të lejuar takimin e duarve me ata, me të cilët nuk kanë nikah, si për mashkullin ashtu për femrën që janë për martesë.

Edhe në një transmetim tjetër: "I Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) përderisa të mos kishte në dorë një leckë (copë teshe), gjatë besatimit me gra nuk përshëndetej me dorë".

Gjithashtu te Buhariu transmeton Hz. Aisheja e thotë: "Resulullahu besatohej me gra sipas këtij ajeti kuranor: "O Pejgamber ,kur të vijnë besimtaret të ta japin besën se: nuk do t'i shoqërojnë asnjë send Allahut; se nuk do të vjedhin; se nuk do të bëjnë kurvëri; se nuk do t'i mbysin fëmijët e tyre; se nuk do të gënjejnë me ndonjë shpifje për (fëmijën e huaj që kanë marrë) se është i tyre; dhe se nuk do të të kundërshtojnë për atë që i urdhëron, - atëherë prano zotimin e tyre dhe lute Allahun t'i falë ato, se Allahu është mëkatefalës dhe mëshirues". (Mumtehine, 60/12).Tregohet se dora e tij nuk ka prekur dorën e asnjë gruaje nëse nuk ka qenë pjesëtare e familjes së tij. Shkurtimisht, të gjitha transmetimet , të gjitha së bashku e shprehnin se Resulullahu a.s., gjatë besatimit të grave nuk u ka prekur duart lakuriq grave.Në burimet shkencore nuk kemi njohuri të shumta për Umejme binti Rukajkan, se ku dhe kur ka vdekur. Allahu qoftë i kënaqur nga ajo. Allahu na e mundësoftë neve që ta fitojmë faljen e Tij!

Amin.

Perktheu nga turqishtja: Esma Morina. Marrë nga revista "ALTINOLUK"Nr:267,maj2008



# Aspiratat e të devotshmëve dhe shpërblimi i tyre

**Sedat Islami**

**"Edhe ata që thonë: "Zoti ynë, na bëj të jemi të gëzuar me (punën) e grave tona dhe pasardhësve tanë, e ne na bëj shembull për të devotshmit".(75). Për shkak se duruan, të tillët shpërblehen me një shkallë të lartë (Xhennet) dhe aty priten me përshëndetje të selamit. (76). Aty janë përgjithmonë, e sa vendqëndrim dhe vendbanim i mirë është ai." (El-Furkan, 74-76)**

**Largpamësi për xhelozi**

Lutja e tyre për të pasur bashkëshorte të ndershme dhe fëmijë të edukuar nuk është e rastësishme, sikurse nuk është e rastësishme asgjë në jetën e tyre. Një meditim sado i thjeshtë i tyre, do të bindte për madhështinë dhe rëndësinë që kanë ato dhe për faktin se më së paku synohet dëfrimi formal me to. Robërit e sinqertë të Allahut të Madhëruar kanë menduar që të mbjellat e tyre në dynja të mos thahen kurrë. Kanë dashur që dynjaja t'u bëjë dobie edhe pas vdekjes dhe mu për këtë arsye kanë zgjedhur që për gra t'i kenë ato me moralin më të mirë, mu ashtu siç na ka porositur i Dërguari i Allahut, Muhamedi, a.s.: "Femra martohet për katër gjëra: Për pasurinë e saj, për prejardhjen e saj, për bukurinë e saj dhe për fenë e saj, martohu me atë që është fetare, të jesh i lumtur."[1]

Kështu është siguruar hapi i parë ose është vënë themeli i fortë i familjes, me se synohet krijimi i familjes në mënyrën si do Allahu. Më qartë, ata duan që të kenë pasardhës që janë si drita e syrit për ta, që janë kënaqësi në këtë botë dhe që janë të dobishëm në Botën tjetër për prindërit e tyre, me lutjet që bëjnë për ta. Pejgamberi, a.s., ka thënë: "Kur të vdesë njeriu, ndërpritet puna e tij (nuk i arrijnë shpërblimet) përveç në tri raste: (në rast se ka lënë pas vetës) sadaka të vazhdueshme, dituri që sjell dobi dhe fëmijë të mirë që lutet për të".[2]

Pra, të devotshmit duan thjesht që të kenë fëmijë të edukuar në frymën fetare, në mënyrë që ky mund i tyre në këtë botë të japë fryte në Botën tjetër. Këta i janë përmbajtur me fanatizëm metodologjisë fetare në edukim, ngase:

1. Allahun e Madhëruar e kanë lutur me etikën dhe edukatën përkatëse. Janë përulur para madhërisë së Tij dhe kanë parashtruar kërkesa për gjëra që i aprovon feja. Madje këta në fakt E kanë lutur Allahun e Madhëruar që dhurata e tyre prej Tij të jetë -figurativisht- me këtë sfond: edukatë dhe moral, sepse sa prej njerëzve të sinqertë familjet e tyre i kanë pasur të shkatërruara. Nuhi dhe Luti, ishin të Dërguar të Zotit, por familjet i kishin të devijuara. Këta shprehën varfërinë dhe dobësinë e tyre para Allahut, se pa vullnet, dëshirë dhe ndihmë prej Tij, nuk mund të bëhet asgjë. Pra, na dhuro fëmijë dhe pasardhës të hajrit, që puna e tyre të na gëzojë ne. Shprehja: " heb lena – na dhuro" në Kur'an, kur përdoret në kontekst familjar, nënkupton vetëm familjen dhe pasardhësit e edukuar dhe fetarë. A nuk tha Allahu i Madhëruar për Ibrahimin, kur deshi ta qetësonte në këtë botë pas sfidave me popullin e vet: "Ne atij (Ibrahimit) i falëm Is'hakun dhe Jakubin dhe secilin prej tyre e udhëzuam…". (El-En'am, 84, 3)

2. Kanë reflektuar imazhin e vërtetë të devotshmërisë, që nuk konsiston në abstenimin nga martesa, por pikërisht krijimin e familjes . Pejgamberi, a.s., siç shënon Muslimi në Sahihun e tij, ka mohuar qasjet e atyre tre vetave që kishin ardhur në shtëpinë e tij dhe njëri prej të cilëve, gjoja për të qenë më afër Allahut, kërkoi që të hiqte dorë nga jeta martesore.

Martesa është njerëzore dhe feja nuk kërkon devotshmëri murgjish, po devotshmëri njerëzore. Mund të jesh shumë i devotshëm nëse ke grua të sinqertë dhe familje të edukuar. Vetë Muhamedi, a.s. ka thënë: ”Dynjaja është plaçkë (dëfrim) dhe dëfrimi më i mirë në të është gruaja e ndershme”! (Muslimi).

3. Kanë filluar me familjen së pari, sepse fillimi duhet të jetë pikërisht në familje. Pejgamberi, a.s., ka thënë: "Më i miri prej jush është ai që është më i miri për familjen e tij, e unë jam më i miri prej jush, sepse jam më i miri për familjen time".[4]

Robërit e sinqertë të Allahut të Madhëruar, me gjithë përqendrimin e tyre në familje, nuk i fshehin ambiciet edhe për më gjerë. Ata duan të jenë shembull dhe model për të mirë për njerëzit, madje për një gjë të tillë E lusin Allahun. Kurtubiu, në komentin e pjesës "e neve na bën shembull për të devotshmit" ka thënë: "Na bëj shembull që të pasohemi...". Pra, na mundëso të jemi prej atyre që bëjnë punë të mira, përfillin parimet fetare, i thërrasin njerëzit në fenë e Allahut; na mundëso që me veprat dhe sjelljet tona, të jemi model për të tjerët për të na pasuar, e kështu të vjelim mirësi dhe shpërblime nga kjo vepër rrjedhëse, ngase, sa herë që dikush i pason ata, shpërblimi u shkon atyre edhe pas vdekjes, mu ashtu siç na mësoi hadithi i sipërpërmendur.

E se këta vërtet kanë një largpamësi, tregon edhe fakti se këtë e kanë llogaritur pasuri që të bën dobi në Ahiret, sepse, siç thotë Ibrahim Nah'iu, këtyre nuk u ka interesuar pozita materiale, ata nuk E kanë lutur Zotin që të marrin pozita qeverisëse, por pozita shpirtërore.

Kësisoj ishte edhe gjendja e të Dërguarve të Allahut, atyre që më së miri E njohën Atë dhe rrugën e Tij. Ibrahimi, babai i pejgamberëve, E kishte lutur Allahun: "Më bëj përkujtim të mirë ndër ata që vijnë pas". (Esh-Shuara, 84) Ibni Kethiri, komentues i njohur i Kur'anit, ka thënë: (Ibrahimi, E luti Zotin) "Bëj që njerëzit të më përmendin për të mirë pas vdekjes sime dhe të më pasojnë mua..."!

**Shpërblimi i robërve të sinqertë**

Shpërblimi që Zoti Bujar ka përgatitur për këta besimtarë të sinqertë që sakrifikuan për Të dhe treguan sinqeritetin e përkushtimin më të madh, është Xhenneti, aty do të përjetojnë kënaqësitë e vërteta. Aty do të dëfrehen duke përjetuar paqen, mirësinë dhe qetësinë e vërtetë. Se çfarë shpërblimi kanë, na mëson Allahu i Madhëruar dhe i Dërguari i Tij. Në Kur'an, në kaptinën Ez-Zumer, 73, thotë: "E ata që ishin të devotshëm ndaj Zotit të tyre, sillen në grupe te Xhenneti, e kur arrijnë aty, dyert e tij i gjejnë të hapura dhe roja e tij u thotë: "Selamun alejkum" - qofshi të shpëtuar, ishit të pastër, prandaj hyni në të, aty do të jeni përgjithmonë." Në kaptinën Kaf, 3-35, thotë: "Ndërsa besimtarëve të ruajtur Xheneti u afrohet krejt afër". (32). Kjo është ajo që u premtohej për secilin që pendohet dhe që e ruan besën e dhënë. (33). Për secilin që i është frikësuar Zotit pa e parë dhe ka qenë i kthyer tek Ai me zemër të sinqertë. (34). (U thuhet): Hyni në të të shpëtuar, se kjo është dita e përjetshme. (35). Ata aty kanë ç'të dëshirojnë, e tek Ne ka edhe më shumë".

Ndërsa, nëse duam ta dimë se çfarë shpërblimi kanë vërtet, atëherë do të kishte qenë mirë sikur të shikonim shpërblimin e njerëzve më të thjeshtë në Xhenet, për ta krahasuar më pastaj atë me shpërblimin e robërve të sinqertë. i Dërguari i Allahut, Muhamedi, a.s., ka thënë: "Vërtet, Musai, E luti Zotin e tij: O Zoti im! Cili është njeriu nga banorët e Xhenetit që e ka pozitën më të ulët? Allahu i tha: Ai është njeriu që vjen pasi të kenë hyrë në Xhenet të gjithë, dhe i thuhet: Hyr në Xhennet! O Zot! E si të hyj kur njerëzit kanë zënë vendet e tyre dhe kanë marrë dhuratat e tyre?! Këtij i thuhet: A pajtohesh të kesh pasuri aq sa ka pasur një mbret i dynjasë? Po, pajtohem –përgjigjet. Atëherë ti do të kesh sa ai e edhe trefishin e saj që ka pasur ai mbret –i thuhet. O Zot! Pajtohem! –thotë njeriu. Ti do të kesh atë (që kishte ai mbret) dhe dhjetëfish më shumë! O Zot! Pranoj! Ti, krahas kësaj, do të kesh tërë atë që të dojë shpirti yt dhe të kënaqet syri yt! – i thotë Allahu".[5]

**Të nderuar vëllezër!**

Rrugëtimi ynë me robërit e sinqertë të Allahut, këtu shënon fundin, por, para se të ndahemi, dua të zbuloj para jush sekretin e këtyre personaliteteve: çfarë është ajo që i bën ata aq madhështorë dhe çfarë mundëson një shpërblim kaq të madh? Në fakt këtu nuk ka sekret, sepse një gjë të tillë Allahu e ka përmendur shumë qartë në Kur'an, pikërisht në vetë ajetet me të cilat po e përmbyllim këtë seri hutbesh. "...Për shkak se duruan, të tillët shpërblehen me një shkallë të lartë (xhennet)..." (El-Furkan, 75.)

Pra, durimi është çelësi i këtyre sukseseve. Dahhaku ka thënë: Për shkak se duruan duke respektuar Urdhrat e Allahut dhe të Dërguarit të Tij (ata u shpërblyen)...dhe për shkak se duruan ndaj epsheve (nuk u mashtruan)... Pra, për të përvetësuar tiparet dhe karakterin e robërve të sinqertë të Allahut, duhet të durojmë, prandaj duroni, duroni, duroni ngase: "... ndërsa të durueshmëve u jepet shpërblimi i tyre pa masë!" (Ez-Zumer, 10.)

(1) Buhariu dhe Muslimi. (2) Tirmidhiu në Sunenin e tij ndërsa Albani e ka vlerësuar për autentik. (3) Ngjashëm shih edhe: Ibrahim, 39; Merjem, 19; Sad, 30; Sad, 43; Merjem, 5, etj. (4) Tirmidhiu dhe Ibni Maxheh ndërsa Albani e ka cilësuar autentik. (5) Tirmidhiu ndërsa Albani e ka klasifikuar autentik.



# Tërmetet në dritën e Islamit dhe shkencës

**Blerim Paci**

**"Nuk dërguam shenjat veçse për t'ju frikësuar (që të ktheheni)". (Isra, 59)**

Fatkeqësitë e fundit natyrore nëpër botë, në veçanti në Japoni, sigurisht do të duhej të na shtynin të mendojmë gjatë rreth tyre. Shumë viktima, pa llogaritur këtu edhe dëmet materiale që janë shkaktuar, nuk kanë si të komentohen ndryshe vetëm si paralajmërime – kërcënime prej Allahut të Madhëruar për lajthitjen, degjenerimin dhe degradimin e vlerave njerëzore. Kjo i ngjan siuatës sikur kur një fëmijë është në rrezik të madh, edhe vërejtja (zëri) nga prindi duhet të jetë me një ton më të lartë, edhe nëse shqetësimi është i madh. (Allahut I takon shembulli më i lartë).Këtë nuk do ta anashkalojmë për asnjë çast, e të tjerët le ta marrin këtë si të duan!Shpjegimi që i bën Islami kësaj dukurie, nuk bie ndesh në asnjë mënyrë me shpjegimet shkencore përveçse shkenca tregon si bëhen tërmetet, e Islami tregon se nga kush bëhen. Mëshira e Allahut të Madhëruar është para ndëshkimit të Tij. Allahu begaton e nuk shkatërron. Duke pasur parasysh pozitën e Tokës në raport me njerëzit, Allahu e përforcoi atë me kodra vetëm e vetëm që jeta e tyre të jetë e lumtur, e qetë dhe stabile. Thotë Allahu: Allahu është Ai Që ua bëri Tokën vendbanim..." . (Gafir,64).Ai është Që juve Tokën jua bëri të përshtatshme, andaj ecni nëpër pjesë të saj dhe shfrytëzoni begatitë e Tij, meqë vetëm tek Ai është e ardhmja". (Mulk, 15)

Kjo gjendje mbetet e tillë aq sa mbesin afër parimeve hyjnore njerëzit. Devijimi nga feja dhe normat e saj, shkakton avari, çrregullim dhe kaos, jo vetëm ndërmjet njerëzve, por një gjë e tillë reflekton edhe në ligjet natyrore.

Rreziku i mëkateve nuk bën të minimizohet për asnjë çast. Ato janë si shenja aluduese. Nëse me rastin e ndonjë udhëtimi hasim në ndonjë tabelë paralajmëruese se një vend nuk është i lejuar për këmbësorë, pa treguar detajet se çfarë mund të të ndodhë në të, që më përpara e dimë se mund të pritet çdo gjë, madje po hymë, fajtorë do të jemi ne vetë. Kështu, nëse anashkalon shenjat e Allahut të Madhëruar, atëherë:Dije se Allahu i Madhëruar nuk të ka bërë padrejtësi, por i ke bërë vetes sate. Thotë Allahu: Meqë lanë pas dore atë me çka u këshilluan (t'i drejtohen Zotit), Ne ua hapëm dyert e çdo gjëje (begatie) derisa, kur u gëzuan për atë që u kishte dhënë, i kapëm befas, e ata mbetën të zhgënjyer". (El en-A'am, 44)

**Tërmetet dhe vdekja e njerëzve**

Tërmetet nuk mbysin njerëz, por është caktimi Allahut për vdekjen e tyre. Kjo, sepse shumë gra, fëmijë e pleq ka ndodhur të nxirren nga gërmadhat të gjallë, edhe pse janë më të dobët , kurse shumë të rinj të fuqishëm kanë mbetur të vdekur nën gërmadha .Kjo na kujton rastin e Musait, alejhi's selam, nënën e të cilit e urdhëroi Allahu i Madhëruar që ta hidhte Musain si foshnjë në det, e po ai det e fundosi faraonin.

**Ja një ngjarje me një vogëlushe 4-muajshe në Japoni**

Një fëmijë 4-muajshe në Japoni është nxjerrë nga rrënojat e tërmetit dhe është ribashkuar me familjen e saj katër ditë pas fatkeqësisë natyrore që preku vendin aziatik.Vogëlushja, e cila u gjet nga ushtarët në "detin" e baltës që kishte mbuluar Ishinomakin, është shndërruar në një

simbol të shpresës për Japoninë e shkatërruar nga tërmeti 8.9 ballësh dhe cunami që pasoi. Pas tri ditë kërkimesh, familja kishte humbur çdo shpresë se mund të shihte sërish fëmijën, por një ushtar e gjeti vogëlushen të lagur, të ftohtë dhe duke qarë në mesin e shumë njerëzve të tjerë, të cilët nuk kishin mbijetuar dot. "Mbetet një mister mbijetesa e një fëmije aq të vogël, por gjetja e saj na ka dhënë më shumë forcë për të vazhduar me kërkimet", - qe shprehur një zëdhënës i ushtrisë japoneze.

Këto janë vetëm parashenja të dënimeve të Allahut, sepse përndryshe, dënimet janë shumë më të mëdha. Ndonëse janë shumë tragjike, si për njerëzit, ashtu edhe për ndërtesat e pasurinë, megjithatë tërmetet nuk synojnë fundin e dënimeve të Allahut të Madhëruar. Ato në fakt janë vetëm paralajmërime për dënime që do të jenë edhe më tmerruese, prandaj ndodhin herë pas here, që njerëzit t'i kthejnë në rrugë të drejtë. Kjo për faktin se njeriu i di disa gjëra, por - qoftë nga epshi qoftë nga harresa - i anashkalon.

Thotë Allahu i Madhëruar:...E mrekullitë (ose fenomenet që ndodhin në natyrë), Ne nuk i dërgojmë për tjetër vetëm për frikësim" (jo frikësim dënimi por frikësim kthimi) .(Isra 59).

Këtu kemi paraqitur të dhënat e disa tërmeteve që kanë ndodhur në vitet 2000- 2011 ( pa ato për tërmetin e fundit në Japoni, sepse shifrat e sakta nuk dihen ende).

Mendo se mund të ishim edhe ne në mesin e këtyre numrave të fundit.

**Ç' kuptojmë nga tërmetet?**

Besimtari duhet të jetë përherë në frikë nga fatkeqësitë për shkak të mëkateve.

Dituria se mëkatet të sjellin vetëm të liga, shpirtin e besimtarit duhet ta mbajë përherë vigjilent dhe të mbushur frikë nga rreziku i ndonjë dënimi gjithëpërfshirës prej Allahut të Madhëruar. Imam Muslimi transmeton nga Aisheja, Allahu qoftë i kënaqur me të, se Pejgamberi, alejhi's selam, kishte bërë traditë që, kur frynin erëra të fuqishme, të lutej:O Zoti im! Unë Të lus për të mirën e saj, të mirën që është në të dhe të mirën me të cilën është dërguar, dhe Të kërkoj mbrojtje nga sherri i saj, sherri që është në të dhe sherri me të cilin është dërguar".

**Si ta trajtojë myslimani një vend që ka goditur fatëkeqësia**

Pavarësisht nëse vendi është mysliman apo jomysliman, ne duhet të bashkëndiejmë në atë fatkeqësi. Po të ketë mundësi për të ndihmuar, duhet t'u dalim në ndihmë të prekurve.

**Botëkuptimi i gabuar**

Natyra në besimin mysliman nuk është gjë tjetër veçse një ligj prej ligjeve të Allahut të Madhëruar, i cili vepron ashtu siç është caktuar. Ajo nuk ka forcë a fuqi për të bërë këtë apo atë. Veprimi i saj është tërësisht i varur nga Allahu i Madhëruar, gjë që mund ta vërejmë edhe në këtë ajet kuranor: Dhe kur toka të shtrihet në gjerësinë e saj. E të nxjerrë ç'ka brenda e të çlirohet, dhe t'I bindet Zotit të saj, ashtu i takoi". (Inshikak, 3,4,5)

Në fund, të themi se në shpjegimin e këtyre dukurive Islami nuk has në kundërshti me shkencën, sepse shkenca shpjegon mënyrën e formimit të tërmeteve, kurse Islami tregon me lejen e kujt bëhen këto lëvizje.

| Magnituda | 2000 | 2001 | 2002 | 2003 | 2004 | 2005 | 2006 | 2007 | 2008 | 2009 | 2010 | 2011 |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| 8.0 deri 9.9 | 1 | 1 | 0 | 1 | 2 | 1 | 2 | 4 | 0 | 1 | 1 | 1 |
| 7.0 deri 7.9 | 14 | 15 | 13 | 14 | 14 | 10 | 9 | 14 | 12 | 16 | 21 | 7 |
| 6.0 deri 6.9 | 146 | 121 | 127 | 140 | 141 | 140 | 142 | 178 | 168 | 144 | 151 | 80 |
| 5.0 to 5.9 | 1344 | 1224 | 1201 | 1203 | 1515 | 1693 | 1712 | 2074 | 1768 | 1895 | 1944 | 754 |
| 4.0 deri 4.9 | 8008 | 7991 | 8541 | 8462 | 10888 | 13917 | 12838 | 12078 | 12291 | 6801 | 10402 | 2399 |
| 3.0 deri 3.9 | 4827 | 6266 | 7068 | 7624 | 7932 | 9191 | 9990 | 9889 | 11735 | 2903 | 4312 | 366 |
| 2.0 deri 2.9 | 3765 | 4164 | 6419 | 7727 | 6316 | 4636 | 4027 | 3597 | 3860 | 3015 | 4580 | 528 |
| 1.0 deri 1.9 | 1026 | 944 | 1137 | 2506 | 1344 | 26 | 18 | 42 | 21 | 26 | 37 | 2 |
| 0.1 deri 0.9 | 5 | 1 | 10 | 134 | 103 | 0 | 2 | 2 | 0 | 1 | 0 | 0 |
| S'ka magnituda | 3120 | 2807 | 2938 | 3608 | 2939 | 864 | 828 | 1807 | 1922 | 18 | 25 | 7 |
| Total | 22256 | 23534 | 27454 | 31419 | 31194 | 30478 | 29568 | 29685 | 31777 | 14820 | 21473 | 4144 |
| Vdekje e vlerësuar | 231 | 21357 | 1685 | 33819 | 228802 | 88003 | 6605 | 712 | 88011 | 1790 | 226729 | 10527 |

Burimi: www.earthquake.usgs.gov



# Fazat e Zhvillimit Ekonomik sipas Ibn Haldunit

**Dr. Islam Hasani**

Ibn Halduni ka qenë një dijetar i cili ka diskutuar zhvillimin ekonomik nga dimensione të ndryshme, po rëndësi të madhe i ka dhënë drejtësisë në vendimmarrje. Për zhvillimin ekonomik ka përdorur gjuhë dhe shembuj shumë të thjeshtë, në mënyrë që të ishte më i kuptueshëm shpjegimi i tij. Për shumë mendime, ai bazohej në vështrimin e tij që u bënte popullatës dhe udhëheqësve të kohës kur jetoi dhe në shpjegime ekonomike të dijetarëve para tij.

**Fazat e zhvillimit ekonomik**

Dallimi në mes të njerëzve bëhet kryesisht nga dallimi në mes profesioneve; në këtë dallim buron nevoja për bashkimin e tyre, në mënyrë që të ketë bashkëpunim për sigurimin e një jetese.

Dhe, së pari, para konforit dhe luksit, vijnë profesione që merren me nevojat minimale të jetesës. Prandaj, disa njerëz i përkushtohen bujqësisë dhe mbjelljes, disa kanë tendencë për kafshët - si delet, lopët, dhitë, për bletët, etj., me qëllim që të përdorin prodhimet e tyre. Dhe ata që u përkushtohen bujqësisë dhe blegtorisë, detyrohen të dalin në vende të hapura, ku ka hapësirë, e kjo mungon në qytete, pra hapësira për fusha, kullota dhe plantacione. Njerëz të tillë, pra, patjetër duhet të ndjekin një jetë nomade dhe për këtë arsye ata do të bashkohen, të bashkëpunojnë në çështje ekonomike dhe të kenë ushqim, vendbanim dhe strehim vetëm në atë masë, sa t'u përgjigjen nevojave të jetës, pa asnjë bollëk.

Megjithatë standardi i tyre jetësor duhet të rritet, në mënyrë që ata të fillojnë të gëzojnë më shumë se nevojat minimale të jetës, dhe efekti do t'i ngjallë ata: një dëshirë për mbështetje dhe qetësi. Ata, pra, do të bashkëpunojnë për të siguruar tepricën, ushqimi dhe veshmbathja e tyre do të rritet në sasi dhe nga përpunimi, e ata do të zgjerojnë shtëpitë e tyre dhe do të planifikojnë mbrojtjen vendbanimeve të tyre. Përmirësimet e mëtejshme të kushteve të tyre, do të çojnë në zakonet e luksit, që rezulton me përmirësime në gatimin dhe përgatitjen e ushqimit, në zgjedhjen e veshjeve nga mëndafshi më i mirë, në ngritjen e pallateve të larta e të kështjellave dhe në mobilimin e tyre luksoz, e kështu me radhë. Në këtë fazë zanatet zhvillohen dhe arrijnë kulmin e tyre. Kështjella dhe pallate të larta janë ndërtuar dhe dekoruar me përkushtim, uji është sjellë në to dhe një larmi e madhe ndodh në mënyrën e veshjes, mobilieve, enëve dhe pajisjeve shtëpiake.

Të tillë janë edhe njerëzit e qytetit ose qytetarët, të cilët fitojnë për jetën e tyre në industri ose tregti. Fitimet e tyre janë më të mëdha se të atyre që punojnë në bujqësi a blegtori, dhe standardi i tyre jetësor është më i lartë, në përputhje me pasurinë e tyre. Që të dyja fazat, edhe ajo nomade edhe ajo urbane, janë të natyrshme dhe të domosdoshme.

**Marrëdhëniet ekonomike midis qytetit dhe fshatit**

Jeta fshatare është e mëhershme (më e vjetër) se jeta e qytetit; fshati ka qenë origjinë e jetës së qytetit të civilizuar dhe një burim i vazhdueshëm i furnizimit të njerëzve në qytete.

Për njerëzit që kërkojnë nevojat elementare,

dhe vetëm më vonë, kur nevojat parësore përmbushen, atëherë vijnë pajisjet dhe luksi. Prandaj, vrazhdësia e jetës së fshatit duhet t'i paraprijë përmirësimit të jetës së qytetit. Për këtë arsye, shohim bashkatdhetarë që marrin jetën urbane si objektiv të tyre, dhe përpiqen për tu stabilizuar në qytete sa më shpejt që të kenë arritur një standard të caktuar të jetesës dhe duke adaptuar disa zakone të tyre. Kjo kishte ndodhur për një kohë në të gjitha fiset nomade.

Qytetarët, nga ana tjetër, nuk brengosen shumë për fshatra, përveç rasteve kur të jenë të detyruar të veprojnë kështu në rrethana të veçanta, ose në qoftë se nuk janë në gjendje për të fituar një jetesë më të mirë në qytet. Kundërshtimi ynë që jeta e fshatit i paraprin jetës qytetare dhe është origjina e saj, është konfirmuar nga fakti se hetimet për prejardhjen e banorëve të çdo qyteti zbulojnë që shumica e tyre origjinën e kanë nga fshatra fqinje e që në qytet paraardhësit e tyre erdhën kur e kishin përmirësuar gjendjen ekonomike. Ne kemi deklaruar se gjendja e civilizimit në fshat është më e ulët se në qytet, sepse jo të gjitha kërkesat mund të gjenden në fshat. Në veçanti, fshati nuk u siguron fermerëve mjete dhe orendi bujqësore, të cilat ata i kërkojnë për kultivim, ndërsa veprimtari artizanale, si rrobaqepësi, zdrukthëtari dhe prodhime të hekurit në fshat mungojnë plotësisht. Në të njëjtën mënyrë vendasve u mungon monedha prej ari dhe argjendi. Megjithatë, ata kanë prodhime nga toka dhe kafshët, si p.sh. qumësht, lesh, lëkurë, etj., të cilat mund t'i këmbejnë me monedha. Duhet vënë re se fshati është për përmbushjen nevojave të qytetit, kurse qyteti për fshatin siguron kërkesat për gjërat luksoze.

**Mjeshtëritë a zejet kryesore**

Mjeshtëritë e njeriut janë shumë për shkak të numrit të madh të aktiviteteve shoqërore, prandaj nuk mund të numërohen të gjitha. Disa prej tyre janë të nevojshme për shoqërinë ose të ndershme për nga natyra e tyre, dhe ne do të merremi vetëm me këto.

Zanatet e nevojshme janë bujqësia, ndërtimi, rrobaqepësia dhe zdrukthëtaria. Ndërkaq, profesionet e ndershme përfshijnë profesionin e mamive, shkrimin, prodhimin e letrës, këndimin dhe mjekësinë.

Profesioni i mamive është i nevojshëm për shoqërinë dhe ka rëndësi të gjerë, sepse prej tij varet jeta e të porsalindurit, e cila në përgjithësi është e ruajtur, çështja kryesore është përkujdesja për të porsalindurit dhe nënat e tyre.

Mjekësia synon ruajtjen e shëndetit të njeriut, dhe jashtë sëmundjes është një degë e studimit të natyrës; lëndë kryesore është trupi i njeriut. Shkrimi dhe artizanati i tij, prodhimi i letrës, ruajnë nevojat e njerëzve nga harresa, të komunikojnë të fshehtat e shpirtit të tyre tek ata që u mungojnë dhe janë larg, për t'i bërë të pavdekshme mendimet dhe njohuritë e njeriut si dhe vënien e tyre në letër. Këto tri veprimteri artizanale i çojnë praktikuesit e tyre në praninë e mbretërve të mëdhenj, në dhomat e tyre private apo në dhomat e tyre festive, dhe kështu ata gëzojnë një prestigj që nuk u jepet profesioneve të tjera. Profesione të tjera janë të rangut të dytë dhe kryesisht të përbuzura. Qëndrimi dhe perceptimi i njerëzve ndaj tyre mund të ndryshojnë statusin që gëzojnë në shoqëri dhe vendosin se cilat do të jenë të çmuara dhe të respektuara nga shoqëria. -

**Pasojat ekonomike të shtypjes**

Vendimet përvetësuese nga qeveria me rritjen e taksave mbi fitime dhe prona të njerëzve, rezulton në humbjen e stimulimit për të fituar, kur njerëzit e kuptojnë se ajo që ata kanë grumbulluar, do të merret prej tyre. Humbja e stimulimit do të çojë në një ngadalësim dhe zvogëlim në ndërmarrje; ky ngadalësim bëhet në proporcion me shtrirjen e shkallës së konfiskimit. Kështu, nëse konfiskimi është mjaft i përhapur, që mbulon të gjitha format e aktivitetit ekonomik, do të ketë një ngadalësim të përgjithshëm, për shkak të ndjenjës se nuk ka degë që ofron më asnjë fije shprese për të fituar. Nëse konfiskimi është i butë, do të ketë relativisht vetëm rënie të vogël në aktivitetin ekonomik.

Tani gjendja e shoqërisë dhe prosperiteti i biznesit varet nga intensiteti i përpjekjeve të njeriut dhe kërkimi për të fituar; nëse njerëzit i zvogëlojnë veprimtaritë ekonomike, tregjet do të bien dhe gjendja e shoqërisë përkeqësohet. Njerëzit do ta braktisin atë vend dhe të emigrojnë diku tjetër, në kërkim të fitimit e rezultati do të jetë zvogëlimi i popullsisë dhe braktisja e qyteteve. Dhe ky përkeqësim në shoqëri do të pasohet nga një dobësim i shtetit, i cili shfaqet edhe në shoqëri. Shtypja ose brutaliteti e shkatërron shoqërinë, ndërsa rrënimi i shoqërisë çon në dobësimin dhe shkatërrimin e shtetit.

Kështu, nëse vendi është i madh, i populluar mirë dhe i begatë, shtypja dhe konfiskimi do të çojnë vetëm në një përkeqësim të vogël. Këto gjëra vijnë vetëm gradualisht, dhe ky përkeqësim do të maskohet nga aktivitetet e biznesit të përgjithshëm dhe do të shfaqen vetëm pas disa kohësh. Për më tepër, shteti shtypës mund të zhduket para se vendi të jetë shkatërruar dhe të zëvendësohet me të tjera, të cilat do të riparojnë dëmet e fshehta të shkaktuar nga paraardhësi i tij, kështu që dëmi i shkaktuar nuk vërehet lehtë, po kjo, megjithatë, ndodh shumë rrallë. Prandaj shkatërrimi i shkaktuar në shoqëri nga shtypja dhe konfiskimi, është një fenomen dhe pasojat e dëmshme të tij janë ndjerë nga shtetet.

Në mesin e masave më shtypëse, dhe atyre që dëmtojnë shoqërinë më së shumti, është detyrimi



nga subjekti për të kryer punë të obliguar padrejtësisht. Puna është një kapital, shumica e njerëzve nuk kanë asnjë burim të të ardhurave përveç punës së tyre. Prandaj, në qoftë se ata detyrohen të bëjnë punë të tjera përveç asaj që ata mund ta bëjnë, apo i detyrojnë me forcë për të punuar në profesionin e vet, ata do të humbasin frytet e punës së tyre dhe do të jenë të privuar nga pjesa më e madhe, jo në tërësi, nga të ardhurat e tyre.

Ata që i kombinojnë të dyja, pasurinë dhe prestigjin, bëhen të pasur, pa marrë parasysh profesionin e tyre. Kjo është për shkak se një njeri që gëzon prestigj, kënaqet me punën dhe shërbimet e të tjerëve që kërkojnë favorin apo mbrojtjen e tij. Ai pra mund të nxjerrë nga puna e të tjerëve për të arritur dëshirat e tij, qoftë të nevojave apo të luksit, dhe vlera e asaj pune, për pasojë, hyn në të dhe kështu shtohen të ardhurat e tij, duke shfrytëzuar shërbimet e të tjerëve, pa u paguar atyre ndonjë kompensim.

Të ardhurat e atyre që u mungon krejtësisht prestigji, do të përcaktohet vetëm nga shuma e kapitalit të tyre dhe përpjekjet që kanë bërë. Kjo është pozita e shumicës së tregtarëve, dhe kjo është arsyeja pse ata tregtarë që gëzojnë prestigj, janë më të pasur se të tjerët. E njëjta gjë mund të vërehet tek shumë juristë dhe teologë. Pasi të përhapet fama e tyre, masa fillon të besojë se, duke i ndihmuar ata, ky është një akt i këndshëm për Perëndinë, sepse ata u ndihmojnë atyre në punët dhe interesat e kësaj bote, kështu që këta teologë shumë shpejt bëhen të pasur, pa fituar pasuri përveç vlerës nga shërbimet që bëhen për ta nga përcjellësit e tyre. Ne kemi parë shumë të tillë, në qytete, apo fshatra, të cilët rrinë ulur në shtëpitë e tyre dhe akumulojnë pasuri të madhe, sa kohë që të tjerët punojnë për ta.

**Popullsia më e madhe krijon pasuri**

Në fazat e hershme të shtetit, taksat janë të lehta në numra por vjelin të ardhura të mëdha; në fazat e mëvonshme përqindja e taksave rritet, por mesatarja e të hyrave nga taksat ulet. Kjo ndodh për arsye se, sikur shteti të bazohet në baza fetare, do të ngarkonte vetëm obligimet që janë të parapara me ligjin islam, siç janë kontributet për mirësi dhe ato të detyrueshmet, të parapara me obligueshmërinë e zekatit.

Kudo që taksat dhe obligimet e tjera janë të ulëta, individët privatë janë të inkurajuar për të ndërmarrë aktivitete biznesore, ndërmarrjet zhvillohen, sepse biznesmenët mendojnë se ia vlen të japin një përqindje të vogël të fitimit si taksë për shtetin. Me rritjen e bizneseve numri i taksave rritet dhe të hyrat nga taksat në total rriten për shkak të numrit të madh të bizneseve dhe jo për shkak të rritjes së përqindjes së taksave.

Me rritjen e përqindjes së taksave me qëllim të mbulimit të shpenzimeve të qeverisë, kjo barrë fillon të ndihet te prodhuesit dhe biznesmenët dhe fitimi i tyre fillon të shkojë për pagesë të këtyre taksave. Efekti i rritjes së tyre i dekurajon biznesmenët duke bërë krahasim me përqindjen e fitimit dhe të taksava, kështu që prodhimi fillon të bjerë dhe, së bashku me të, bien edhe të hyrat nga taksat.

Udhëheqësit mund të përpiqen gabimisht që të mbulojnë pjesën e pambuluar të shpenzimeve me anë të rritjes së taksave deri në atë shkallë, saqë shuma e pagesës së taksave dhe shpenzimet e prodhimit nuk lënë asnjë fitim për biznesmenët. Ky proces shkon deri në atë shkallë, sa prodhimi të bjerë në shkallë të madhe, gjë që shkurajon e afekton biznesmenët dhe në shkallë të madhe popullatën. Dëmi më i madh i këtij procesi kthehet te shteti.

Nga kjo duhet të kuptojmë se faktori kryesor për të bërë që bizneset të kenë prosperitet, është lehtësimi i taksave në biznese sa më shumë që të jetë e mundur, për të inkurajuar ndërmarrjet dhe për t'u mundësuar atyre që të kenë profit më të madh. Shpërndarja e taksave duhet të bëhet tek të gjithë taksapaguesit në mënyrë sa më të barabartë dhe të drejtë në mënyrë të përgjithshme, pa përjashtuar askënd. Dhe duhet pasur kujdes që të mos ngarkohet askush me ndonjë pagesë, e cila është jashtë kapacitetit të tij për ta paguar.

Dallimi në të ardhura dhe në prosperitetin e tregut në mes të fshatrave dhe qyteteve janë për shkak të dallimit në popullsi. Kjo është për shkak se, ashtu siç është e ditur, një person është në gjendje për të punuar për nevojat e veta, po ai duhet të bashkëpunojë me anëtarët e tjerë të shoqërisë. Produkti i një bashkëpunimi të tillë do t'i tejkalojë nevojat e grupit. Prandaj, për prodhimin e grurit nuk shohim që secili individ të prodhojë për nevojat e veta, por shohim që një grup bashkëpunojnë në këtë punë, dikush me lëvrimin e tokës, tjetri me mbjellje e tjetri me korrje, secili i specializuar për një veprimtari të veçantë. E njëjta gjë ndodh edhe me farkëtarin apo zdrukthëtarin në përgatitjen e mjeteve dhe punëve të veçanta për prodhim. Rezultati i një pune të tillë është për të prodhuar një sasi që është e mjaftueshme shumë herë më shumë se nevojat e atyre që janë angazhuar në këtë veprimtari.




# JORDANIA

**Mr. Samir B. Ahmeti**

**Të dhëna statistikore[1]:**

- Emri ndërkombëtar në anglisht: Jordan.
- Emri zyrtar: Mbretëria Hashimite e Jordanisë.
- Sistemi i qeverisjes: Mbretëri (monarki trashëguese).
- Sipërfaqja: 89,287 $km^2$.
- Numri i banorëve: 6.508.271 (korrik, 2011).
- Dendësia: 65.9 (banorë në 1 $km^2$).
- Feja: Myslimanë 97%, të krishterë 3%2.
- Kryeqyteti: Amanië; llogaritet qyteti më i madh në vend.
- Qytete të tjera: Irbid, Zerka, Akabe, Xheresh, Kerek, Madaba, Mafrak, Axhlun, El Belka, Mean dhe Tafile.
- Grupet etnike: arabë 98% (afërsisht 50% prej tyre jordanezë dhe 50% palestinezë), çerkezë, çeçenë, turq, kurdë dhe ermenë 2%.
- Gjuhët kryesore: arabishtja (gjuhë zyrtare) dhe anglishtja si gjuhë e dytë.
- Njësia monetare: Dinari Jordanez (1.00 JOD = 0.9789 EUR).
- Data e pavarësisë: 25 maj 1946 (nga Britania).
- Festë kombëtare: 25 maj 1946 (dita e Pavarësisë së Mbretërisë).

**POZITA GJEOGRAFIKE**

Mbretëria e Jordanisë llogaritet si një shtet i vogël për nga sipërfaqja, ka rreth 89,297 $km^2$ – duke përfshirë këtu edhe Detin e Vdekur. Jordania bie në perëndim të kontinentit të Azisë, konkretisht në qendër të shteteve të Lindjes së Mesme dhe midis shteteve të Lindjes Arabe dhe Gadishullit Arabik, si dhe përmes qytetit El Akabe, që bie në pjesën veriore të gjirit El Akabe, vendi ka dalje në Detin e Kuq. Sipërfaqja e tërësishme e vendit arrin deri afërsisht 92.300 $km^2$, prej saj 91.971 $km^2$ i takojnë zonës tokësore dhe 329 $km^2$ i takojnë zonës ujore. Gjatësia e përgjithshme e kufijve tokësorë të vendit arrin 1635 km. Mbretëria e Jordanisë kufizohet me pesë shtete fqinje: nga veriu kufizohet me Republikën Arabe Siriane, në një gjatësi prej 375 $km^2$; nga juglindja me Mbretërinë e Arabisë Saudite në gjatësi prej 744 $km^2$; nga lindja me Republikën e Irakut në një gjatësi deri në 181 km; nga perëndimi me Palestinën – Bregun Perëndimor – të okupuar në gjatësi deri në 97 km dhe po ashtu nga perëndimi me Izraelin, në një gjatësi prej 238 km. Pavarësisht nga sipërfaqja e vogël që ka, me llojllojshmërinë e terrenit dhe të topografisë së vet, Jordania pasqyron shumëllojshmërinë e klimës, që është një specifikë e këtij vendi, që mund ta kenë vetëm vendet me sipërfaqe shumë më të madhe se Jordania[2].

Pika më e ulët në Mbretërinë e Jordanisë i takon territorit të nivelit të detit, gjegjësisht ndodhet në brigjet e Detit të Vdekur, që arrin deri 408 metra nën nivelin e detit, kurse ajo më e larta është në majat e malit Ram, që arrin lartësinë 1734 metra mbi nivelin e detit[3]

Bazuar në të dhënat e vitit 2007, Mbretëria e Jordanisë ka gjithsej 17 aeroporte, 15 prej tyre të asfaltuara, kurse 2 të paasfaltuara. Për shkak se Jordania ka dalje vetëm në Detin e Kuq, aty ka edhe portin e vetëm në qytetin Akabe, që ka të njëjtin emër. Ky port, për shkak që ka pozitë strategjike, është shumë i njohur në vend dhe në rajon.[4]

Mbretëria e Jordanisë ka një numër jashtëzakonisht të madh institucionesh të larta arsimore. Sipas të dhënave të vitit 2008, në vend ka mbi 27 universitete – shtetërore dhe private, si dhe fakultete e institute apo kolegje të tjera shtetërore dhe private. Prej universiteteve më të njohura në vend janë: Universiteti i Jordanisë, Universiteti i Xhereshit, Universiteti i Jermukut, Universiteti i Mu'tes, universiteti "Alul Bejt", Universiteti i Zerkasë, universiteti "El Isra", etj[5].

AMANI është kryeqyteti i Mbretërisë Hashimite të Jordanisë dhe qyteti më i madh e më i rëndësishëm në vend. Rezultatet e statistikave rreth numrit të banorëve të këtij qyteti përcaktojnë afërsisht 2.100.000 banorë, me 80 $km^2$ sipërfaqe – përfshirë edhe zonat periferike të kryeqytetit. Besohet se Amani i sotëm është i ndërtuar mbi gërmadhat e një qyteti të vjetër, që quhej Mbretëresha Ammon ose Filadelfia. Amani konsiderohet një nga qytetet më të vjetra, i banuar qysh nga historia e lashtë. Amani sot është i ndarë në dy pjesë kryesore: Amani i vjetër – që quhet ndryshe Amani lindor – dhe Amani modern – që quhet ndryshe Amani perëndimor. Ky qytet konsiderohet zemra e Jordanisë, si qendër



ekonomike dhe arsimore dhe në kohën e fundit, për shkak të pozitës strategjike dhe arkitekturës moderne që ka, Amani u bë pikë tërheqëse për shumë nga komunitetet arabe, si për studime, tregti, pushime, ashtu edhe për aktivitete të tjera të ndryshme. Amani është tërheqës gjithashtu për shumë turistë, që vijnë aty çdo vit; kryesisht nga Evropa Perëndimore, Amerika Veriore, Japonia, Australia dhe nga vendet arabe fqinje. Këtë qytet e vizitojnë edhe familje të shumta nga vendet e Gjirit Arab, si dhe vizitohet shumë edhe për trajtime mjekësore[6].

**Historia e Jordanisë**

Në shekullin XIII p.e.s. në lindje të Jordanisë së sotme u themeluan shtetet më të vjetra të njohura jordaneze, që ishin: Gedeon, Amon, Mob dhe Edom. Pastaj, në shekullin IV p.e.s. zonën jugore të Jordanisë së sotme e uzurpuan nebtët – një fis i vjetër arab – të cilët e flisnin gjuhen arabe. Mirëpo, në vitin 64 p.e.s. këto vende i okupuan romakët, dhe kështu u bënë pjesë të shtetit të Siujdhesës Arabe dhe që ishin nën sundimin e Perandorisë Romake. Pastaj, në vitin 634 m / 13 h ushtria islame, nën komandën e Halid ibn Velidit, mposhti forcat e bizantinëve në betejën e Jermukut, në veri të Jordanisë së sotme. Pas kësaj beteje, njerëzit e këtyre zonave filluan të përqafonin fenë Islame. Në periudhën mes viteve 1099 deri më 1187, zonat në fjalë hynë nën pushtimin e Principatës Latine, të cilën e ngritën kryqtarët në Jerusalem. Mirëpo, ato zona u kthyen nën sundimin islam, kur sulltani i Egjiptit të atëhershëm, Salahud-din Ej-jubi (1138 – 1193) i çliroi prej kryqtarëve, duke i dëbuar ata nga tokat islame. Më pastaj, në fillim të shekullit XVI pjesa lindore e Jordanisë së sotme hyri nën sundimin e Perandorisë Osmane, me administrim nga Damasku. Ndërkaq, në Luftën e Parë Botërore, Britania mori nga osmanlinjtë pjesën lindore të Jordanisë, të cilën së bashku me Palestinën (duke përfshirë këtu edhe Bregun Perëndimor) Britania me vendimin e Lidhjes së Kombeve, e futi në mandatin e vet (nën administrimin britanez). Pastaj, në vitin 1920 pjesa lindore e Jordanisë u shkëput nga administrata palestineze dhe në vitin 1921 kjo pjesë hyri nën sundimin e emirit Abdullah ibn Husejn, që më pas ishte i njohur si mbreti Abdullah. Kurse në vitin 1923 Britania shpalli njohjen e pavarësisë së pjesës lindore të Jordanisë nën hijen e mandatit britanez. Mandej në vitin 1946 Britania anuloi mandatin e vet ndaj Jordanisë dhe, meqë Pjesa Lindore e Jordanisë realizoi pavarësinë e vet nga Britania, ndryshoi emrin dhe u quajt Jordani, me emirin e saj Abdullahun për mbret të vendit. Në vitin 1951 mbreti Abdullah u vra në Jerusalem. Mbretin Abdullah e trashëgoi i biri i tij Talali. Në vitin 1952 vendi miratoi kushtetutën gjysmëdemokratike, mirëpo mbreti Talal, për shkak të një sëmundjeje mendore, u largua nga froni dhe po atë vit (1952) mori pushtetin biri i tij Husejni. Këtë, pas vdekjes, në prill të vitit 1999 do ta trashëgonte biri më madh i tij, Abdullahu II, i cili është ende edhe sot mbret i Jordanisë.[7]

**Historia e përhapjes së Islamit në Jordani**

Pas themelimit të shtetit të parë Islam në Gadishullin Arabik nga Pejgamberi ynë i fundit,



Muhamedi a.s., dhe pas përhapjes së Fesë Islame aty, ushtritë islame u drejtuan jashtë Gadishullit Arabik për të përhapur Fenë Islame, sidomos drejt vendeve të Shamit, ndër të cilat ishte edhe Jordania e sotme. Halifi, Ebu Bekri r.a., nisi pesë ushtri në drejtim të Shamit, të cilat ia bashkoi komandantit të njohur Halid ibn Velidit r.a., i cili deri në atë kohë ishte duke luftuar në Irak. Të gjitha këto ushtri islame u bashkuan nën komandën supreme ushtarake të Halid ibn Velidit r.a. në luftën e Jermukut, e cila ndodhi në vitin 634 m / 13 h, dhe aty myslimanët dolën fitues. Njëri prej komandatëve të ushtrisë së madhe islame, Sherhabil ibn Husne, arriti t'i çlironte të gjitha vendet e Jordanisë së sotme. Pra, që nga ajo kohë e këndej, banorët e këtyre zonave kishin filluar ta përqafonin Fenë Islame, si dhe të merrnin përsipër përhapjen e Islamit edhe nëpër rajone të tjera[8].Mirëpo, Islami në Jordani për herë të parë ishte shfaqur nga Ferve ibn Amer El Xhudhamit, i cili ka qenë përfaqësues i sundimit të romako-bizantinëve në Mean – qytet në Jordaninë e sotme – dhe i vendeve rreth tij. Në lidhje me këtë, historiani i njohur Makrizi, thotë: Ferve ibn Amer El Xhudhami kishte dërguar një delegacion tek Pejgamberi a.s. që ta lajmëronte për përqafimin e Islamit nga ana e tij dhe ia kishte dërguar një mushkë të bardhë për dhuratë. Mirëpo, kur romako-bizantinët kishin dëgjuar për këtë, e kishin thirrur Ferven dhe më pastaj e kishin burgosur. Nga torturat që i bënë romako-bizantinët, Ferve kishte gjetur vdekjen si mysliman.[9]

**Klima**

Klima e Jordanisë është një kombinim mes dy klimave, klimës mesdhetare dhe klimës së shkretëtirës së thatë. Klima mesdhetare në vend mbizotëron kryesisht në zonat veriore dhe perëndimore, ndërkohë që klima e thatë e shkretëtirës mbizotëron në shumicën e zonave të vendit. Në përgjithësi, klima në vend gjatë verës është e nxehtë dhe e thatë, ndërsa gjatë dimrit është e butë dhe me lagështi. Temperaturat mesatare vjetore në vend lëvizin rreth 12 – 25 gradë Celsius, kurse gjatë verës në zonat e shkretëtirës temperaturat arrijnë mbi 40 gradë Celsius. Në zonat kodrinore veriore dhe në ato qendrore e jugore të vendit bie shi, i cili ndonjëherë shoqërohet edhe me borë në intervale kohore, por ndonjëherë borë mund të bjerë më shumë dhe të akumulohet qëndrojë[10].

**Gjendja ekonomike**

Ekonomia e Jordanisë karakterizohet si një ekonomi e zhvilluar, e ngritur mbi bazën e sipërmarrjeve dhe projekteve të lira, si dhe bazohet në shërbime, që marrin pjesë në rreth dy të tretat e vlerës së prodhimit ekonomik. Ekonomia e vendit bazohet kryesisht në prodhimin e brendshëm, mbështetur nga ndihmat e huaja dhe e ndihmuar nga paratë e dërguara nga emigrantët jordanezë që punojnë jashtë vendit. Sektori i bujqësisë përbën burimin kryesor të të ardhurave për rreth 20% të popullsisë së vendit. Edhe pse rezervat e naftës së papërpunuar në Jordani nuk janë komerciale, Jordania llogaritet si një nga vendet më të pasura në botë me rezervat e naftës "shale", ndërkohë që ka sasi shumë të mëdha në zonat qendrore dhe veriperëndimore të vendit, të cilat mund të shfrytëzohen në aspektin komercial.

Zbulimi i gazit në Jordani u bë në vitin 1987. Prodhimet kryesore ushqimore të vendit janë: domatet, trangujt, ullinjtë, luleshtrydhet dhe prodhimet e qumështit. Prodhime të tjera janë: veshmbathja, minierat e fosfatit, plehrat artificiale, prodhimet farmaceutike, rafinimi i naftës, prodhimi i çimentos, kripa, kimikale inorganike dhe industria e lehtë. Në vend rriten delet dhe pulat.

Gjithashtu në Jordani është shumë i zhvilluar turizmi, dhe ky luan një rol të rëndësishëm në ekonominë e vendit.

(1) Vladimir Zoto; Enciklopedi gjeografike e botës, f. 104. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame, f. 50. Logos-a, 2009, (2) http://jordan1.5u.com http://www.moqatel.com (3) www.moqatel.com (4) www.moqatel.com (5) ar.wikipedia.org (6) http://www.marefa.org (7) Muhamed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 43, 44. Mektebetul Adab, 2007 Kajro.. (8) www.arab.sh2elh.com (9) Mr. Mesh'hur Hasen Hamud, Dr. Hasen Jusuf Ebu Semur dhe Umer Muhammed El-Armuti, Mevsuatu-l-Alemi-l-Islami, f. 56. Boton: Vekaletu-n-Neiimi Li-l-i'lani ve-t-Tiba'ati, Jordani, 1994 (10) www.khayma.com



# Feja dhe parlamentarët

**Mr. Qemajl Morina**

**Elita politike e Kosovës, me këto sjellje ndaj komunitetit fetar më të madh në Kosovë, po krijon hapësirë për mostolerancë dhe mosdurim. Kjo padrejtësi nga rryma ekstreme mund të shfrytëzohet për të shprehur mllefin e tyre, siç ishim dëshmitarë në javët dhe ditët e kaluara.**

Ishte kjo hera e dytë, brenda një harku kohor të shkurtër, që inkorporimi i edukatës fetare po hidhej në votim në Parlamentin e Kosovës. Hera e parë kishte ndodhur pak javë më parë, kur pro këtij ligji votuan vetëm 4 deputetë (3 anëtarë të Partisë të Drejtësisë dhe 1 nga minoriteti boshnjak). Kjo ishte një fiasko për partnerët e koalicionit të PDK-së, Partinë e Drejtësisë si dhe AKR-në, të cilët kishin siguruar elektoratin se ardhja e tyre në pushtet do të jetë një garanci e sigurt për implementimin e Edukatës fetare në shkollat publike.

Atëherë kërkesa ishte paraqitur në formë amendamenti, me shpresën se do të kalonte, meqenëse ishte kërkesë e kahershme e një numri të konsiderueshëm të besimtarëve të Kosovës, si dhe PD i kishte koordinuar punët me partnerët e koalicionit - AKR-në dhe PDK-në. Votimit i parapriu një debat i nxehtë në mes deputetëve të partive të ndryshme, ku herë-herë përshkohej edhe nga tone ofenduese. Më të zëshmit ishin deputetët e AAK-së. Pas debatit, dy amendamentet u hodhën në votim dhe rezultati ishte 18 për e 64 kundër. Mosaprovimi i amendamenteve 7 e 8, të cilat kishin të bënin me lejimin e bartjes së shamisë dhe inkorporimin e Edukatës fetare në shkollat publike të Kosovës, nga ana e Parlamentit të Kosovës më 29 gusht, natën e Fiter- Bajramit, për shumicën dërrmuese të besimtarëve myslimanë ishte një zhgënjim i madh ndaj përfaqësuesve të tyre. Aq më tepër kur të merret parasysh fakti se debati i zhvilluar në sallën e Parlamentit nuk ofronte argumente bindëse për shkaqet e refuzimit të dy amendamenteve në fjalë. Nga debati i zhvilluar, u pa se te shumica e deputetëve mbretëronte mentaliteti i ideologjisë së kaluar komuniste, se të zgjedhurit e popullit vuajnë nga ndjenja e kompleksit dhe inferioritetit ndaj Islamit, si dhe inatet partiake. Askush nuk arsyetonte refuzimin e tij duke u mbështetur në ndonjë fakt bindës, por për shkak të shablloneve tashmë të njohura kundër Islamit, të përgatitura në kuzhinat perëndimore.

Për këtë arsye, sikur vitet e tjera edhe këtë radhe, Departamenti i Shtetit Amerikan, në raportin e tij vjetor lidhur me liritë fetare në Kosovë, kur është fjala për ndalimin e mbulesës për vajzat si dhe mësueset, që e aplikon MAShT-i në shkollat e Kosovës, është thënë se nuk ka mbështetje ligjore, që do të thotë se është cenim i të drejtave elementare.

Kur kësaj i shtohet edhe zvarritja prej më shumë se dhjetë vjetësh e çështjes së caktimit të truallit për ndërtimin e xhamisë së madhe, nga ana e Komunës së Prishtinës, në qendër të Prishtinës, që më në fund u caktua në një vend jo të përshtatshëm, - atëherë duket se diçka nuk është në rregull me elitën politike të Kosovës, kur bëhet fjalë për kërkesat e komunitetit mysliman të Kosovës. Kjo bëri që festa e Fiter-Bajramit e këtij viti, të ishte në një atmosfere paksa të tensionuar.

Për hir të së vërtetës, sepse është potencuar në parlament që ende nuk janë bërë përgatitjet e duhura për futjen e Edukatës fetare në shkollat publike të Kosovës, duhet theksuar se ka një periudhë tejet të gjatë kohore që Bashkësia Islame e Kosovës ka diskutuar këtë çështje dhe ka bërë përgatitjet për futjen e Edukatës fetare në



plan-programet e shkollave publike të Kosovës. Kjo çështje ka filluar që në fillim të viteve nëntëdhjetë të shekullit që lamë pas, në kohën kur filluan shenjat e para të dështimit të sistemit komunist në ish-Jugosllavinë. Në atë kohë qe themeluar Komisioni i ekspertëve në nivel të Kryesisë së BIK-së për hartimin e plan-programit të Edukatës fetare në sistemin e shkollave publike të Kosovës. Plan-programi ishte përgatitur dhe, po ashtu, qenë përgatitura edhe shumica e teksteve shkollore si dhe literatura përkatëse.

Vlen të theksohet se shkaku pse u shty për më vonë aplikimi i këtij plan-programi, ishte gjendja e vështirë politike që po kalonte Kosova gjatë atyre viteve, në një anë, si dhe arsimi vetë në anën tjetër. Prandaj çdo kërkesë të Bashkësisë Islame të Kosovës në këtë drejtim, nga ana e organeve kompetente arsyetohej se shtyhej për një kohë, kur të vijnë ditë më të mira për Kosovën dhe shkollën shqipe.

Vlen të theksohet se gjatë këtyre viteve, kjo lëndë ka bërë një përvojë disavjeçare, atje ku aplikohet - në shumë vende evropiane, po edhe të Ballkanit, me përjashtim të Shqipërisë dhe Kosovës. Prandaj zhgënjimi qe i madh tek të gjithë dashamirët e arsimit kur dëgjonin lloj-lloj arsyetimesh bajate për mosinkorporimin e Edukatës fetare në shkollat publike të Kosovës, sikur kjo nuk kishte të bënte me një interes tonin me rëndësi, ku flitej për edukimin e fëmijëve tanë në këtë kohë të vështirë që po kalon Kosova.

Vendimi që ishte pritur më së paku të merrej nga të zgjedhurit e popullit, do të ishte të aprovohej amendamenti dhe të kërkohej prej MAShT-it formimi i komisionit përkatës për procedimin e mëtutjeshëm të tij. Asnjë njeri që rezonon si duhet, nuk mund ta kuptojë këtë rezistencë të vazhdueshme ndaj vlerave fetare. Nëse dikush prej popujve duhet të ketë mësuar nga mohimi i vlerave fetare, duhet të jemi ne shqiptarët, të cilët ende i kemi të freskëta pasojat e shpalljes së Shqipërisë shteti i vetëm ateist në botë në vitin 1967, madje atë që kishte Shkodra, nuk e kishte bota, - muzeun ateist!

Për fat të keq, elita jonë intelektuale, në vend që t'i kundërvihej një degjenerimi të tillë që bëhej asokohe ndaj popullit tonë, ajo i thurte lëvdata Enver Hoxhës me shokë, duke u mburrur me ato që bënte diktatori komunist, i cili kishte izoluar popullin e vet, vetëm e vetëm për të ruajtur pushtetin. Të njëjtën metodë po e përdorin të zgjedhurit tanë sot, pa marrë parasysh rrethanat e reja që kanë krijuar normat demokratike dhe liria e të shprehurit.

Prej 21-24 tetor, Fakulteti i Studimeve Islame i Prishtinës do të jetë nikoqir i seminarit treditor, organizuar nga Universitet i Vjenës, katedra e Pedagogjisë Islame, ku temë bosht do të jetë "Trajnimi i imamëve dhe mësuesve të edukatës fetare në shkollat publike". Një seminar i tillë organizohet nga një universitet me renome dhe me një përvojë të gjatë akademike, ku Islami, edhe pse njihet si fe zyrtare që nga viti 1912, nuk konsiderohet fe e shumicës së popullatës, por e njerëzve që emigruan në Austri në periudha të ndryshme kohe. Megjithatë, Islami mësohet në shkolla fillore dhe të mesme të Austrisë. Arsimtarët e fesë janë teologë të Islamit, të cilët u nënshtrohen disa trajnimeve pedagogjike për mësimdhënie. Pagesën e bën Ministria e Arsimit e Austrisë, sepse ata sikur të gjithë qytetarët e tjerë i paguajnë tatime shtetit, pa marrë parasysh numrin e arsimtarëve.

Ndërkohë që ishte për çdo keqardhje paraqitja e ministrit të MAShT-it, Ramë Buja, para parlamentarëve më 29 gusht, kur pa kurrfarë llogaritjeje paraprake pohoi se, në rast se aprovohet Edukata fetare si lëndë e re, duhet një buxhet për 1.000 arsimtarë të rinj. Me këtë sikur donte t'i frikësonte anëtarët e parlamentit, duke mos llogaritur se buxheti i shtetit krijohet nga qytetarët e Kosovës dhe nuk ka kurrfarë të keqe nëse ai dedikohet për edukimin dhe arsimimin e fëmijëve të tyre.

Pa dashur të polemizoj më tepër, dua ta përmbyll këtë shkrim me vërejtjen se elita politike e Kosovës, me këto sjellje ndaj komunitetit fetar më të madh në Kosovë, po krijon hapësirë për mostolerancë dhe mosdurim. Kjo padrejtësi nga rryma ekstreme mund të shfrytëzohet për të shprehur mllefin e tyre, siç ishim dëshmitarë në javët dhe ditët e kaluara.

# Turp për profesorët e shkollës "Sami Frashëri"*

**Fejsal Spahiu**

**Ishin të shumtë njerëzit me çallma në koka që në luftën e fundit për çlirim, hoqën çallmat e i lanë familjet e tyre, dhe rrokën armët në mbrojtjen e atdheut tonë të shtrenjtë, prandaj nuk është e logjikshme të thuhet se këta njerëz mohojnë identitetin shqiptar**

Çështja e futjes së Edukatës fetare në shkollat publike është shndërruar në një debat të ashpër si tek ne , ashtu edhe në vendet e tjera evropiane dhe botërore. Një prej synimeve parësore të arsimimit është që fëmijëve t'u jepen njohuri rreth gjërave të ndryshme, por në të njëjtën kohë të rritë interesimin e tyre që nëpërmjet diturisë dhe mësimit, të kuptojnë më mirë gjërat që ata besojnë, ose i veprojnë të rriturit.

Nisur nga ky fakt, fëmijët kanë të drejtë dhe kanë nevojë që t'u jepen njohuri të nevojshme për të kuptuar rolin e fesë si një pjesë e kulturës në vendin ku ata jetojnë, por në të njëjtën kohë ata duhet të mbrohen edhe nga indoktrinimi që mund të vijë nga mësuesit e tyre ose zyrtarët e ndryshëm shkollorë.

Disa ditë më parë në mjetet e informacionit lexova një komunikatë të lëshuar nga këshilli i arsimtarëve të shkollës "Sami Frashëri" të Prishtinës, komunikatë kjo e cila për mua, si një besimtar musliman dhe shqipëtar, ishte shumë fyese dhe përçmuse. Në këtë komunikatë të lëshuar nga arsimtarët e kësaj shkolle, ndër të tjera, thuhet : "MASHT-i ka shtruar para vetes detyrën që arsimi ynë të barazohet me arsimin e vendeve më të përparuara të Evropës dhe botës, duke synuar Sistemin e Bolonjës. Në këtë sistem nuk mund të hyhet me çallmë e shami, por me cilësi të lartë në mësim".

Ky konstatim i këtyre të ashtuquajturve arsimtarë jo vetëm që është fyerje për besimtarët islamë duke i përshkruar ata si njerëz të çallmës e të paditur, por në të njëjtën kohë tregon se larg kanë mbetur këta arsimtarë nga arsimimi i mirëfilltë evropian dhe botëror.

Të nderuar arsimtarë, sa për t'ju informuar ju, nëse nuk e keni ditur, nënshkrues të sistemit të Bolonjës janë disa shtete, si : Gjermania, Norvegjia, Franca etj..

Këto vende që aplikojnë sistemin e Bolonjës dhe punojnë sipas parimeve të tij, në të njëjtën kohë në arsimimin e tyre parauniversitar, e kanë të inkorporuar edhe lëndën e Edukatës fetare dhe kjo nuk u ka shkaktuar aspak probleme. Shtetet të cilave po u referoheni ju, si Gjermania, Austria, Zvicra, Belgjika, Norvegjia, Finlanda, Danimarka, Suedia, Greqia, Polonia, Mbretëria e Bashkuar e shumë e shumë shtete të tjera të përparuara, lejojnë dhe praktikojnë lëndën e Edukatës fetare në shkollat publike prej një kohe të gjatë, prandaj, thënë thjesht, ky argument juaji, se me futjen e Edukatës fetare do të mbeteshim edhe më tepër mbrapa shteteve të përparuara, nuk qëndron dhe është argument i vjetruar, të cilit i ka dalë ngjyra që prej kohës së komunizmit. Për më tepër, futja e kësaj lënde vetëm sa do ta përafronte sistemin tonë arsimor me atë përëndimor.

**Feja rrit besimin e ndërsjellë**

Këtu do të përmendja edhe një udhëzues të lëshuar dhe të miratuar nga OSBE-ja në vitin 2007, me emërtimin "TOLEDO,, që ka të bëjë me mësimdhënien e fesë në shkollat publike (dokumenti ISBN 83-60190-48-8), i përgatitur nga një panel ekspertësh të OSBE-së për lirinë e fesë dhe besimit. Ky Udhëzues jep disa rekomandime.

Përfundimet dhe Rekomandimet e këtij udhëzuesi janë:

* Gjimnazi në Prishtinë

1. Njohuritë rreth feve dhe besimeve mund të forcojnë vlerësimin dhe rëndësinë e respektit për të drejtën e gjithkujt për lirinë e fesë a besimit, ato arrjnë për të nxitur të kuptuarit e diversitetit shoqëror dhe, në të njëjtën kohë, rritjen e kohezionit social.

2. Njohuritë rreth feve dhe besimeve kanë potenciale të vlefshme për të zvogëluar konfliktet që bazohen mbi mungesën e kuptimit për bindjet e të tjerëve, dhe për inkurajimin e respektit për të drejtat e tyre.

3. Njohuria rreth feve dhe besimeve është një pjesë thelbësore e një arsimimi cilësor. Është e nevojshme për të kuptuarit më të mirë të historisë, letërsisë dhe artit të kombeve, dhe mund të jetë e dobishme për zgjerimin e horizonteve kulturore dhe thellimin e për një depërtim në kompleksitetet e së kaluarës dhe të së tashmes.

Kjo sa i përket lëndës fetare, ndërsa, sa për shamitë dhe çallmat, kundër të cilave jeni ju kaq shumë, krahas Deklaratës së Përgjithshme të të Drejtave të Njeriut të OKB-së (miratuar në vitin 1948) dhe Konventës Evropiane për të Drejtat e Njeriut dhe Liritë Fondamentale (1950), ekzistojnë edhe dy dokumente të tjera të rëndësishme, Konventa e OKB-së mbi të Drejtat e Fëmijëve (1989) dhe Deklarata e KB mbi eliminimin e të gjitha formave të intolerancës dhe diskriminimit, të bazuara në bazë të fesë ose besimit (1981).

Të gjitha këto marrëveshje të rëndësishme ndërkombëtare të të drejtave të njeriut afirmojnë dhe garantojnë të drejtën e lirisë së mendimit, ndërgjegjes, besimit dhe fesë, duke përfshirë këtu edhe të drejtën e personave “për të manifestuar fenë e tyre” ( me fjalë të tjera të drejtën për një fe dhe për ta shprehur atë në mënyra të ndryshme, përfshirë edhe atë përmes mësimit) si dhe të drejtën për të ndryshuar fenë, kurse shteti ka një përgjegjësi për të siguruar që këto të drejta të respektohen dhe të mbrohen (UDHR, nenet 18e 19, ECHRFF, nenet 9 e 10).

Në komunikatë po ashtu thuhet:“BIK dhe disa grupe ekstreme, po tentojnë që ta fusin në shkollat publike shqipe lëndën e fesë islame të kamufluar si lëndë të Edukatës Fetare...”.

Me aq sa jam në dijeni unë, arsimtarë të nderuar, BIK s’po kërkon e as që ka kërkuar ta fusë në shkollat publike vetëm lëndën e fesë islame, por ka kërkuar futjen e Edukatës fetare, ku përfshihen të gjitha fetë -Katolike, Ortodokse dhe Myslimane, prandaj nuk e kuptoj pse thoni vetëm Fenë Islame. Dhe, për më tepër, mos kini frikë nga kjo lëndë, se nuk do t’i bëjë të gjithë me çallmë e shami, por synon që nxënësit të marrin njohuritë elementare rreth feve që ata besojnë, dhe ndoshta pikërisht kjo lëndë do të na ndihmojë ne si shoqëri që të largojmë dhunën, drogën, alkoolin dhe duhanin nga shkollat tona publike, dukuri këto të shëmtuara, që duket se



ju keni dështuar plotësisht për luftimin e këtyre dukurive dhe eliminimin nga shkolla shqipe.

Dhe, sa për ta bërë edhe më fyese dhe ironizuese këtë komunikatë, në të thuhet : “Komuniteti Islamik po e mohon identitetin shqiptar, gjë të cilën na e kanë mohuar në të kaluarën pushtetet despotike të sulltanëve të Turqisë dhe krajlëve të Serbisë. Prandaj ata që e mohojnë identitetin tonë kombëtar, nuk mundën as nuk dinë ta edukojnë drejt brezin e ri...”.

E dini në çfarë më ngjajnë këto fjalë? Këto fjalë më kthejnë mbrapa në vitet 50-80 dhe më përkujtojnë propagandat e proletariatit të PPSH-së me diktatorin Enver Hoxha në krye.

Zotërinj të nderuar, jam i vetëdijshëm dhe çmoj lart kontributin dhe sakrificat tuaja për mbrojtjen dhe kultivimin e shkollës shqipe, posaçërisht gjatë viteve ‘90 dhe besoj thellë se këto përpjekje vështirë që mund të krahasohen, por kini kujdes, kam një porosi për ju, edhe pse ndoshta kjo porosi është dëgjuar shumë deri sot: Ju lutem, “Mos shkelni gjakun e dëshmorëve”!

Sepse ishin të shumtë njerëzit me çallma në koka që në luftën e fundit për çlirim, hoqën çallmat e i lanë familjet e tyre, dhe rrokën armët



në mbrojtjen e atdheut tonë të shtrenjtë, prandaj nuk është e logjikshme të thuhet se këta njerëz mohojnë identitetin shqiptar.

Po ashtu, të nderuar, jua kujtoj se këta njerëz me çallma në kokat e tyre, i lëshuan objektet e tyre për t'u përdorur si universitete, spitale, konvikte, salla kuvendesh etj., sikur veproi medreseja e mesme "Alauddin" e Prishtinës.

Për më tepër, edhe vetë shkolla juaj mban emrin e një rilindasi të shquar, pjesëtar i këtij besimi që ju e fyeni "me çallmë e shami". Ju lutem, më gjeni një Hoxhë (imam) me çallmë në kokë që ka mohuar identitetin e tij të shqiptarit dhe, mos harroni se ne jemi dhe do të mbetemi krenarë për faktin që jemi shqiptarë dhe këtë të drejtë nuk do ta lejojmë që të na e mohojë askush.

Unë përsonalisht e konsideroj veten si shqiptar që i përkas besimit islam, që e do vendin e tij, dhe jam në gjendje ta mbroj atë nga çdokush që e sulmon atë dhe popullatën e tij, pa dallim religjioni. Unë personalisht s'kam asgjë të keqe me ata që thonë se janë kundër futjes së lëndës fetare në shkollat publike, madje madje mund edhe t'i mirëkuptoj dhe mendimin e tyre ta marr si bindje personale të një grupi të vogël individësh, por në letrën e këtij këshilli fyhet rëndë komuniteti musliman në Kosovë dhe për të thuhen të pavërteta, dhe kjo në mënyrë shumë të papërgjegjshme. Në të njëjtën kohë, edhe si prind, shfaq frikën time personale dhe nuk do të dëshiroja që nesër dikush të fyente në të njëjtën mënyrë fëmijën tim në shkollë, vetëm e vetëm për shkak të besimit të tij. Kjo praktikë duhet hequr nga fjalori ynë sa më parë që është e mundur, sepse rrezikon thellë të rrënojë atë për se ky popull dallohet si shembull për popujt e tjerë dhe që e ka trashëguar në shekuj - për tolerancën dhe mirëkuptimin fetar.

Prandaj, nëpërmjet këtij reagimi, kërkoj nga ky këshill arsimtarësh që të përmbahen nga deklaratat e këtilla ekstremiste, johumane dhe aspak tolerante, madje dhe fyese, dhe që në të njëjtën kohë t'i kërkojnë falje komunitetit mysliman në Kosovë dhe BIK-së për fyerjet që u adresojnë dhe në këtë mënyrë edhe këta arsimtarë të kontribuojnë në ruajtjen e tolerancës ndërfetare që e ka mbrojtur dhe trashëguar ky popull deri më sot, brez pas brezi.

# Gratë kundër të drejtave të grave

**Rexhep Lushta**

**”Përmes religjionit njohim rëndësinë e jetës, realitetin, vleftën dhe bukurinë e saj”. (Masarik).**

Kohët e fundit jemi dëshmitarë të një sulmi të turpshëm ndaj femrës muslimane dhe të shkeljes flagrante të të drejtave të tyre. Fatkeqësia më e madhe është se kjo shkelje e të drejtave të tyre vjen pikërisht nga ata/ato që bëjnë thirrje dhe trumbetojnë në emër të mbrojtjes së të drejtave të njeriut në përgjithësi dhe të femrës në veçanti.

Më tronditi shumë një shkrim në të përditshmen kosovare “Zëri”, me titullin “Gratë intelektuale kundër fesë në shkolla”.

Po e shtroj një pyetje: A thua çfarë intelektualizmi tregojnë ato gra, në fakt cili është niveli intelektual i tyre, dhe çfarë nënkuptojnë ato me termin intelektual?

Kam pasur fatin që një numër të tyre t’i njoh edhe nga afër, nga angazhimet që kam pasur në shoqërinë civile. E çmoj dhe vlerësoj angazhimin dhe punën e tyre në shoqëri, por kjo kurrsesi nuk u jep të drejtë që të shkelin mbi të drejtën elementare të grave myslimane. Edhe pse me Kushtetutë, Kosova përcaktohet si një shtet laik, mbajtja e shamisë dhe futja e mësimbesimit nuk e nxjerr Kosovën nga laiciteti i saj, ashtu sikurse nuk i ka nxjerrë as shtetet përreth, në të cilat Edukata fetare ka kohë që aplikohet nëpër shkollat publike….

Nëse gratë në Angli në fillim të shekullit 20 janë ngritur dhe kanë bërë revolucion për t’i mbrojtur të drejat e tyre të cilat i shkelnin shtetet në bashkëpunim me kishën, sot në botën e modernizuar, në kohën kur të gjithë së bashku duhet të ngrihemi dhe të luftojmë dukurinë e trafikimit me qenie njerëzore, me femrën në veçanti, sot dalin ”pseudo-intelektualet” dhe, në emër të mbrojtjes së kombit dhe vlerave të shtetit, kundërshtojnë realizimin e së drejtës elementare të femres myslimane. Në këtë rast ato, në vend që të dalin e të mbrojnë dhe të përkrahin të drejtën e tyre, ato grave u mohojnë dy prej të drejtave elementare.

**1. Praktimi i lirshëm i fesë (i garantuar me ligj dhe kushtetutë si dhe me konventa ndërkombëtare)**

**Neni 38 (Liria e Besimit, e Ndërgjegjes dhe e Fesë)**

1. Liria e besimit, e ndërgjegjes dhe e fesë, është e garantuar.
2. Liria e besimit, e ndërgjegjes dhe e fesë ngërthen të drejtën për të pranuar dhe për të manifestuar fenë, të drejtën për të shfaqur bindjet personale dhe të drejtën për të pranuar ose refuzuar për të qenë anëtar i një bashkësie ose grupi fetar.
3. Askush nuk mund të detyrohet ose të ndalohet, në kundërshtim me ndërgjegjen e vet, që të marrë pjesë në praktikimin e fesë si dhe të bëjë publike bindjet ose besimin e tij/saj. (Kushtetuta e Kosovës)

**Neni 9 - Liria e mendimit, e ndërgjegjes dhe e fesë**

Çdokush ka të drejtën e lirisë së mendimit, të ndërgjegjes e të fesë. Çdokush mund të praktikojë besimin fetar publikisht ose privatisht, dhe ta ndryshojë atë, nëse dëshiron.

(Konventa Ndërkombëtare për të Drejtat e Njeriut, miratuar në Romë në vitin 1950)



**2. E drejta për arsimin (e drejtë kjo po ashtu e garantuar me ligj dhe me konventa ndërkombëtare)**

Askujt nuk mund t'i mohohet e drejta e arsimit. Shteti, në ushtrimin e funksioneve që merr përsipër në fushën e edukimit dhe të arsimit, respekton të drejtën e prindërve për të siguruar këtë edukim dhe arsim në përputhje me bindjet e tyre fetare dhe filozofike. (Konventa Europiane për Mbrojtjen e të Drejtave të Njeriut dhe të Lirive Themelore dhe Protokollet, Protokolli Nr. 1)

Kush po i shkel Kushtetutën e Kosovës dhe Konventat Ndërkombëtare mbi të Drejtat e Njeriut?!

Po i referohen mbrojtjes së vlerave kombëtare! Cili është degradimi i këtyre vlerave nëse një femër mban shami në kokë ?

Nëse kthehemi në histori dhe i parashtrojmë vetes pyetjen: A thua nënat dhe motrat tona, të cilat kishin shami në kokë, nuk paskan qenë shqiptare, nuk paskan ditur se çfarë janë vlerat kombëtare? Fatkeqësi!

Na është bërë një refren monoton, të cilin e degjojmë shpesh: Kosova ka 3 fe. Jo - Kosova ka 2 fe, Islame me mbi 93% dhe Krishtere, e ndarë në dy fraksione (ortodoks dhe katolik ). Këtu kam një pyetje: A thua kush kontribuon për tolerancën ndërfetare në një vend ku konfesionet janë të përziera?

**Muslimanët shkaktar të tolerancës fetare**

Natyrisht që shumica ndikon çdoherë në ruajtjen dhe kultivimin e tolerancës, dhe fatmirësisht, në Kosovë shumica myslimane kemi ndikuar në ruajtjen dhe kultivimin e tolerancës fetare, jo vetëm për faktin që, siç thonë, shqiptarët i kanë dhënë kombit përparësi para fesë, por edhe që feja ka ndikuar në kultivimin e patriotizmit kombëtar. Ja disa shembuj praktikë, të cilët edhe "intelektualet" tona i dinë, por që po bëhen se nuk i dinë. Shqiptarët të cilët u deportuan me dhunë nga komunistët në Shqipëri dhe ish – Jugosllavi, u larguan në Turqi dhe në vendet arabe, - ndjenjën e patriotizmit e kultivuan me fanatizmin më të madh, dhe mu për këtë arsye ende sot e kësaj dite në vendet arabe (Siri, Liban, Jordani, etj.) shqiptarët e quajnë vetën ARNAUT ose ALBAN. Po ashtu edhe në Turqi ka vendbanime të shumta, ku shqiptarët myslimanë kanë ruajtur gjuhën dhe kulturën e tyre. Në anën tjetër, kemi rastin e shqiptarëve të maqedonisë, të cilët me pranimin e fesë së krishterë, u asimiluan në sllav, si dhe rastet më të freskëta i kemi në vitet '90, kur një numër i konsiderueshëm i familjeve shqiptare me përkatësi fetare katolike, emigruan në Kroaci dhe u regjistruan si kroatë e harruan kombin dhe gjuhën e tyre…Ky është realiteti.

Kam bindjen se, sikur struktura e popullatës te ishte e kundërt, do të kishim vertet jotolerancë

fetare dhe ndoshta do të vinte puna që të ndodhte sikur në Irlandën Veriore...

Këto "intelektualet" tona po i pengon shamia në kokën e një femre muslimane, e nuk po i pengon fakti se në çdo cep të Kosovës, po dhe në zyrat e Qeverisë se saj ndodhen fotot dhe bustet e Gonxhe Bojaxhiut, me kokën të mbuluar me shami! Çfarë absurdi!!!, A thua kjo nuk qenka degradim i vlerave kombëtare dhe shtetërore? A nuk përbën kjo thyerje të laicizmit?!

Po ashtu nuk i penguaka lakuriqësia që ka marrë përmasa të mëdha, ndonëse nuk ka të bëjë asgjë me kulturën dhe traditën shqiptare. Në këtë aspekt ua kemi kaluar edhe vendeve perëndimore, po askush nuk e ngre zërin kundër kësaj dukurie, e cila është e përhapur jashtë mase në shkollat tona, dhe, ç'është edhe më keq, në televizionet tona shfaqen për çdo ditë moderatore të ndryshme gjysmëlakuriqe, që udhëheqin emisione; ato kanë "veshje" të tilla, saqë edhe mysafirët e ftuar në studio, turpërohen shpesh...Ky është realiteti ynë dhe askush nuk e ngre zërin kundër kësaj dukurie të shëmtuar, fatkeqësisht!...

E po i pengua kaq edukimi fetar në shkolla, pse?!

**Jo frikë nga arsimimi fetar**

Një shprehje arabe thotë: "Njeriu është armik i asaj që nuk e njeh". "Intelektualet tona", duke qenë injorante për vlerat dhe mirësitë e fesë, ngrihen e bëjnë thirrje për të penguar mësimbesimin në shkolla, me etiketime të ndryshme, jo- se ndahen femijët në shkolla, jo - se ne jemi shqiptarë, i kemi 3 fe, jo – kjo e jo ajo…. Pse po i frikësohen edukimit fetar?

Realisht, frika prej Islamit nuk daton sot. Ajo është e hershme sa edhe vetë Islami. Që prej shfaqjes në skenën njerëzore, Islami u trajtua armiqësisht nga një pjesë e njerëzve. Shkaku ishte se Islami kishte sjellë një sistem të ri vlerash, që përbënin një ndryshim rrënjësor në sistemin shoqëror, e që nënkuptonte se shumë njerëzve që kishin keqpërdorur situatën dhe pozitën, po u vinte fundi. Kësisoj, ata nuk qëndruan duarkryq, po në klubet e tyre të atëhershme u mblodhën dhe diskutuan për format e rezistencës ndaj Islamit. Ishte ide e përgjithshme se Islami po mohonte të kaluarën e baballarëve. Një gjë e tillë po ndodh edhe këtu, dhe kjo është arsyeja pse i frikësohen fesë.

Islami është një fe komplete, e cila shoqërisë njerëzore i ofron modelet me të përsosura të zhvillimit të jetës, dhe kjo në të gjitha aspektet. Këtë mbase e dëshmon fuqishëm historia dhe realiteti, se sikur Islami nuk ka arritur asnjë fe t'i mbijetojë kohës. Madje Islami edhe sot e kësaj dite mahnit mendjet e ndritura, kështu që në kohën kur luftohet nga një anë, në anën tjetër shohim njerëz që përqafojnë atë nga të gjitha anët e botës.

Feja nuk është ajo që ato dhe bashkëmendimtaret e tyre mendojnë, diçka që i lë njerëzit të prapambetur, por është ajo që burimin e ka nga Krijuesi i Gjithëdijshëm, i Cili, kur e krijoi njeriun, ia mësoi emrat e çdo sendi, dhe në Kur'an Urdhrin e parë e dha për mësim, studim, edukim. Si mund të jetë kjo një fe e cila promovon vlerat e dijes dhe kulturës - e prapambetur?

Ne sot jemi dëshmitarë se nxënësit tonë në shkolla mësojnë, por edukata e tyre është nën çdo nivel. Kjo nga fakti se edukatës morale nuk i kushtohet aspak rëndësi dhe mu për këtë jemi dëshmitarë të asaj se nepër shkollat tona ndodhin çdo ditë eksese nga më të ndryshmet - rrahje, therje, përdorim droge, prostitucion, duhani është bërë dukuri e rëndomtë, përdorimi i alkoolit nëpër mbrëmje të maturës etj. A këtyre u thonë kulturë dhe vlerë kombëtare?!

Sot jemi në shekullin e shkencës dhe dijes, e jo në kohën e komunizmit dhe injorancës, jo në kohën e urrejtjes, prandaj deri kur do të vazhdojnë këto ofendime dhe shkelje të të drejtave të popullatës shumicë, a do të bëhemi sikur vitet '50 të shekullit që shkoi, kur jugosllavët vranë dhe masakruan shqiptarë myslimanë vetëm e vetëm se u munduan të mbronin nderin dhe fenë e tyre... Sa e sa femra shqiptare u torturua dhe u munduan nga serbosllavët vetëm e vetëm sepse ishin myslimane dhe sepse në kokë mbanin shaminë... Mos po i harrojnë "intelektualet tona" ato që në emër të të drejtave të njeriut bëjnë thirrje për shkeljen e të drejtave të tyre, - një gjë të tillë?

"Ata që klithin kundër fesë, në emër të interesave kombëtare, janë dy shekuj prapa" (Nexhmedin Spahiu)

Duke mos dashtë të vazhdoj të merrem me budallallëqet e "pseudo-intelektualeve", E lus Zotin e gjithësisë që të na vetëdijësojë dhe të na bëjë të drejtë në gjykimet tona dhe veprimet tona, ndërsa nga udhëheqësit tanë kërkoj ta respektojnë amanetin që ua kanë lënë myslimanët, dhe të mos harrojnë se përkatësinë fetare të një vendi e përcakton shumica e popullsisë, prandaj, simbas kësaj, edhe Kosova në bazë të përqindjes së popullatës së saj, në mënyrë të natyrshme është vend islam.

Dhe, në fund, ku ishin këto "intelektuale" që nuk e ngritën zërin e tyre kur u rrëzua një nga shkollat më të vjetra të kryeqytetit, për t'u ngritur aty katedralja, krejtësisht politike. Pse askush nuk tha asnjë fjalë, pse askush nuk e ngriti zërin që në çdo cep të Kosovës u ngrit nga një bust i Gonxhe Bojaxhiut, e cila simbolizon fenë e krishterë në Kosovën tonë "laike"... Si duket, tërë kjo për to qenka kulturë, kurse Islami na qenka prapambeturi….. Turp !!! Po e përmbyll me një thënie shumë domethënëse: "Përmes religjionit njohim rëndësinë e jetës, realitetin, vleftën dhe bukurinë e saj". (Masarik).

# Fenomeni i 'islamofobisë'

**Davor Marko**

**Islamofobia. Profesori i Universitetit të Amsterdamit Marcel Maussen konsideron se ky term unifikon format e ndryshme të diskriminimit, duke sugjeruar që të gjithë ata kanë amzën e përbashkët ideologjike, kurse ky është "fryma irracionale" (fobia) nga Islami.**

Në diskursin modern dhe shekullar antiislam, "islamofobia" në masë të madhe është shtrirë pas 11 shtatorit 2001, sidomos në vendet e Evropës Perëndimore, të cilat i konsiderojmë bërthamë të Bashkësisë së tanishme Evropiane. Me "islamofobinë' nga kjo periudhë janë me bollëk retorika dhe argumentimi në mbrojtje të legjislativit të ri, i cili ishte jashtëzakonisht diskriminues ndaj myslimanëve evropianë. Aty, para së gjithash, mendohet në setin e ligjeve antiterroriste, ligje të cilat kanë të bëjnë me ndalimin e paraqitje publikisht të simboleve religjioze, protestat dhe reaksionet e pamatura kundër ndërtimit të xhamive. Duke përshkruar këtë nocion, relativisht, të ri, Kate Zebiri, ligjëruese në Studimet Arabe dhe Islame në Shkollën e Studimeve Orientale dhe Afrikane në Londër, për "islamofobinë" shkruan se ky është emërtim për atë që na duket se është fenomen me shumë fytyra, është më i dukshmi kur është fjala për prezantimin e Islamit në mediet perëndimore, po fenomen i cili ka historinë e tij dhe ajo shkon madje që nga periudha e Kryqëzatave dhe Inkuizicionit dhe deri te imperializmi dhe sionizmi. Ajo gjithashtu u shërben synimeve ideologjike në Evropë, duke marrë parasysh se komentohet edhe si koncept i fuqishëm politik , i cili realitetin ia nënshtron frikës dhe, do të thoshin disa, bazohet në konceptin e përhapur të ndarjes në "ne" dhe "ata". Disa autorë më me dëshirë flasin për disponimin antimysliman dhe për format e ndryshme të diskriminimit e të dhunës kundër myslimanëve dhe institucioneve apo simboleve islame, sesa që përdorin shprehjen "islamofobia". Debati për legjitimitetin e përdorimit të këtij termi është mjaft i shtrirë dhe shpesh, në kuadër të tij, shtrohet pyetja si të dallohet "islamofobia" nga termat e tjerë, të cilët gjithashtu nënkuptojnë format e diskriminimit, siç janë antiislamizmi, ksenofobia etj.. Profesori i Universitetit të Amsterdamit Marcel Maussen konsideron se ky term unifikon format e ndryshme të diskriminimit, duke sugjeruar që të gjithë ata kanë amzën e përbashkët ideologjike, kurse ky është "fryma irracionale" (fobia) nga Islami. "Islamofobia" merr forma të ndryshme dhe interpretohet ndryshe në varësi nga konteksti në të cilin shfaqet dhe përkufizohet. Faktorët potencialë të ndikimit në përkufizimin e formës së saj, pak-a-shumë edhe të përmbajtjes, janë mjedisi apo konteksti në të cilin ajo shfaqet (karakteri i shoqërisë/ shtetit, para së gjithash), konteksti ndërkombëtar, pozita shoqërore e bashkësisë myslimane, statusi i religjionit në sferën publike, diskriminimi në bazë të religjionit, politikat emigruese dhe zhvillimi i politikave që përkrahin të kuptuarit multikultural dhe realitetin e tillë jetësor.

**Evropa djepi i jotolerancës**

Si kanë treguar rezultatet e studimit "Islamofobia në Evropën Perëndimore", pasqyra e myslimanëve evropianë formohet nëpërmjet katër aspekteve kyçe:

1. Shumica e myslimanëve në Evropë janë emigrantë, duke mos marrë parasysh nëse janë brezi i parë, i dytë apo i tretë i emigrantëve;

2. Ata u përkasin etnive dhe kulturave të ndryshme;

3. Në shumicën e vendeve të zhvilluara të Evropës pjesëtarët e bashkësisë muslimane janë, duke shikuar në mënyrë të përgjithësuar, të margjinalizuar në mënyrë socio-ekonomike dhe përfundimisht:

4. Integrimi i tyre në shoqërinë evropiane shikohet nëpërmjet pasqyrës dominuese negative, e cila i referohet prapambetjes së fesë së tyre, luftërave dhe terrorizmit. Këto janë shkaqet për shkak të të cilave "islamofobia" pajtohet me format e tjera të diskriminimit siç janë ksenofobia, politikat antimigruese, shpërfillja e dallimeve të kulturave dhe masave të padrejta dhe absurde antiterroriste, të cilat shumë vende i kanë futur pas sulmit të 11 Shtatorit.

Në Forumin Botëror Ekonomik në Davos, në fillim të vitit 2008, është paraqitur studimi i hollësishëm për marrëdhëniet e Islamit dhe Perëndimit, më i vëllimshmi deri tash. Gjetja kryesore, sipas Klaus Schwabit, themeluesit dhe kryetarit të Forumit Botëror Ekonomik, është shqetësuese, sepse tregon se si jazi ndërmjet vendeve islame dhe perëndimore është gjithnjë e më i thellë. Koordinatori i këtij studimi ishte John DeGioi, kryetari i universitetit 'Georgetown' të Uashingtonit, kurse ndër autorët kanë qenë edhe princesha Lolowah, e bija e ish-mbretit saudit Fejsal, ministrja e punëve të jashtme izraelite Tzipi Livni dhe princi norvegjez Haakan. Pjesën anketuese të hulumtimit në 21 vende e bëri "Gallupi", kurse analizën e përmbajtjes mediale me qëllim që ta verifikonin se si njoftojnë mediet për kulturat e "të tjerëve", e ka bërë ekipi i analistëve nga instituti zviceran "Media Tenor". Autorët e studimit konsiderojnë se frikësimet nga kontakti me kulturat rrjedhin dhe janë intensifikuar për shkak të rrezikimit të identitetit kulturor evropian për arsye të shpërnguljes së forcuar të njerëzve nga vendet islame. Nga ana tjetër, shumica e të anketuarve në Palestinë (84%) dhe Egjipt (80 %) konsiderojnë se Perëndimi nuk e respekton Botën Myslimane, kurse 82% të amerikanëve, shumica në Evropë dhe 73% të izraelitëve konsiderohen të parespektuar nga ana e myslimanëve.

Analizë interesante ka bërë edhe Qendra për Studime Politike Evropiane (CEPS - Center for European Policy Studies), të cilën e ka promovuar në fillim të vitit 2008 në Bruksel me titull "Islami politik dhe politika e jashtme evropiane – perspektivat e demokracive myslimane në Mediteran". Ky studim nuk merret vetëm me demokracitë myslimane, por edhe me konsideratën e BE-së në këto vende, që është rrënuar mjaft, sidomos për shkak të raportit të BE-së ndaj pranimit të Turqisë si anëtare dhe ndërprerjes së ndihmës për qeverinë e Hamasit në Palestinë. Megjithatë, nami i BE-së është mjaft më i favorshëm nga ai që gëzon ShBA në vendet myslimane. Krahas qëllimit që të prezantohen rezultatet e studimit, Konferenca në Bruksel qe



e parashikuar edhe për një debat më të gjerë për pozitën dhe diskriminimin e myslimanëve në BE. Si e tha Emine Bozkurt, delegate socialiste në Parlamentin Evropian nga Holanda, në BE vërehet një indiferencë shqetësuese ndaj njerëzve të fesë islame. Sipas fjalëve të saj, në disa vende myslimanët mbajnë vend më të dobët në tregjet e punës, kurse në shkolla janë më pak të suksesshëm dhe më vështirë hyjnë në institucionet e shoqërisë. Në Holandë, theksoi Bozkurt si shembull, ka dyfish më shumë të papunë të huaj me prejardhje myslimane, e shkaqet për këtë janë diskriminimi dhe islamofobia.

Një hulumtim pak më i hershëm, i aplikuar në Gjermani, tregoi se qëndrimet ndaj pjesëtarëve të bashkësisë myslimane nga viti në vit po bëhen jashtëzakonisht negative. Rezultatet kanë treguar se "islamofobia" ekziston në formë latente, dhe këtë e ilustrojnë të dhënat se në vitin 2004, 70% të të anketuarve patën konsideruar se kultura myslimane nuk pajtohet me shoqërinë perëndimore; 58% nuk i dëshironin myslimanët si fqinjë; dhe 39% në mënyrë të përgjithshme patën shprehur mosbesimin e tyre ndaj bashkësisë myslimane". Pas shtatorit të vitit 2001, masat emigruese janë ashpërsuar në legjislativin e shumë vendeve, më së shumti për të dekurajuar mbetjen e pakicës myslimane në ato vende. Në Francë politika e re emigruese ka hequr mundësinë e kërkimit të azilit, ka dobësuar politikën e tërheqjes së familjeve, dhe ka bërë që emigrantët e padëshiruar mund të "dëbohen" lehtë nga vendi. Ligji i ri për emigrimin në Gjermani, i cili hyri në fuqi më 1 janar 2005, kishte për qëllim rritjen e emigrantëve me kualifikime të larta, rregullimin e kërkesës së azilit, depërtimin e lehtësuar, heqjen e lejeve për qëndrim dhe verifikimin e detyrueshëm të prejardhjes.

Edhe pse pushteti në Gjermani ka theksuar se bartja e shamisë nuk është e ndaluar në shkollat publike, në raportin e Komisionit Evropian kundër racizmit dhe jotolerancës (European Commision against Racism and Intolerance - ECRI) qëndron se imponimi i rregullave rigoroze të mirësjelljes, të cilat janë kundër bartjes së shamisë në shkolla, ka ndikuar që vajzat myslimane të jenë penguar për t'u shkolluar në institucione të caktuara, që është diskriminim. Në mënyrë diçka më të përgjithësuar, për këtë kanë raportuar organizatat myslimane, duke cekur se të gjitha përpjekjet e myslimanëve që të integrohen në shoqërinë gjermane, janë pritur me rezerva, sidomos nga autoritetet dhe mediet shtetërore. Në rekomandimet e veta ECRI i ka sugjeruar pushtetit në Gjermani që të ndërmarrin masa efektive se si ta përballojnë racizmin ekzistues dhe diskriminimin e pjesëtarëve të bashkësisë myslimane aty. Në lidhje me këtë, pushtetit gjerman i është tërhequr vërejtja për rekomandimet që janë dhënë në "Rekomandimet e përgjithshme për politikë: nr. 5", që rekomandojnë një numër të gjerë masash legjislative dhe politike, të cilat do të duhet t'i ndërmarrë qeveria.

Në Francë, sipas Raportit të ECRI-së për vitin 2004, myslimanët qenë nishan i dhunës së forcuar dhe deklaratave diskriminuese. Sipas Komitetit Nacional Këshillues për të drejtat e njeriut, aktet antisemitike kanë përbërë shumicën me 72% të pjesëmarrjes në të gjitha veprat e krimit dhe dhunës raciste të evidentuara në vitin 2003. Disa raporte kanë treguar se çështja ka ecur përpara nga ndjenjat antimigruese dhe aktet e racizmit të drejtuara nga ardhacakët nga Afrika Veriore drejt atyre, prapavija e të cilëve është myslimane. Si pasojë e kësaj, xhamitë dhe varrezat myslimane janë bërë shpesh shënjestra sulmesh; prijësit fetarë myslimanë janë sulmuar edhe fizikisht, kurse kërcënimet dhe qëndrime të pakëndshme ndaj myslimanëve janë bërë të përditshme.

Nganjëherë në opinion janë paraqitur paralele të pabazuara dhe identifikimi i pjesëtarëve myslimanë qytetarë të Francës me terrorizimin, ekstremizmin dhe bashkësinë myslimane në përgjithësi. Ka pasur situata kur kjo kishte si rezultat diskriminimin direkt, sidomos në fushën e punësimit, ku pjesëtarët e bashkësisë myslimane janë refuzuar për punë për shkak të dyshimeve të pabazuara se janë kërcënues dhe terroristë potencialë. Raporti i EVRI-së ka vënë në dukje pjesërisht retorikën e orientuar nga kjo për të dëshmuar dhe treguar se si është e pamundur që myslimanët të integrohen në shoqërinë franceze për shkak të dallimeve evidente kulturore që i kufizon në masë të madhe religjioni i tyre, Islami. Në këtë raport ECRI rekomandon inter alia nënshkrimin dhe ratifikimin e "Protokollit nr. 12" të Konventës Evropiane për të Drejtat e Njeriut, me të cilën mundësohet mbrojtja e përgjithshme ligjore nga diskriminimi.

**Nga derrat deri te 'fitneja'**

Vitin 2007 "e kanë shënuar peticionet në Londër, protestat në Këln, procesi gjyqësor në Marsejë dhe konfliktet në Berlin", ku myslimanët evropianë kanë hasur në rezistencë të rreptë ndaj dëshirës (dhe të drejtës ligjore) për të ndërtuar xhami. Në arsyetimin e qëndrimeve të tilla, kundërshtarët e ndërtimit të xhamive kanë cekur se "xhaminë e refuzojnë si shenjë të islamizimit". Të tjerët pohonin se minaret do të prishnin kompozicionin arkitektonik të qyteteve, që ishte një nga argumentet në Lubjanë, ku ndërtimi i xhamisë është prolonguar për më shumë se njëzet vjet. Ultra të djathtët austriakë, me Joerg Haiderin në krye (vdiq para do kohe), guvernator i Korushkës, patën marrë vendimin që në këtë zonë austriake, të ndërrohej Ligji për kultivimin e pamjes së vendit, me të cilin pengohet tërthorazi ndërtimi i xhamive. Është interesant se fjala "xhami" në tekst të Ligjit nuk përmendet askund, por përmendet shprehja "objekte me dimensione të veçanta". Edhe pse në Korushkë nuk ka kërkesa për ndërtimin e xhamisë, këtë ligj hajderistët e shpjeguan si masë parandalimi. Se djathtistët kanë vendosur "ta shpëtojnë Botën Perëndimore nga Islami", këtë e tregon edhe një nismë nga Austria.

Si paralajmëroi në fillim të vitit 2008 Heinz-Christian Strache, kryetar i Partisë së Lirisë Austriake (Freiheitlichen Partei Österreichs) shumë parti të djathta nga vendet anëtare të Be-së janë të gatshme të unifikohen në një parti, të cilën do ta quanin Partia Liridashëse Evropiane dhe synimi i saj do të ishte "shpëtimi i Botës Perëndimore nga Islami dhe kërcënimet e tjera të parashikueshme". Projektin e themelimit të kësaj partie në atë çast e përkrahën Fronti nacional nga Franca me Jean-Mari Le Penin në krye, Vlaams Belang flaman nga Belgjika, të cilën e udhëheq Frank Vanhecke, sikur edhe Ataka nga Bullgaria, të cilën e udhëheq Volen Siderov.

Më ekstremistët konsiderojnë se faltoret myslimane janë kërcënim për siguri dhe këto i lidhin me terrorizmin. Ekstremistë të tillë do të mund të quheshin edhe pjesëtarët e opsioneve ultradjathtiste në Itali, para së gjithash të Ligës Veriore në Itali. Anëtari i tyre, në atë kohë edhe senator italian, nga mesi i vitit 2007, paralajmëroi organizimin e "Ditës së derrave", në shenjë proteste kundër ndërtimit të xhamisë në Bolonjë. Roberto Calderoni nga Liga Veriore e orientuar antiemigracioniste, ka thënë se është i gatshëm ta sjellë derrin e tij, në mënyrë që ta çnderojë (blasfemojë) lokacionin e xhamisë së ardhshme. "Unë dhe derri im do të jemi në dispozicion për shëtitje nëper vendin ku dëshirojnë të ndërtojnë xhami", tha Calderoni, i cili është nënkryetar i Senatit italian.

Calderoni e mbajti fjalën, kurse ish-ministrja në qeverinë e Italisë, gjithashtu anëtare e Ligës Veriore, Mariella Mazzeto, nxiti një valë kritikash për shkak të protestës së saj pa vend kundër ndërtimit të xhamisë në Padovë. Si kanë transmetuar mediet, ajo dhe disa pasues i kanë "shëtitur" derrat nëpër vendin e caktuar për xhami, kurse aktin e vet e ka shpjeguar si "mbrojtje të identitetit krishterë". Si e shpjegoi për mediet atëherë Riem Spielhaus, profesoreshë e Studimeve islame në universitetin "Humboldt" të Berlinit, tendosja u zgjua, sepse objektet fetare kanë vlerë të madhe simbolike në Evropë, ku katedralet dhe kishat janë më së shpeshti në qendër të qytetit. Ndërtimi i xhamive, sipas saj, simbolikisht paraqet ndryshim në shoqëri. Ajo hapi debatin për çështjen se a janë ndryshimet të mira, se a duhet të jetojnë myslimanët këtu, madje edhe se a është Islami fe e mirë. Opinionin gjatë vitit 2008 e ka lëkundur edhe një kontrovers – shfaqja e filmit dhjetëminutësh "Fitneja", në të cilin me ton islamofobik frymojnë mesazhet e urrejtjes së politikanit holandez Geert Wilders, kryetarit të Partisë djathtiste të Lirisë. Wildersi ka theksuar, duke paralajmëruar filmin, se synimi i tij nuk është të provokojë, por të qortojë kërcënimin që paraqet Islami për Perëndimin. Shprehja "Fitne" paraqitet në Kur'an dhe përkthehet si jaz apo si përçarje / Pavarësisht nga ndalesa e shfaqjes eventuale të këtij filmi nga ana e Qeverisë Holandeze nga frika se shfaqja e tij do t'i zemëronte myslimanët në Holandë, ku përbëjnë 6% të popullsisë, po në tërë botën klipi është shpallur në faqet e www.liveleak.com dhe në www.youtube.com. Qeveria e Holandës u distancua, duke konsideruar që filmi nuk ka kurrfarë qëllimi tjetër përveç ofendimit. Filmi fillon me qortimin se skenat që pasojnë janë shqetësuese, kurse mbaron me përfundimin se nacizmi është thyer më 1945, komunizmi ka rënë më 1989 dhe tash "është koha që të pësojë humbje ideologjia islame".

Skenat e sulmeve terroriste islame janë prerë me pjesë nga Kur'ani dhe me fjalimet e prijësve radikalë islamë, kurse krahas incizimeve të sulmeve terroriste në Nju-Jork (2001), Madrid (2004) dhe Londër (2005), me skena autentike eksplodimesh të tmerrshme dhe trupat e viktimave, është treguar videoincizimi nga Kosova, në të cilin shihet se si shqiptarët përdhosin kishën e Shën Spasit në Prizren. Në një pjesë të filmit janë treguar edhe karikaturat e Pejgamberit Muhammed me turbanin-bombë, të cilat dy vjet më parë, pas publikimit në Danimarkë, patën nxitur reaksione gjithandej Bashkësisë Myslimane. Një analizë më e vëmendshme e filmit na zbulon edhe manipulimin gjatë zgjedhjes së shkëputjeve, ku dominojnë ato radikale dhe ekstreme, të përzgjedhura në mënyrë të vetëdijshme, si ajo e muslimanëve të rinj, të cilët në demonstrata bartin mbishkrime "Zoti e bekoftë Hitlerin", "Liri, shko në ferr". Pastaj incizimi i myslimanes trevjeçare, e cila flet me ofendim për hebrenjtë, skena e ndëshkrimit me gurë ("rrexhmit") të femrave etj.. Qysh ditën e parë filmin e patën shikuar mbi katër milionë njerëz. Në anketën që ka bërë televizioni RTL, 54 % e holandezëve kanë deklaruar se filmi duhet të shfaqet, 76% nga ky numër konsiderojnë se kjo do të mund t'i rriste tensionet ndërmjet myslimanëve dhe jomyslimanëve, kurse 74 % se kjo do t'i rrezikonte raportet me vendet arabe. Pasuan reaksione të ashpra. Në Pakistan dolën në rrugë në protesta me qindra njerëz, kurse ambasadorit holandez në Islamabad iu dorëzua nota protestuese. Alaeddin Boroujerdi, kreu i Komisionit për politikë të jashtme në Iran, paralajmëroi protesta të mëdha edhe në Teheran, po edhe rivështrimin e raporteve të Iranit me Holandën. Pakënaqësinë e vet e shprehën edhe Ban Ki-mun, Sekretari i Përgjithshëm i OKB-së, sikur edhe Këshilli i Evropës, i cili ka vlerësuar se "fjala është për një manipulim që është bazuar në eksploatimin e frikës".

**'Mbulesa': Praktika religjioze si objekt i diskriminimit**

Besohet se debati për kufizimin e bartjes së shamisë është njëri prej më të përhapurve kur është për sa i përket qëndrimit, jo rrallë armiqësor, ndaj myslimanëve në Evropë. Pushtetet në disa shtete (Francë, Turqi, si edhe në disa Lande gjermane), mbulesën e konsiderojnë një akt të dukshëm të praktikës religjioze te myslimanet, kërcënim për demokracinë, shekullarizmin, duke e ndaluar këtë praktikë pa arsyetimin përkatës. Ligjvënësit e ligjeve dhe dispozitave të tilla restriktive, thuajse janë të verbër për shkaqet e vërteta të mbulimit. Madje sot është bërë edhe trend në opinion që me praktikën e sinqertë dhe të parrezikshme religjioze, siç është mbulesa, të lidhen sulmet e tmerrshme me bomba dhe terroriste, vrasjet fetarisht të motivuara. Femrën e mbuluar në fotografi, karikaturë apo ilustrim, sot në mënyrë automatike do ta identifikojmë me Islamin, por mendimi i parë për Islamin e "tillë", me të cilin po identifikohemi, do të jetë refuzues, sepse Islami i tillë është i prapambetur dhe konservativ, diskriminues dhe i vjetruar. Bartja e shamisë në publik, sidomos në institucionet publike dhe shtetërore, konsiderohet rrezik dhe kërcënim për sistemin demokratik të bazuar në parimet shekullariste. Femrat e fesë islame, të cilat jetojnë në Evropën Perëndimore, bartjen e shamisë e konsiderojnë pjesë të identitetit të vet. Por, ka edhe raste kur mbulesa u është imponuar nga ana rigoroze patriarkale e familjes. Kur bëhet fjalë për mbulesën, diskriminimi mund të shfaqet në dy nivele. Nga një anë, akti i mbulimit mund të konsiderohet simbol i shkeljes së qartë të të drejtave të femrës, po dhe diskriminim i femrave në përgjithësi. Argumentet e këtilla jo

rrallë shpërfillin faktin se ka shumë myslimane që mbulohen me vullnetin e tyre duke e konsideruar këtë, pjesë të identitetit të tyre. Nga ana tjetër, ndalimi i bartjes së shamisë diskriminon edhe ato femra të cilat, krahas lidhjes identifikuese, në mbulesë shohin edhe praktikën e tyre të përditshme fetare. Duke iu referuar javores gjermane "Der Spiegel", nga shtatori i vitit 2003, raporti periodik për islamofobinë thekson se si në Gjermani "53% të të anketuarve janë deklaruar kundër mbulimit të arsimtareve në shkollat shtetërore". Gjithashtu, anketa nga viti 2000 në Qendrën për Studime në Turqi (Centre for Studies on Turkey), e kryer ndër 2000 qytetarë e qytetare me prejardhje turke në Gjermani, tregon se 27.2% të turqve të intervistuar besojnë se myslimanet do të duhej të mbulohen kur paraqiten në publik. Po kjo anketë tregon se debati për mbulesën në Gjermani, shpesh i përmbushur edhe me emocione, ka prodhuar gjendjen që është rritur numri i atyre që janë përkrahës të mbulimit. Në fillim të vitit 2008 Turqia u gjend, siç njoftonin mediet, "para vendimit historik", që e kishte paralajmëruar Kryeministri Tayyib Erdogan, duke thënë se ishte arritur ujdia në Parlament për heqjen e ndalimit të bartjes së shamisë në institucionet publike. Që partia e Erdoganit të hiqte amendamentet në nenet 10 e 42 të Kushtetutës, i nevojitej përkrahja e Partisë së Aksionit Kombëtar (MHP) në Parlament, sepse vetë Partia e Drejtësisë dhe Zhvillimit (AKP), me gjithë përkrahjen të 60% të zgjedhësve, nuk i arrin dy të tretat në Parlament, të nevojshme për ndryshimin e Kushtetutës së Ataturkut, e cila është në fuqi për më shumë se 80 vjet. Analistët në Stamboll kanë konsideruar se marrëveshja e AKP-së në qeverisje dhe MHP nacionaliste opozitare, do të mund të nxiste konfrontime politike me shekullaristët dhe ushtrinë, të cilët i mbrojnë të arriturat e revolucionit të Ataturkut.

T'u kthehemi vendeve të BE-së, ku për bartjen e shamisë shikohet nga një këndi disi tjetër. Diskriminimi në lidhje me ndalimin e mbulesës është i pranishëm edhe në sistemin arsimor dhe në institucionet e tij. "Për shkak të identifikimit të shtrirë të Islamit me fondamentalizmin në pjesën më të madhe të shoqërisë, nevojat e myslimanëve në fushën e arsimimit një kohë të gjatë kanë qenë të injoruara", paralajmëron Raporti periodik mbi islamofobinë në Evropën Perëndimore. Në raport qëndron se si emigrantët me prejardhje turke në Gjermani janë kryesisht shënjestër e ndjenjave në rritje të ksenofobisë. Edhe pse në shkollat dhe universitetet gjermane ligji u mundëson myslimaneve që t'i bartin shamitë lirisht, disa drejtori të shkollave këtë e konsiderojnë simbol të prapambetjes, presionit dhe diskriminimit ndaj femrave, si dhe simbol të getoizimit dhe izolimit nga shoqëria gjermane, dhe po përdorin mekanizma të ndryshëm për ta ndaluar mbulesën. Me gjithë vendimin që ka marrë Gjykata Supreme e Gjermanisë në korrik të vitit 2003, sipas të cilit bartja e shamisë nuk mund të jetë shkak për akuza apo humbje të punës, disa raporte tregojnë se femrat myslimane që mbulohen, kanë qenë viktima të diskriminimit në opinion dhe në tregun e punës. Rasti Fereshte Ludin në Gjermani ishte në qendër të debatit kontravers për shkak të bartjes së shamisë, nga ana e arsimtarëve në shkolla. Rasti ka ndodhur në landin gjerman Baden-Württemberg, ku Fereshte Ludin, arsimtarja e re me prejardhje afganistaneze, i është kundërvu vlerësimit zyrtar të bartjes së shamisë si diçka e prapambetur dhe fondamentaliste, duke theksuar se si do t'i mbrojë gjithnjë dy parime: i pari, se si bartja e shamisë është vendim i saj dhe mënyrë se si ajo e koncepton Islamin, dhe, i dyti, se refuzon çdo lloj imponimi dhe presioni mbi myslimanet e reja, të cilat nuk dëshirojnë të mbulohen. Rasti Fereshte Ludin nxiti diskutime të shumta edhe në landet e tjera gjermane, të cilat rezultuan me propozime për nxjerrjen e "ligjit kundër shamisë", i cili simboleve të krishtera do t'u jepte pozitë privilegjuese. Shtatë nga 16 parlamente të landeve në Gjermani kanë përgatitur "ligjet kundër simboleve specifike religjioze, të cilat do të mund ta çrregullonin qetësinë politike dhe religjioze në shkolla". Duke marrë parasysh zgjidhjet ekzistuese ligjore në landet gjermane, është e qartë se ato nuk janë të drejta në raport me të gjitha religjionet dhe se kanë për qëllim të ndalojnë vetëm bartjen e vellos (hixhabit) te myslimanet. Në shkollat e Baden-Würtembergut dhe të Bavarisë, ligjet e mbrojnë qetësinë religjioze duke ndaluar vënien në spikamë të simboleve specifike religjioze, me përjashtim të atyre të krishtera. Në shkollat e North Rhine-Westphalisë gjithashtu konsiderohet se simbolet e krishtera nuk e shqetësojnë qetësinë politike dhe religjioze në shkolla. Në Bremen, sipas ligjeve të vitit 2005, ndalohet bartja e të gjitha atyre simboleve religjioze dhe politike në mënyrë provokative.

Shkalla e respektimit dhe konsideratës për "tjetrin" dhe për atë "ndryshe', imponohet si diçka e domosdoshme në botën demokratike dhe qytetëruese. Për fat të keq, jemi dëshmitarë se në erën e globalizimit lindin shfaqje reaksionare, një prej të cilave është kthimi në rrënjë, në fondamente, nga të cilat lindin lëvizjet fondamentaliste dhe dominimi i kolektiveve dhe identiteteve grupore, ku të tjerët, sidomos nëse janë pakicë, më së shpeshti pësojnë dhe bëhen të diskriminuar. Si qëndron në artikullin "Kultura e tyre, kultura jonë", "viktima të politikës së këtillë nuk janë vetëm ata që i godasin këto ligje drejtpërdrejt, por këto ligje janë në kundërshtim për tërë njerëzinë."

Burimi: Davor Marko, Zar na zapadu postoji neki drugi bog?, Sarajevë, 2009, Përktheu nga gjuha boshnjake: N. Ibrahimi

# Konstitucionalizmi institucional i qeverisjes islame

**Arta Tahiri**

**Për një mysliman, konceptet e fesë dhe shtetit janë të pandashme.**

Është një mënyrë e gabuar e të konceptuarit nga shumë vende perëndimore dhe nga studiues të tyre, që e shohin Islamin vetëm si fe dhe sikur ka të bëjë vetëm me disa pjesë të rezervuara të individit dhe për çështje të caktuara, duke e ndarë atë kështu nga pjesë të tjera të jetës. Kjo nuk është pikëpamja reale islame. Ajo kurrë nuk ka qenë, as në të kaluarën dhe as është tani, një sistem kaq i ngurtë e kompleks dhe përpjekjet moderne për ta bërë atë të këtillë, mund të shihen si një shmangie.

**Islami një mënyrë e plotë e jetës**

Islami është një "mënyrë e plotë e jetës". Ai ka dhënë udhëzime në çdo sferë të jetës - nga pastërtia individuale, rregullat e tregtisë, të strukturës dhe të politikës e shoqërisë. Islami kurrë nuk mund të ndahet nga jeta shoqërore, politike apo ekonomike, sepse feja jep udhëzime morale për çdo veprim që bën një person. Akti kryesor i besimit është të përpiqesh për të zbatuar vullnetin e Zotit në të dy jetët – në atë private dhe në atë publike. Myslimanët e shohin se ata vetë, si dhe bota rreth tyre, duhet të jenë të nënshtruar plotësisht ndaj Zotit dhe Vullnetit të Tij. Për më tepër, ata e dinë se ky koncept i sundimit të Tij duhet të jetë i vendosur në tokë, në mënyrë që të krijojë një shoqëri të drejtë. Ashtu si hebrenjtë dhe të krishterët para tyre, myslimanët ishin thirrur për një marrëdhënie besëlidhjeje me Zotin, duke u bërë ata një bashkësi e besimtarëve, që të shërbejë si shembull për kombet e tjera, duke krijuar një rend moral shoqëror. Gjatë gjithë jetës së tij, njeriu , duke qenë një mysliman, e ka për qëllim jo vetëm që t'i përkasë atij besimi në praktikat e tij, por edhe që të jetojë nën ligjin islam. Për ligjin islam besohet që është një zgjatje e sovranitetit absolut të Zotit. Zoti është sovran absolut në Islam, dhe prandaj është Zoti i vetëm i qiellit dhe i Tokës. Zoti është Ligjvënësi për çdo fushë të jetës njerëzore. Kështu, Zoti është Ligjvënësi i Lartë , Gjykatësi Absolut dhe Ligjvënësi që e dallon të drejtën nga e gabuara. Me fjalë të tjera, vetëm Zoti e ka autoritetin për të bërë ligje, për të përcaktuar aktet e adhurimit, për të vendosur moralin dhe për të vendosur standardet e ndërveprimit dhe të sjelljes së njerëzve. Kjo është për shkak se:"I Tij është krijimi dhe sundimi". (Kur'an 07:54)

**Ndarja e fesë dhe institucioneve të shtetit**

Siç u përmend, në Islam Zoti është i njohur si Sovrani i vetëm i punëve të njerëzve, kështu që nuk ka pasur kurrë një dallim midis autoritetit fetar dhe shtetit. Në Krishterim, dallimi midis dy autoriteteve është e thënë të bazohet në të dhënat në Dhiatën e Re - duke i kërkuar që të marrë pasuesit e tij - Cezari atë që ishte e tij dhe Perëndia atë që është e Tij. Prandaj gjatë gjithë historisë së krishterë deri në ditët e sotme, gjithmonë ka pasur dy autoritete: "Zoti dhe Cezarit', ose 'kisha nga shteti". Secili ka ligjet dhe jurisdiksionet e veta, secili strukturën e vet dhe hierarkinë e vet. Në Botën perëndimore paraislamike nuk ka pasur dy fuqi, dhe çështja e ndarjes nuk u ngrit. Dallimi aq thellë i rrënjosur në Krishterim në mes kishës dhe shtetit, nuk ka ekzistuar në Islam.



**Vizioni i një shteti Islam**

Vizioni i një shteti Islam dhe qëllimi i autoritetit të tij politik është për zbatimin e ligjit hyjnor. Kështu, shteti Islam është një komunitet ideal, i cili rregullohet nga Ligjet e Zotit. Kjo nuk do të thotë se një sistem i tillë sjell domosdoshmërisht një shtet teokratik nën sundimin e drejtpërdrejtë të njerëzve, dijetarëve të fesë, Islamit, e as nuk është një autokraci që ka pushtetin absolut të sundimtarit.

Funksioni i shtetit Islam është që të ofrojë siguri dhe rend, në mënyrë që myslimanët të mund të kryejnë të dy detyrat e tyre fetare të kësaj bote. Kalifi është kujdestar i besimit dhe i komunitetit. Roli i tij nuk është aq shumë i kontrolluar nga dijetarët fetarë, por rritet prej tyre, sepse ata janë për të siguruar njohuritë dhe dijet fetare. Kalifi është gjithashtu ai që i i emëron gjyqtarët për të zgjidhur mosmarrëveshjet në pajtim me ligjin islam. Ka një nivel të caktuar të fleksibilitetit në lidhje me sistemin e qeverisjes dhe themelimin e tij në Islam dhe, mbi të gjitha, feja duhet të zbatohet plotësisht në shtet dhe në shoqëri.

**Islami dhe Demokracia**

Për të diskutuar në mënyrë produktive në temën e demokracisë, së pari duhet të kuptojmë origjinën dhe kuptimet e vetë konceptit.

Sa kohë që shumica e myslimanëve dëshirojnë një pjesëmarrje më të madhe politike, sundimin e ligjit, përgjegjshmërinë e qeverisë, liritë dhe të drejtat e njeriut, - ka shumë mënyra të ndryshme për t'i arritur këto qëllime. Për disa, Islami ka mekanizmat e vet, të cilët i përjashtojnë institucionet demokratike. Ka mendime të tjera, që pretendojnë se Islami është plotësisht i aftë për akomodimin dhe përkrahjen e institucioneve demokratike. Ata angazhohen në një proces të reformës, ata argumentojnë pajtueshmërinë midis Islamit dhe llojeve të caktuara të "demokracisë", duke përdorur konceptet tradicionale islame, si konsultimin (Shura), konsensusin e komunitetit (ixhma), interesin publik (maslaha) dhe mendimet e shkrimeve të shenjta në bazë (ixhtihad).

Këta mekanizma mund të përdoren për të mbështetur format e qeverisjes me sisteme të kontrolleve dhe balancave në mes degëve ekzekutive, legjislative dhe gjyqësorit.

Nga kjo,mund të shohim se Islami është një fe që rregullon jetën private fetare jo vetëm të një individi, po rregullon edhe mandatet dhe të gjitha aspektet e jetës publike. Sepse nocioni i adhurimit në Islam nuk është i kufizuar thjesht në rituale, por, duke përfshirë të gjitha veprat e bindjes dhe të mirësisë, kësodore edhe koncepti i fesë të shtrihet në të gjitha rrugët e jetës në Tokë.

Për një mysliman, konceptet e fesë dhe shtetit janë të pandashme. Në mbajtjen e këtij parimi në mendje, pavarësisht nga forma e qeverisjes që një shoqëri myslimane zgjedh për të zbatuar, të gjithë përbërësit e saj duhet të jenë në përputhje të drejtpërdrejtë me parimet e fesë.

# Athua kaq shpejtë duhet harruar e kaluara?!

**Xheladin Fazliu**

**Prej 560 xhamive, u dogjën u shkatërruan e u demoluan, 218 xhami, 3 teqe, 1 hamam, 75 dyqane pronë e vakëfit, 302 shtëpi të imamëve, etj. U dogjën e u shkatërruan nga themeli 4 medrese të vjetra ndërsa u demolua në tërësi objekti i ri i Medresesë "Alauddin" në Prishtinë. Nga dora vrastare serbe u vranë 16 imamë, 1 punëtorë administrativ i BIK-ut dhe 14 nxënës e ish-nxënës të Medresesë "Alauddin" Prishtinë.**

Vargu i temave që presin të shtjellohen e të prezantohen për bisedime rrinë varur, dhe sikur thërrasin imagjinatën tonë, për të thurur garniturën e ndjenjave për këtë temë. Nga ato ide dhe perceptime zgjodha këtë temë, e cila sikur më obligon të ofroj qasje nga këndvështrimi im, jo vetëm pse tematika që dua të trajtoj, është aktuale por mendoj që është edhe emergjente, dhe një fitim i madhë për popullin tonë në përgjithësi.

Mbi 12 mijë të vrarë e të masakruar, shumica gra,pleq e fëmijë,qindra e mijëra gra të dhunuara, mijëra njerëz të zhdukur e të burgosur, 120.000 shtëpi të djegura e të granatuara, ky është bilanci tragjik i një politike shoviniste që e udhëhoqi regjimi serb,i përkrahur fatkeqësisht edhe nga popullata lokale serbe e Kosovës e cila me ketë periudhë sikur nuk deshi të dinte për tolerancë dhe fqinjësi e vullnet të mirë.

Agresioni policor, ushtarak e paramilitar serb në Kosovë nuk i rrezikoi vetëm jetët e mbi dy milionë shqiptarëve, por ai shkaktoi rrënimin ,djegien dhe shkatërrimin e një numri të madh të objekteve kulturore dhe fetare. Agresorët serbë duke rrënuar me vetëdije dhe me plan tërë atë që ishte ndërtuar me shekuj në truallin e Kosovës,trashëgimisë kulturore të Kosovës i shkaktuan dëme të pa kompensuar. Gjatë ekspeditës kriminale serbe nuk janë kursyer as objektet me vlera të larta të arkitekturës dhe qytetërimit islam në Kosovë, siç janë Xhamia e Hadumit në Gjakovë,e ndërtuar para 400 vjetësh, çarshia e vjetër dhe biblioteka e xhamisë e themeluar më 1592/5, me qindra dorëshkrime të vjetra orientale; xhamia e Llapit e Prishtinës, e ndërtuar më 1470, selia e BIK-ut Prishtinë,e cila është djegur nga forcat serbe, ditën kur në Prishtinë hynë forcat e NATO-s. Aty u dogj edhe arkivi i Bashkësisë Islame dhe shumë dorëshkrime të tjera me vlerë të madhe. Në qytetin e Pejës me rrethinë pothuajse janë djegur të gjitha xhamitë, si xhamia e Çarshisë (1470), xhamia e Kurshumlisë (1577), xhamia e Defterdarit (1570), hamami i Pejës si dhe Çarshia e vjetër. Shumica e këtyre objekteve kanë qenë në mbrojtjen e Institutit për mbrojtjen e monumenteve historike. Nuk ka dyshim se shkatërrimi i objekteve historike dhe i veprave të artit ka qenë pjesë e procesit të gjenocidit serb.

Kështu,kur një popull bëhet objekt i sulmeve brutale për shkak të përkatësisë kombëtare, kulturore dhe fetare, synimi nuk është vetëm shkatërrimi i vetë popullit,me vrarje ,masakra dhe me dëbim nga vendbanimet e tyre, por edhe shkatërrimi i objekteve që dëshmojnë se ata kanë jetuar në atë vend.

Veprat e kulturës shpirtërore dhe e qytetërimit shqiptar në Kosovë argumentojnë historinë e tyre të lashtë në Kosovë dhe në Evropë. Ky vend dhe ky popull, Kosova dhe shqiptarët, me kulturën e tyre shpirtërore e materiale, më së miri kanë treguar përkatësinë e tyre autoktone fetare e kombëtare në këto treva. Për këtë arsye armiku bëri çmos që shqiptarëve t'ua ndërpresë tërë atë që i lidhë ata dhe dëshmon për të kaluarën e tyre.

Prej 560 xhamive sa kishte gjithsej para lufte në Kosovë, 218 u dogjën, u shkatërruan e u demoluan. U dogjën e u shkatërruan nga themeli



***Xhamia e Burimit (Istogut)* (1730-1999)**
*Xhamia është granatuar me artileri të rëndë. Është shkatërruar pjesa e epërme e minares dhe muri i pjesës ballore. Më pastaj xhamia është djegur tërësisht në prill 1999. Në kompleksin e xhamisë ka qenë edhe selia e Këshillit, ku është djegur tërë materiali arkivor.*

4 medrese të vjetra ndërsa u demolua në tërësi objekti i ri i Medresesë "Alauddin "në Prishtinë, u dogjën 3 teqe, 1 hamam , 75 dyqane pronë e vakëfit, u dogjën e u shkatërruan 302 shtëpi të imamëve. Nga dora vrastare serbe u vranë 16 imamë, 1 punëtorë administrativ i BIK-ut dhe 14 nxënës e ish-nxënës të Medresesë" Alauddin " Prishtinë. U shkatërruan 86 minare, 117 mihrabe, 120 hytbe, 114 kupola, mbi 560 arabeska origjinale e autoktone të artistëve shqiptarë, madje disa të vjetra edhe me shekuj, mbi 12 mijë dorëshkrime dhe mus-hafë të djegur, zhdukja e materialeve dhe lëndëve të vjetra arkivore që ruheshin në Arkivin e BI, numri i të cilëve arrinte në mijëra kjo përben një humbje të madhe jo vetëm për të kaluarën tonë kulturore, fetare e historike, po edhe për mbarë kulturën dhe qytetërimin botëror.

Qeveria e Beogradit, në bazë të konventave ndërkombëtare, është e obliguar të paguaj dëmshpërblimet morale dhe materiale ndaj popullit të Kosovës, sepse ajo kishte bërë agresion ndaj një vendi të pambrojtur dhe popullatës civile. A nuk duhet të kërkojmë llogari nga Qeveria Serbe për të gjitha të këqijat që na ka shkaktuar?

Na duhet një vizion dhe strategji e duhur, Qeverinë e Beogradit, pavarësisht se kush është në pushtet, duhet ta mbajmë në shënjestër si shtet kriminal e shkaktar i gjenocidit. Kontaktet me të duhet të bëhen vetëm atëherë kur Beogradi të kërkojë falje dhe dëmshpërblim për krimet që ka bërë në llogari të popullit të Kosovës dhe thesarit të saj fetar dhe kulturor.

"Të mos harrohet ajo çka ka ndodhur"



***Xhamia e Llapashticës së Epërme* (1743-1999)**
*Xhamia është djegur në tërësi. Nga granatimet e pandërprera ka pësuar edhe minarja. Ky fshat është shkatërruar pothuaj i tëri ngase në të ka qenë i vendosur Shtabi i përgjithshëm i UCK-së për ZOLL-in.*

# Arkitektura Islame e Kosovës e zhvilluar gjatë periudhës osmane

**Agim Ali**

**Arkitektura islame është ndër pasuritë kulturore më të çmuara të popullit shqiptar, për deri sa për arkitekturën islame të Shqipërisë të zhvilluar gjatë periudhës osmane mendon se në fazat e para të saj, kryesisht gjatë shek. XIV dhe XV është e prurë nga ushtritë osmane dhe prototipa arkitekturor të cilat janë realizuar në vendet prej ka kanë ardhur ushtritë osmane, të cilat me sukses nga mjeshtër ushtarak janë realizuar edhe në vendin tonë**

Rreth stilit dhe autenticitetit të arkitekturës islame të zhvilluar në hapësirën e Kosovës ekzistojnë disa mendime të cilat studiuesit i kanë artikuluar në mendimet dhe studimet e tyre shkencore. Kështu disa studiues turk atë e fusin në mesin e veprave osmane dhe e shikojnë si pjesë të pandarë të kulturës materiale osmane dhe në disa raste tentojnë që kryesisht zhvillimet e shek. XV dhe XVI t'i karakterizojnë si trashëgimi turke. Kështu profesoresha nga Universiteti Teknik i Stambollit, arkitekte restauratore, Zeynep Ahunbay, thekson se arkitektura e xhamive të Prishtinës (dhe të qyteteve tjera të Kosovës) i takon stilit të hershëm osman dhe atij Klasik Osman.[1] Studiuesit shqiptarë mendojnë se arkitektura islame në Kosovë, gjatë periudhës osmane, ka më tepër element tradicional dhe si e tillë është e dallueshme nga shembujt tjerë të Perandorisë, dhe atë që nga fillimet e saj, si e tillë ajo është trashëgimi shqiptare e Kosovës. Kështu profesori Fejaz Drançolli, historian i artit nga Universiteti i Prishtinës, në veprën e tij 'Rrënimi i Kullës Shqiptare' thekson se elementet autokton të arkitekturës islame në Kosovë janë dominues dhe se pavarësisht ndikimeve nga zhvillimet artistike të Perandorisë Osmane ata paraqesin element dominues për të përcaktuar stilin e kësaj arkitekture. Profesori Fejaz ndërton tezen për stilin dhe origjinalitetin e kësaj arkitekture, sipas të cilës arkitektura islame e Kosovës e zhvilluar gjatë periudhës osmane është e veçantë, dhe si e tillë formon stilin e arkitekturës islamo kosovare[2]. Përkitazi me këtë çështje një mendim më të integruar paraqet profesori nga Shqipëria, me përvojë disa vjeçare në restaurim dhe teori të restaurimit, Aleksander Meksi në librin e tij 'Arkitektura e xhamive të Shqipërisë', fillimisht ai thekson se arkitektura islame është ndër pasuritë kulturore më të çmuara të popullit shqiptar, për deri sa për arkitekturën islame të Shqipërisë të zhvilluar gjatë periudhës osmane mendon se në fazat e para të saj, kryesisht gjatë shek. XIV dhe XV është e prurë nga ushtritë osmane dhe prototipa arkitekturor të cilat janë realizuar në vendet prej ka kanë ardhur ushtritë osmane, të cilat me sukses nga mjeshtër ushtarak janë realizuar edhe në vendin tonë, në Shqipëri. Kurse në shek. e XVI e këndej arkitektura e xhamive u zhvillua kryesisht nën ndikimin vendor dhe si e tillë është origjinale me tipare të theksuara lokale.[3] Sido që të jetë arti islam i Kosovës i zhvilluar gjatë periudhës osmane është i përmasave të larta artistike, shembujt më përfaqësuese të saj, kryesisht xhamit, janë monumente sa me vlera historike dhe kulturore, po ashtu edhe me vlera artistike. Në arealin e përgjithshëm të zhvillimit të artit dhe arkitekturës në trevën e Kosovës, ky art ka dominuar që nga shek. XV dhe është më i prezantuar në kohën tonë, nga të gjitha artet tjera monumentale. Prandaj edhe trajtimi i tij duhet të jetë korrekt dhe të vlerësohet objektivisht dhe pa subjektivizëm qoftë fetar apo kombëtar.

### Arti islam dhe perandoria osmane

Objektet e ndërtuara të artit islam të Kosovës gjatë periudhës osmane janë të llojllojshme, dominues është xhamia, por janë ndërtuar edhe tyrbet, teqe, medresetë, bibliotekat, hamamet,



komplekset e çarshive, karvan sarajet, mullinjtë, qeshmet, kullat e sahatit, arkitektura e banimit e fshatit dhe e qytetit etj. Duhet cekur se ndërtimet osmane qysh në fillim të tyre i kanë ndërtuar donatorët shqiptar, pushtetar të islamizuar shqiptar, të cilët nën vasalitetin e sulltanit kishin arritur pozita të larta shtetërore, ndërsa në rrafshin ekonomikë kishin vënë pasuri të mjaftueshme për të financuar kësi lloj ndërtimesh.

Objektet e para të ndërtuara në Kosovë nga donatorë shqiptar janë Hamami i Vushtrrisë dhe Xhamia e Gazi Ali Beut (1410)[4]. Pas kësaj periudhe, Sulltan Mehmeti II dhe Murati i II ndërtojnë disa objekte, të cilat edhe paraqesin monumentet e vetme islame të cilat i kanë ndërtuar donatorët e huaj në Kosovë.[5] Sido qoftë fuqia më e madhe politike dhe ekonomike e vasalëve shqiptar kishte arritur atëherë kur ishte zhvilluar më tepër edhe vetë Perandoria dhe ndërtimet më madhështore të arkitekturës islam të Kosovës gjatë Periudhës osmane ndodhin në fundshekullin XV dhe gjatë shekullit të XVI, por edhe gjatë shek. XVII.

Objektet më reprezentative të kësaj periudhe, që në fakt paraqesin edhe objektet më përfaqësuese të tërë arkitekturës islame të Kosovës janë: Xhamia e Çarshisë, Xhamia e Llapit në Prishtinë, Xhamia e Mehmet Pashës, Xhamia e Saraqhanës (Kuklibeut) në Prizren, Xhamia e Koxha Sinan Pashës në Kaçanik, Xhamia e Hadumit në Gjakovë, Xhamia e Sinan Pashës në Prizren (1615) etj.

Xhamitë e kësaj periudhe i karakterizon skema kompozicionale e ndërtuar nga një sallë unike, në të cilën janë të prezantuara elementet për falje: mihrabi dhe mimberi, sallës zakonisht i paraprinë hajati,në këtë hajat zakonisht arrihet pas një oborri të gjelbëruar dhe me fontana për abdes. Sistemi konstruktiv i tyre është i karakterizuar nga masiviteti, ndërsa kupola është dominuese, përcjellja vertikale e forcave më tutje kryhet nga pandantifët dhe trompet, dy elemente mjaftë të prezantuara në arkitekturën e kësaj kohe.

Objektet tjera po ashtu mirë të prezantuara gjatë kësaj periudhe janë hamamet, të tillë si Hamami i Madh në Prishtinë, Hamami i Haxhi Beut në Pejë, Hamami i Isa beut në Vushtrri, i Gazi Ali Beut në Prizren etj. Edhe çarshitë si komplekse arkitektonike janë mjaftë të prezantuara në hapësirat e Kosovës, ato në fakt janë ndërtuar në vendet e tregjeve paraosmane, dhe me strukturën arkitektonike dhe shtrirjen e tyre urbane paraqesin ndërtime unike, kjo ishte karakteristikë e veçantë e qyteteve shqiptare[6].

Edhe objektet tjera si tyrbet, teqetë, urat etj paraqesin monumente të cila si për nevoja fetare e po ashtu edhe nevoja tjera publike dhe private janë ndërtuar në numër të madhe të tyre në qytetet ekzistuese të asaj kohe dhe në qytezat të cila filluan të lulëzonin si rezultat i zhvillimit të madh ekonomikë të rajonit në fundshekullin e XV dhe shek. e XVI.

(1) Për këtë shih: 'Restaurimi i Xhamisë së Hadumit' CHWB Kosovo Office, report series No. 10/2007, f. 15 – 25 (2) Për këtë shih 'Rrenimi i kullës shqiptare' F. Dranqolli, f. 44- 59 (3) Për këtë shih 'Arkitektura e xhamive të Shqiprisë', A. Meksi, Uegen Tiranë 2007, f. 148 – 156 (4) 'Monumentet e Kosovës' IMMK, Prishtinë 2004, (shkrim i I. Regjës ) f. 78 (5) Po aty... f. 77 (6) 'Rrenimi i kullës shqiptare' F. Dranqolli, f. 53

# Objektet e banimit si trashëgimi kulturore

**Ilir Sopjani**

**Komponenti i veprimtarisë ekonomike me traditën e organizimit religjioz, dokesor, familjar dhe shoqëror, në fund të fundit, është realiteti faktologjik, i cili shprehet përmes ndërlidhjes kohezive: objektet e banimit dhe ato ekonomike, në raport me mënyrën e të jetuarit.**

Falënderimet I takojnë vetëm Allahut, Krijuesit të çdo gjëje që nuk na la asgjë pa na e sqaruar nëpërmjet të dërguarit të tij, Muhamedit a.s., i cili, nëpërmjet një hadithi nga mijëra të tjerë në lidhje me temën që do ta sqarojmë, ai tha:''Nga lumturia e njeriut në këtë botë janë: Gruaja e devotshme, mjeti i mirë i udhëtimit dhe shtëpia e gjerë.[1]

Nga ky hadith kuptojmë qartë rëndësinë e shtëpisë apo vendin e banimit në këtë botë që njeriu si krijesë e Allahut ka nevojë për të.

### Karakteristikat e përgjithshme të kulturës materiale shqiptare

Krijimtaria materiale shqiptare mund të ndiqet në mënyrë vijimore qysh nga periudhat e hershme e deri në ditët e sotme. Në këtë kulturë materiale të mjeshtërve shqiptarë gjatë periudhave të ndryshme historike, vërehen edhe ndikime të kulturës materiale greke, romake, bizantine, osmane etj.. Elementet kulturore dhe ndikimet nuk dobësuan në asnjë mënyrë karakterin dhe tiparet e kulturës shqiptare. Përkundrazi,këto elemente mjeshtrit dhe artistët shqiptarë arritën t'i sintetizonin me mjeshtëri në veprat e veta me motive autoktone, pra gjithsesi, marrje e dhëniet edhe në aspektin e trashëgimisë kulturore materiale janë të dukshme, ku më shumë e ku më pak[2].

Dihet mirëfilli se çdo kulturë në botë ka karakteristikat dhe tipet e ndryshme të shtëpive, të cilat shpeshherë si faktorë ndryshimi janë të shumtë e që nuk ishin edhe të natyrës së njëjtë, meqë edhe ndikimet e tyre ndryshuan. Kjo gjë, pra ndikimi i faktorit,varet nga koha dhe treva ku dhe kur u realizuan veprat e arkitekturës popullore. Tërë faktorët mund të radhiten në dy grupe: në grupin e parë bëjnë pjesë faktori i natyrës dhe faktori fiziko-gjeografik, ndërsa në të dytin faktori ekonomiko-shoqëroro[3], ngase, fjala bie, materiali që përdorej në të kaluarën e largët a të afërt për ndërtimin e shtëpive - në Ballkan përdoreshin guri dhe tullat e papjekura apo "qerpiçi" si njihet në popull, - i njëjti material nuk mund të përdorej edhe në shkretëtirat e Saharasë, sa për sqarim.

Prandaj në traditën popullore shqiptare gjatë kohëve kemi tipe të ndryshme shtëpish dhe teknika të ndryshme të ndërtimit nga kultura të ndryshme , prandaj në gjithë botën kemi këtë diversitet kulturor material, pa anashkaluar as atë shpirtëror, që gjithsesi kishte një rol të rëndësishëm edhe në objektet e banimit. Në traditën e vjetër popullore shqiptare kuptimi i bashkësisë familjare identifikohej me shtëpinë, me oxhakun, me derën, me zjarrin, në varësi nga krahina etnografike. Kur thuhej shtëpia e filanit- NN, nënkuptohej familja. Kur thuhej, bie fjala: Dera e Osmanajve, nënkuptohej familja e tyre. Kur thuhej se ky katund (fshat) ka 60 zjarre apo oxhaqe- nënkuptohej ka aq familje. Këto kuptime rrjedhimisht shprehnin edhe fazat e organizimit të jetës dhe mënyrën e banimit. Është e njohur rruga evolutive e zhvillimit të mënyrës së banimit, tashmë pjesë e historisë së arkitekturës popullore shqiptare, duke filluar nga shpella; parashpella; kasollja në dhe; kasollja mbi dhe; kasollja rrethore e punuar me thurje druri e baltë; kasollja katërkëndore me thurje e baltë - të mbuluara me kashtë apo me fier, me

vatër në mes, pa dritare dhe pa oxhak; pastaj shtëpia e punuar nga qerpiçi, me dy apo tri kthina – në kthinën e mesme ishte e vendosur votra, sipër së cilës punohej baxha nga dilte tymi, ndërkaq kthinat anësore shërbenin për bagëti - (njëra) dhe për familjarë - (tjetra). Me kohë ky tip objekti shërbente vetëm për njerëz. Shtëpia ishte e mbuluar me kashtë thekri, po edhe me rrasa guri- në varësi nga treva nga merrej lënda; pason tipi i shtëpisë gjysmëkat – karakteristikë e relievit kodrinoro-malor, ku katin apo hapësirën e përdhesit, deri në gjysmën e objektit transversal, e shfrytëzonin për bagëti, ndërkaq kati i sipërm shfrytëzohej për familjen: si shtëpi zjarri dhe kthina gjumi.

Shtëpia në kat (përdhesja e punuar nga muri i qerpiçit i lidhur me hatulla druri, por edhe nga muri i gurit me lloç të përzier me kashtë gruri në funksion fibresh lidhëse si dhe me hatulla druri), ku kati punohej nga druri: dërrasa, lëndë e gojuar apo edhe thurje e lyer me lloç (baltë). Mbulesa ose kulmi (çatia) ishte nga kashta, rrasa guri ose tjegulla lugore, e njohur në Kosovë si qeremide magjupi, meqë prodhues ishin romët, zakonisht. Si objekt i një kategorije më të avancuar dhe paraprijës i Kullës na paraqitet çardaku. Ky ishte objekt banimi i shtresës së kamur. Përdhesi kishte vetëm një kthinë dhe shkallët për t'u ngjitur në kat, nëse ato nuk ishin jashtë. Kjo kthinë ishte e dedikuar vetëm për bagëti dhe quhej ahër. Me të njëjtin emër njihet edhe kur është në objektin e Kullës, që kishte po atë funksion – strehimin e bagëtisë. Në varësi nga lënda e parë, në rrethinat ku ndërtohej çardaku, ky punohej nga guri ose qerpiçi, dikur më vonë dhe nga tulla e pjekur (kati përdhes, që në popull njihet si kati i parë), ndërkaq kati (i dytë) punohej zakonisht nga dërrasa por edhe nga thurje të lyera me lloç. Mbulesa bëhej me tjegulla lugore (qeremide magjupi) ose rrasa guri. Kati kishte odën, divanhanen, trapazanin, nevojtoren dhe, më rrallë, edhe një kthinë gjumi. Karakteristikat tipologjike të formave arkitektonike të banimit në strukturën e vet shfaqnin mundësinë dhe mënyrën e organizimit të jetës në gjithë përvijimësinë e saj historike. Komponenti i veprimtarisë ekonomike me traditën e organizimit religjioz, dokesor, familjar dhe shoqëror, në fund të fundit, është realiteti faktologjik, i cili shprehet përmes ndërlidhjes kohezive: objektet e banimit dhe ato ekonomike, në raport me mënyrën e të jetuarit.[4] Gjithsesi, një ndryshim arkitekturor nga periudha e ardhjes së osmanlinjve këtu në trojet tona sollën edhe në arkitekturën qytetare, ku, krahas shtëpive të ndërtuara nga ndikime turke, duhen përmendur edhe objektet fetare, të cilat i gjejmë sot e asaj dite nëpër tërë territorin e Kosovës, ku më shumë e ku më pak, siç janë: xhamitë, hamamet, sahat-kullat si dhe, në kuadër të arkitekturës turke, ishin edhe teqetë. Arkitektura popullore, sidomos nga gjysma e dytë e shek.XX, përjetoi një evoluim në të gjitha dimensionet: përmbajtjesore, funksionale dhe tipologjike, duke marrë tipare të një arkitekture bashkëkohore, e cila dita-ditës po ambientohet edhe në mjedisin e përshtatur me rrethana të jetës me ngjyrime globaliste.Të vërtetën e ka thënë i Dërguari i Allahut a.s. kur tha:"Nga shenjat e Kiametit është edhe ajo se do të garojnë në ndërtime të larta njerëzit e shtresave të varfra", dhe në një vend tjetër ai tha: "Prej shenjave të Kiametit janë edhe ndërtesat e larta".[5]

(1) Hadith i Muhamedit a.s. (2) S.Anamali,Nga ilirët tek arbërit, në Studime ilire, II, Prishtinë 1978, f.35. (3) B.Kojiç,Seoska arhitektura i rurizam,Beograd 1973, f.3. (4) Prof Dr. Ukë Xhemaj, Gjurmime albanologjike, Seria Folklor dhe Etnologji, Instituti Albanologjiki Prishtinës. (5) Hadith i Muhamedit a.s..





# Mehmed Akif Ersoj 1873-1936

Poeti me prejardhje shqiptare, ngjarjet e vitit 1912-1913 i përshkruan kështu:

*...*
*Për t'ju copëtuar në fillim,*
*pastaj për t'ju gëlltitur;*
*Ndërsa keni shembull shqiptarët,*
*ç'është ende*
*Kjo politikë e ngatërruar,*
*kjo çështje pa kuptim?*
*Më duket se biri juaj*
*nuk e njeh rrugën kah kalon...*
*Përzejeni, më në fund,*
*hajdutin që ju udhëzon!*
*Dëgjomëni mua që po,*
*jam shqiptar...*
*S'kam tjetër ç'them...*
*Vendi im i mjerë!*
*...*

# *A ende të përfytemi?*

*Me emrin e All-llahut, Mëshiruesit, Mëshirëbërësit!*
*"e mos u përçani mes vete, e të dobësoheni e ta humbni fuqinë..."*
*(Kur'ani, Enfal: 46)*

*Kur individët të thonë "unë", "ti", uniteti prishet*
*Dhe atëherë për kombet kiameti fillon!*
*Zbrit në të shkuarën dhe shëtiti të gjitha kohët e shkatërrimeve*
*Dhe do të shohësh se ligji i Allahut nuk ndryshon!*

*Historia, ajo gërmadhë e përgjakur që dimë ne,*
*Në miliona gurët e varreve, miliona epitafe fsheh;*
*Kuptimin e mjerë të një fati shkruar në ballë bart*
*Çdo copë e gurëve të varreve bërë mijra copësh mbi dhé!*
*Në mundsh t'i bashkosh ato copë me dorën tënde,*
*Do të dëgjosh fjalët e tyre të flasin qartë:*
*Çdo gropë, një bashkësi, këta që shtrihen, fiset;*
*E njëjta aventurë i sjell në këtë fund të gjitha fiset e bashkësitë!*

*O vizitor i hutuar, a dëgjove?*
*Të njëjta qenkan të gjitha shkaqet e asgjësimit të bashkësive!*
*Por nuk e di a do të ishte e drejtë t'i sillja dëshmitarë*
*Të shkuarën, popujt e shkuar? Sa keq!*
*Ç'do të thotë ta shpenzosh kot kohën me historinë*
*E një brezi me ditët plot ngjarje sa për disa shekuj?*
*Për më tepër, të hetosh thellësitë e të shkuarës*
*Për të marrë shembull, është e kotë:*
*Bota e gjallesave dhe jogjallesave me provat e Allahut është plot!*
*Ata që shohin kah sekretet e dukura në to,*
*E kuptojnë se ku qëndron për bashkësitë fryma e pavdekësisë!*
*S'e di se pas kujt jemi lidhur e kemi mbajtur shpresë,*
*Ne që para atyre provave kemi mbyllur sytë!*
*A ka ndonjë këshillë në botë që mbi Lindjen të ndikojë për mirë?*
*Mijra fatkeqësi nuk vlejtën për të marrë këshillë!*

*O popull për të ardhur keq, dielli u fundos, zgjohu!*
*A ende zhurmat e rrebesheve, rënkimet e horizonteve*
*Që trondisin shtetet e botët, të vijnë si nina-nana*
*Për gjumin tënd që po vazhdon prej qindra viteve?*
*Një sërë popujsh që bëhen pothuaj një miliard,*
*Përpiqen me zell gjer në fund për të gjetur jetë,*
*Ndërsa i kanë të ndryshme gjuhët, racat*
*Moralin, idetë, botët, klimat...*
*Kurse për qëllimin e njësuar ku duhet arritur,*
*Nuk ka shenjë uniteti në një grusht njerëzish tek ne!*
*Të gjitha grindjet për të rrëmbyer një post;*
*Akoma do të përfytemi? Ç'padituri, kjo ç'turp!*

*"E morëm lirinë!" - thanë dhe ne*
*Kësaj gjëje të padukshme i besuam*
*Dhe ajme, në këtë lojë prapë ne u përvëluam!*
*Shoqërinë thamë ta ndajmë në parti dhe u përçamë,*
*U shembën shtyllat që e mbanin popullin të bashkuar në këmbë!*
*Sa vendeve, kështu, u thamë lamtumirë,*
*Lërini ata që ikën, t'ju dhimbset ç'ju mbeti ky vatan i mjerë!*

*Poezi nga 'Safahat' / botoi Logos-A / përktheu M. Hoxha / përzgjodhi E.A.*



# Zhvillimi shkencor teknik e teknologjik dhe shpërthimi i kohës së lirë si proces botëror

**Ardita Boshnjaku Nushi**

**Ruaju nga zvarritja, sepse ti vlen me (shfrytëzimin) e ditës së sotme, e jo me të ditës së nesërme", Hasan El Basriu**

**Nocioni dhe historiku i kohës së lirë**

Nocioni kohë e lirë ka qenë dhe mbetet akoma subjekt studimi i studiuesve të shkencave humane. Për të janë dhënë shumë përkufizime, të cilat në njëfarë mënyre mund të përmblidhen si: "Koha e lirë është koha jashtë detyrimeve profesionale, shoqërore, politike e familjare si dhe jashtë nevojave të jetës, kohë që e ka në dispozicion individi vetë dhe që atij i shërben si një mjet i pushimit aktiv, i argëtimit të shëndetshëm e të gëzueshëm dhe i zhvillimit të personalitetit."[1]

Koha e lirë si dukuri (lat. licere, ang. leisure) mendohet të jetë shfaqur në Britaninë Viktoriane nga fundit i shek. XIX, gjatë revolucionit industrial. Fabrikat në fillim kërkonin që punëtorët të bënin turne të gjata deri në 18 orë në ditë duke lënë vetëm të dielën për pushim. Rreth vitit 1870 makinat efiçiente (me më pak energji dhe më ekonomike) dhe shfaqja e sindikatave të punëtorëve çuan në zvogëlimin e orarit të punës dhe i shtynë industrialistët t'u jepnin punëtorëve më shumë pushim. Transporti i lirë dhe i sigurt me hekurudhë u mundësoi punëtorëve urbanë që të udhëtonin gjatë ditëve të lira, kështu që organizimet e para turistike për bregdet u shfaqën në vitin 1870, një trend ky që u përhap me shpejtësi në popullsinë industriale në Evropë dhe në Amerikën Veriore. Kur punëtorët filluan të shpenzonin për aktivitete të lira, kjo bëri që industria e lojërave zbavitëse të zhvillohej me hov dhe kështu t'i plotësonte nevojat e tyre për argëtim gjatë pushimeve të tyre. Rrjedhimisht, koncepti weekend (fundjavë) origjinën e ka nga kjo periudhë dhe kjo ka të bëjë me kohën e lirë që njohim sot.

Në fillim të shekullit XX, kultura e kohës së lirë u ndikua kryesisht ngaHartimi i ligjeve që përcaktonin numrin e orëve të punës, gjë që çoi në uljen e vazhdueshme të orarit ditor dhe javor të punës;Zhvillimi i mjekësisë, theksimi i rolit pozitiv të turizmit, ajrit të pastër dhe pushimit për trupin e njeriut;Politika sociale shtetërore, e cila e mbështeti sigurimin e kushteve higjienike të punës dhe krijimin e vendeve për pushim e argëtim;Mendimi se argëtimi mund të konsiderohej si një kurë për tmerret e Luftës së Parë Botërore, pavarësisht nga bindje tradicionale të mënyrës së vjetër të jetesës, të cilat i kundërshtonin idetë e argëtimit dhe i detyronin njerëzit t'i përkushtoheshin plotësisht vetëm punës dhe familjes;Bumi i agjencive të udhëtimit si rezultat i reklamimit të argëtimit, gjë që u kthye në një biznes të suksesshëm në përputhje me qëndrimet e reja ndaj argëtimit.[2]

Kjo për sa i takon këndvështrimit perëndimor përkitazi me kohën e lirë. Në vazhdim le të shohim se si burimet islame trajtojnë kohën në përgjithësi dhe kohën e lirë, atë që është subjekt i kësaj eseje.

**Rëndësia e kohës në përgjithësi dhe kohës së lirë në veçanti**

Kurani i ka vënë një theks të madh rëndësisë së kohës. Koha është sekreti i mbarësive dhe i suksesit në jetë, po që se dimë ta administrojmë si duhet.Në Kuran thuhet: "Pasha natën, që me errësirë mbulon gjithësinë! Pasha ditën, kur ajo shkrepëtin"! (Lejl,1-2). "Pasha agimin! Pasha dhjetë netët"! (EL-Fexhr, 1-2). "Pasha paraditen! Pasha natën,

kur shtrin errësirën"! (Ed-Duha,1-2). "Pasha kohën!" (El-Asr,1)

Po ashtu edhe Muhamedi a.s., duke ditur rëndësinë e kohës së lirë, ka nxitur për shfrytëzimin e saj: "Shfrytëzoji pesë gjëra para pesë të tjerave, në mes tyre përmendi edhe: "kohën e lirë para se të angazhohesh". "Shëndeti dhe koha e lirë janë dy mirësi me të cilat janë mashtruar shumica e njerëzve."[3]

Po ashtu edhe dijetarët myslimanë, duke u bazuar në këto burime, kanë vlerësuar shumë shfrytëzimin e kohës së lirë me vepra llojesh të ndryshme. Sipas tyre, dita e myslimanit duhet të mbushet me aktivitete të ndryshme dhe të reja, sepse shpirti, nga vetë natyra e tij, mërzitet dhe lodhet shpejt nga gjërat e përsëritura, prandaj llojllojshmëria e veprave e ndihmon shpirtin për shfrytëzimin maksimal të kohës. Gjithashtu, ata rekomandojnë aktivitete të dobishme për kohën e lirë, si: kërkimi i diturisë, vizita e farefisit dhe përkujdesja ndaj tyre, mësimi i shkencave të dobishme, etj.. Ndërkaq, si e metë e shfrytëzimit të kohës së lirë, "e cila shkatërron kohën dhe mbyt jetën, është premtimi "do ta bëj nesër". Në këtë kontekst Hasan Basriu thoshte: "Ruaju nga zvarritja, sepse ti vlen me (shfrytëzimin) e ditës së sotme, e jo me të ditës së nesërme", si dhe: "Çdo ditë që i vjen birit të Ademit, i thotë: 'Biri i Ademit, unë jam ditë e re, dëshmitar për veprat e tua, nëse shkoj, kurrë nuk kthehem, vepro çfarëdo të dëshirosh dhe do ta gjesh atë para vetes, lër pas dore çfarëdo që dëshiron, dije se kurrë nuk do të kthehet".[4]

Islami po ashtu porosit për argëtim gjatë kohës së lirë. Dëfrimi largon lodhjen e plogështinë, i jep gjallëri trupit, forcon qëndrueshmërinë në punë, shton energjinë dhe kreativitetin e njeriut. Në lidhje me këtë, Omer ibn Abdul-Azizi thotë: "Nuk ka ndalesë fetare nëse myslimani argëtohet, luan dhe dëfrehet, mirëpo me kusht që të mos e bëjë këtë vepër të zakonshme dhe moral të vetin: të tregohet joserioz në momente serioze si dhe të lozë e të argëtohet në kohë të punës". Aliu r.a. ka thënë: "Freskoni këto zemra dhe kërkoni për to urtësi, ngase ato mërziten ashtu siç mërzitet trupi".[5] Kësisoj, koha e lirë duhet të jetë aktive, e dobishme dhe jo pasive, pra duhet të jetë e tillë çfarë e kishte përkufizuar dijetari i shquar- Bazraxhambari: "Nëse puna ju shkakton lodhje, atëherë pasiviteti mund t'ju shkaktojë kalbje".[6]

Prandaj fakti se koha ka vlerë të madhe, nuk diskutohet nga njeri. Të gjithë, qofshin ata punëtorë ose përtacë, janë pajtuar që koha është jetë dhe humbja e saj do të thotë humbje e jetës.[7] Gjithsesi, dilemat mbesin lidhur me mënyrën e shfrytëzimit të saj...

**Si duhet ta shfrytëzojë kohën e lirë besimtari**

Në varësi se si shfrytëzohet, koha e lirë ofron mundësi për kompletimin e personalitetit,



ndikon pozitivisht për shëndetin, për zhvillimin psikik e fizik, për formimin pozitiv të tipareve të karakterit, për kreativitetin e personalitetit dhe për të krijuar një jetë më të pasur për nga përmbajtja.

Njeriu i rritur është rëndom punonjës, qytetar, bashkëshort (bashkëshorte). Ai, krahas punës së dobishme shoqërore që bën gjatë kohës së punës, ka nevojë edhe për pushim aktiv, për argëtim, si dhe për përsosje të vazhdueshme profesionale.[8] Koha e lirë për të rriturit është edhe kohë e mësimit, respektivisht e informimit, sepse njeriu bashkëkohor duhet të përsoset vazhdimisht për punë prodhuese, qofshin ato materiale ose shpirtërore. Kësisoj, koha e lirë nuk duhet të përbëjë far problem për myslimanin. Devizën e njohur në Perëndim: "Koha është para", myslimani duhet ta zëvendësojë me: "Koha është jetë". Detyrat dhe angazhimet e myslimanit në këtë botë janë të shumta, aq sa të marrin një jetë të tërë. Secili prej nesh është i vetëdijshëm për misionin me të cilin e ka ngarkuar Zoti i Madhërishëm, po edhe me seriozitetin e përmbushjes së këtij misioni. Kënaqësia e Zotit, insistimi ynë më sublim në këtë botë, nuk mund të arrihet lehtë. Rrjedhimisht, koha jonë e lirë duhet ta ndihmojë pjesën tonë të obligimeve që kemi ndaj fesë tonë. Ai që kujton vazhdimisht Zotin dhe E adhuron Atë, e ka vështirë të gjejë nge për ta çuar kot. Ai vazhdimisht është i zënë me vepra që kontribuojnë për qëllimin e tij fisnik. Atë e gjejmë:duke memorizuar Kuranin ose duke studiuar atë; duke kryer vepra vullnetare (nafile);duke medituar për krijimtarinë e Allahut; duke vizituar shokët,



të dashurit e tij dhe ata në regjim shtrati; duke iu përkushtuar bashkëshortit/es, fëmijëve dhe anëtarëve të tjerë të familjes; duke marrë pjesë në organizimet vullnetare, qofshin ato bamirëse, kulturore ose sportive që organizohen nga komuniteti ku jeton; duke lexuar librat që ka për zemër, të shenjuar nga rinia, po ashtu edhe ata që flasin për administrimin e kohës, etj.; duke dëgjuar ligjërata ose duke shkruar përmbledhjet e tyre, nga të cilat mund të përfitojnë të tjerët përreth tij;duke u marrë me aktivitete të dobishme të kësaj bote: mësimi i gjuhëve të huaja, gatimi, kopshtaria, etj.; duke mësuar dije nga informatika, programe dhe aplikacione të dobishme të kompjuterëve;duke vizituar vendet e shenjta dhe metropolet e tjera islame gjatë pushimeve verore, etj. dhe duke vepruar tërë ato që nuk bien në kundërshtim me parimet e tij të shenjta fetare, të cilat kënaqin Zotin e tij.

Dikush e ka të lejuar të pyesë se si është e mundur të arrihen të gjitha këto. Besoni se është fare e thjeshtë. Fillojmë me pullën e kuqe të televizionit. Statistikat tregojnë se sot një njeri kalon mesatarisht 4-5 orë para ekranit të televizionit. Duke pasur parasysh se çfarë ofrojnë televizionet sot, shpenzimi i kohës para televizionit mund të përbëjë vërtet rrezik për moralin e një besimtari. Pastaj, vazhdojmë me shkurtimin e orarit të gjumit, qoftë për gjysmë a një orë. Me reduktimin e bisedave bjerraditëse, qofshin ato në lokale ose ambiente të tjera, shumica e të cilave degjenerojnë në përgojime për të tjerët. Këto dhe të tjera angazhime që marrin kohën tonë, e të cilat nuk i përmendëm, mund të krijojnë kohë të lirë aq sa të çuditemi dhe vetë. Kur i shtojmë kësaj një program me prioritetet ditore, do të shohim se kjo në shkallë të madhe mund ta lehtësojë përmbushjen e kategorive që përmendëm më sipër.

**Koha e lirë, rinia dhe interneti**

Rinia e këtij shekulli nuk është rinia e brezit tonë dhe atyre të mëparshme. Lodrat dhe aktivitetet fizike, të cilat dikur na e merrnin kohën tonë të lirë, i kanë zëvendësuar video-lojërat, interneti dhe shpikjet e tjera të këtij shekulli. S'ka dyshim se interneti merr kohën më të madhe pas orarit shkollor të fëmijëve. Aq sa janë të mirat dhe dobitë e tij, po aq, në mos më shumë, janë dhe pasojat dhe minuset e tij. Le të ndalemi te aspekti fizik i fëmijëve dhe i të rinjve. Hulumtimet e fundit të bëra në Angli, tregojnë se fëmijët e kësaj dekade nuk mund t'i kryejnë ushtrimet fizike që bënin moshatarët e tyre të viteve 90'.[9] Ekspertët theksojnë se lojërat në kompjuter dhe FB kanë zëvendësuar futbollin dhe shumë lojëra të tjera që zhvillohen në ambient të hapur. Kjo bën që trupi i fëmijëve të jetë më pak muskuloz dhe më shumë i dhjamosur. Po ashtu, në aspektin moral, ndikimi i internetit tek të rinjtë lë shumë për të dëshiruar. Prindërit dhe kujdestarët e tyre duhet të jenë më vigjilentë ndaj këtyre shprehive bashkëkohore të fëmijëve tanë. Ata duhet të jenë më aktivë në zbrazjen e energjisë së tyre dhe mbushjen e kohës së tyre të lirë me aktivitete të dobishme, të cilat do të forconin në masë të madhe marrëdhëniet familjare dhe do të ndihmonin që fëmijëve të tyre t'u hapeshin horizonte të reja mundësish drejt së ardhmes së tyre. Tani kur pushimet verore janë afër, prindërit i pret një obligim serioz se çfarë t'i udhëzojnë fëmijët e tyre gjatë kësaj periudhe. Nga pozita e pedagoges, e shoh të udhës të ndaj me ju një sërë aktivitetesh, të cilat, me lejen e Zotit, do të sillnin freskinë shpirtërore dhe fizike tek fëmijët tanë. Të tilla janë: Ushtrimet fizike; Mësimi i Islamit përmes kurseve që organizohen nga shoqata të ndryshme; Piknigjet, dalja në natyrë Zhvillimi i shkathtësive komunikuese, mësimi i gjuhëve të huaja, etj.; Aktivitete në natyrë: peshkimi, kalërimi, bjeshkataria, kampet, etj.; Aktivitetet rreth shtëpisë: zgara, gatimi, kopshtaria, pastrimi i oborrit, etj.; Punëtoritë, zanatet, punëdoret, etj.;Pjesëmarrjet e përbashkëta prindër-fëmijë në mbledhjet e komunitetit, etj..

(1) Pero Shimlesha, Pedagogjia, ETMM të Kosovës, Prishtinë, 1988, f 343. (2) www-gewi.kfunigraz.ac.at, Koha e lirë dhe bukuria në kohët moderne, (f. 9,) (3) Buhariu. (4) www.zeriyt.com, "Humbja e vlerës së kohës", Sedat G. Islami. (5) www..albislam.com, Bekir Halimi,Si ta shfrytëzojmë kohën (6) www.albislam.com, Bekir Halimi, Pushimi dhe dëfrimi në Islam, (shiko: "Xhami bejanil-ilmi", f. 659) (7) Del-Karni, Mos u trishto, "Kibla", Gostivar, 2005 f.360 (8) Hajrullah Koliqi, Andragogjia, ETMM të Kosovës, Prishtinë. . (9) www.indeksonline.net: "Interneti i bën fëmijët më të pafuqishëm".

# Idriz Beqir Idrizi

**Rushit Idrizi**

**Me shpërthimin e luftës së UÇK-së dhe forcave serbo-sllave, hoxhë Beçiqi, tashma në moshë të thyer, u detyrua bashkë me banorët e fshatrave të linin shtëpitë dhe të mësynin Çiçavicën. Në lagjen e muhaxherëve të Krasaliqit, hoxha vëndosi të kthehej në shtëpinë e vet në Beçiq. Nga ajo kohë (3 prill 1999) Hoxha kurrë më nuk u gjet, as i gjallë e as i vdekur.**

Idriz Idrizi ka lindur më 01.01.1917 nga babë Beqiri e nënë Fazilja në fshatin Beçiq. Shkollën fillore e kreu në Prekaz të Epërm në gjuhën serbokroate dhe po aty mori mësimet e para mbi fenë Islame nga mulla Hyseni i Prekazit. Pas mbarimit të shkollës fillore, mësimet i vazhdoi në Medresenë e Gjakovës te Fahri efendiu, mirëpo, për shkak të ngjarjeve të kohës, kaloi në Medresenë e Prizrenit te Nusret efendiu dhe Hasan ef. Nahi. Ndërkohë ai shërbeu si imam për dy vjet rresht në fshatin Galicë. Për shkak të Luftës së Dytë Botërore, që kishte përfshirë edhe vendin tonë, ai u detyrua të ndërpriste shkollimin, ndonëse ishte nga përfundimi.Gjatë luftës Idrizi bashkë me të vëllanë Abdullahun dhe nipin Rexhepin u rreshtuan në radhët e luftëtarëve të Brigadës së Shaban Polluzhës. Pas luftës së kësaj brigade dhe rënies së komandantit të saj (Shaban Polluzha) dhe humbjeve që pësoi kjo brigadë nga ushtritë jugosllave, brigada qe shpartalluar tërësisht. Pjesëtarët e kësaj brigade u mobilizuan dhe u dërguan në frontin e Sremit në Banat (Vojvodinë). Në Srem një pjesë e madhe e këtyre të mobilizuarve u sëmurën dhe vdiqën nga tifoja e morrit, kurse Idrizi atje punoi si Hoxhë për nëntë muaj. Pas kthimit nga Sremi Idrizit iu ofrua të punonte në Entin e sigurimit në Mitrovicë, pasi lufta kishte përfunduar dhe vendit i duheshin njerëz të shkolluar. Idriz efendiu aty punoi për dy vjet. UDB-ja jugosllave i bie në gjurmë se ai kishte marrë pjesë në luftën e Drenicës me Shaban Polluzhën në krye dhe menjëherë u përjashtua nga puna e u shpall si reaksionar. Gjithashtu qe përjashtuar edhe nga Lidhja socialiste si njeri i rrezikshëm për shtetin jugosllav e vëllazërim-bashkimin. Atë kohë UDB-ja i mblodhi fshatarët e fshatrave përreth, e edhe të fshatit Beçiq, të cilët i detyroi ta përjashtonin dhe ta leçisnin.



Mulla Idrizit ia ndaluan që të ushtronte detyrën e hoxhës kudo qoftë. Por, mulla Idrizi, i njohur në popull si hoxhë Beçiqi, nuk e ndërpreu po e shtoi aktivitetin fetar e kombëtar duke dalë haptas kundër sistemit sllavo-komunist, meqë as që kishte ç'të humbiste. Ai u ngarkua edhe me tatim tepricë, një masë e ashpër për shumë familje të padëgjueshme. Aktivitetin fetar e vazhdoi në fshatin Dubovc, ku shumë familje ia hapën dyert e shtëpive të veta për të dëgjuar ligjëratat e tij mbi fenë. Ai gjatë kësaj kohe u burgos disa herë për t'u liruar përsëri, sepse njerëzit e përkrahnin dhe e donin shumë. Tubimet e ndryshme - dasma a të pame - ai i shfrytëzonte për propagandë kundërshtetërore. Njihej si nacionalist dhe nuk i duronte parullat e vëllazrim-bashkimit dhe faktimin se Shqipëtarët janë jugosllavë. Mulla Idrizi në një tubim të tillë, ku kishte edhe njerëz të UDB-së, kishte rrëfyer për historinë e popullit shqipëtar dhe, ndër të tjera, kishte thënë: "Ne Shqipëtarët nuk kemi asgjë të përbashkët me sllavët, se ne jemi popull autokton, ndërsa sllavët janë ardhacakë në trojet tona. Titoja është gënjeshtar dhe i ndytë, ai i ka gënjyer Shqipëtarët". Për këtë deklaratë, e pati marrë në pyetje UDB-ja dhe i kishin thënë: "A e di ti, ore hoxhë, se ne e dimë se çka flet ti edhe kur je vetëm, ti po e shan kryetarin, po e shan Jugosllavinë...". Hoxha ia kishte kthyer: "Mirë, bre zotni, po këtë kryetar ti mos e ke dajë. Po ky është edhe kryetar imi dhe unë e kam sharë hisen time, e ti tënden ruaje". Me shpërthimin e luftës së UÇK-së dhe forcave serbo-sllave, hoxhë Beçiqi, tashmë në moshë të thyer, u detyrua bashkë me banorët e fshatrave të linin shtëpitë dhe të mësynin Çiçavicën. Në lagjen e muhaxherëve të Krasaliqit, hoxha vëndosi të kthehej në shtëpinë e vet në Beçiq. Nga ajo kohë (3 prill 1999) Hoxha kurrë më nuk u gjet, as i gjallë e as i vdekur.

# Islami në Gjermani dje, sot dhe nesër

**INTERVISTË ME DR. MURAD HOFMANN-IN**

**Unë mendoj që Ministri ynë i Punëve të Brendshme e ka sinqerisht kur mendon dhe thotë: "Ne duhet të bëjmë diçka për të integruar Islamin në Gjermani, myslimanët dhe Islami janë këtu, bile për të mirë". Por deri para pak kohe kjo nuk ishte bindja e zyrtarëve gjermanë. Deri para pak kohe ata patën shpresuar që t'i hiqnin qafe myslimanët.**

Epërshëndesim përzemërsisht mysafirin tonë të nderuar, Dr. Murad Hofmann, që ka ndarë kohën për të biseduar për Islamin në Gjermani, po edhe për myslimanët gjermanë. Zotëri Hofmann-i deri më tani ka publikuar 14 libra për Islamin, të cilët jua rekomandoj t'i lexoni. Ai ka qenë për 33 vjet rresht i angazhuar në shërbimin diplomatik dhe është mysliman që prej më shumë se 30 vjetësh.

*Pyetja ime e parë do të ishte më tepër një pyetje personale. Çfarë ka qenë ndjenja juaj e brendshme si gjerman i qytetëruar dhe i formuar, që ta pranonit Islamin në një kohë kur sigurisht pranimi i Islamit ka qenë shumë ekzotik?*

Dr. Murad HOFMANN: Bismilahi Rrahmani Rrahim. Kjo është një pyetje e mirë, saqë njeriu sot s'mund ta marrë me mend, se sa ka qenë normale në atë kohë të bëheshe mysliman; jo normale në kuptimin e të rënit në sy, por normale në kuptimin se nuk pati zgjuar shumë kureshtje. Mua më ndihmoi shumë fakti se në Ministrinë e Jashtme kisha shokë dhe të afërm, të cilët e njohin botën dhe, me gjasë, ky është shkaku përse janë më liberalë sesa gjermani i zakonshëm, i cili ka pak kontakte me pjesën tjetër të botës.

*Horizonti i përvojës suaj që tashmë përbën një shtrirje kohore mbi 30-vjeçare; si mysliman gjerman, pas gjithë këtyre viteve - sa i përket Islamit - a mund të tregoni se a është përmirësuar apo është keqësuar gjendja?*

Dr. Murad HOFMANN: Kur e vështroj gjithë këtë hapësirë kohore, gjykimi im në lidhje me këtë del i ndryshëm, në varësi nga vështrimi im statik apo dinamik. Nëse i shikoj ato për nga dinamizmi, vërtet unë mbetem pa fjalë. Në atë kohë në Gjermani kishte vetëm tri xhami, në pamje dhe në konstrukt të plotë si xhami: një në Munih, një në Achen dhe një në Hamburg. Dhe të gjithë myslimanët e Gjermanisë takoheshin 3 herë në vit: një herë në Munih, një herë në Achen dhe një herë në Hamburg, dhe që të gjithë myslimanët i nxinin brenda ato tri xhami. Kurse tani, një hamendje e tillë është absurde, për shkak se sot nuk bëhet më fjalë për mijëra, por për një numër prej miliona myslimanësh. Ky është një dallim shumë i madh. Dallimi i dytë është se në atë kohë Islami ende nuk identifikohej me dhunën, kurse sa për terrorizmin as që bëhej fjalë. Por kjo ndodhi vetëm me shfaqjen e Gadafit dhe të Homeinit, dhe kjo në një mënyrë shumë të rrufeshme.

*Si ose, thënë më mirë, përse i vjen kaq vështirë një myslimani që në ditët e sotme të bëhet i suksesshëm dhe që jetën e tij ta ndërlidhë me karrierën dhe me përditshmërinë? Ku qëndron problemi që ka kaq pak myslimanë gjermanë që janë të njohur dhe të pranueshëm në shoqëri, të cilët në një mënyrë i kanë ndoshta të gjitha pozitat dhe i plotësojnë të gjitha kushtet për të ndërlidhur, si me thënë, Islamin me suksesin?*

Dr. Murad HOFMANN: Unë para së gjithash besoj se kjo është për shkaqe historike. Islami erdhi në Evropë përmes Spanjës deri në Jug të Francës dhe, përmes Ballkanit, deri në Bosnjë si dhe për një kohë të shkurtër edhe deri në Vjenë; dhe kështu, shtetet të cilat në një mënyrë gjatë historisë kishin ardhur disi në kontakt me Islamin, kanë një qëndrim të ndryshëm për të. Qëndrimi më racional është ai i Spanjës, e cila tashmë është edhe krenare për historinë islame të vendit. Gjermania,

në anën tjetër, për herë të parë ka rënë në kontakt me Islamin – nëse një gjë e tillë mund të quhet Islam – me rastin e rrethimit të Vjenës nga ana e osmanlinjve, dhe ky si takimi i parë, natyrisht që ishte takimi më i keq i mundshëm. Prandaj Islami është kuptuar si rrezik dhe, nga këndvështrimi i gjermanëve, ka mbetur si rrezik gjithnjë deri në ditët e sotme. Ky është ai dallimi i madh.

**Imazhi i myslimanëve në perendim**

*Në kohën e fundit ne po përjetojmë përsëri, do të thosha, një dëmtim të imazhit të myslimanëve në Gjermani, për shkak të pranisë së fenomenit se myslimanët me gjasë kanë qenë të angazhuar në aksione terroriste ose kanë pasur plane në lidhje me to. A shihni ju këtu një dëmtim të imazhit dhe a jemi distancuar sa duhet prej këtyre myslimanëve?*

Dr. Murad HOFMANN: Në lidhje me këtë, unë këtë më parë e shoh një simptomë. Sulme terroriste ka në gjithë botën. Fakti që një burrë mbyt gruan e tij, është diçka e përditshme në Gjermani. Por vetëm atëherë kur është fjala për myslimanët, veprimet i atribuohen besimit të tyre. Dhe asnjëherë nuk theksohet – së paku nuk formulohet në shtyp – që vrasja e bashkëshortes, do të mund të kishte të bënte diçka me religjionin katolik, kur bashkëshortët janë ose kanë qenë katolikë. Kështu, unë më parë besoj se është fiksuar një qëndrim strukturor kundër Islamit, sesa që këto qëndrime të ketë pasur mundësi të vinin nga ndonjë ngjarje.

*Herë pas here shfaqen akuza se myslimanët gjermanë, ndoshta për shkak të shumë veçorive tipike gjermane si për shembull: saktësia në kohë, të qenët strikt dhe përpikëria, anojnë veçanërisht nga format radikale të Islamit. A do ta konfirmonit Ju këtë gjë apo do ta vinit në pikëpyetje?*

Dr. Murad HOFMANN: Unë besoj që secili që pranon një religjion, domethënë që është konvertuar ose reviduar në religjionin e tij të natyrshëm, fillimisht anon për të qenë 100% – që në fakt është e pamundshme – mysliman, katolik, hebre ose çfarëdo qoftë tjetër. Kjo nuk është diçka specifike islame. Njeriu rritet në një religjion, për arsye se prindërit e marrin fëmijën me vete në kishë dhe për shkak se në shtëpi festohen kërshëndellat, gjë që është diçka krejt tjetër, krahas faktit kur njeriu zbulon një religjion të ri dhe e adapton atë për vete. Për të bërë këtë gjë, njeriu vërtet duhet të merret intensivisht dhe në tërësi me religjionin, saqë mund themi se i konvertuari më vonë arrin, me gjasë, ta njohë atë më mirë se shumë myslimanë që janë rritur me religjionin e tyre.

*Cila do të ishte këshilla juaj drejtuar një myslimani të ri gjerman, i cili është konvertuar dhe i cili është në kërkim të diturisë, të cilën supozojmë se nuk do ta gjejë vetëm në internet si dhe, si mund të përforcohen në Gjermani ofertat e bartjes së dijes autentike islame?*

Dr. Murad HOFMANN: Atij që arrin ta gjejë Islamin në Gjermani, i duhet një port; i duhet një xhami me një mjedis islam. Është pothuajse e pamundshme, bie fjala, që përjetimi i Ramazanit të bëhet në atmosferë të plotë, nëse njeriu agjëron i vetëm disi. Domethënë, formimi i bashkësisë është shumë i rëndësishëm. Në anën tjetër, ajo ka një efekt tjetër – tani nuk dua ta shoh patjetër si disfavor – që myslimani gjerman i konvertuar, secilën herë e më shumë ka më pak kontakt me rrethin e vet shoqëror të mëparshëm. Kjo ndodh pikërisht për shkak të ndalesës së alkoolit. Unë e kam përjetuar vetë këtë gjë. Kur njeriu ftohet në ndonjë aheng, në Gjermani kremtimi do të thotë alkool. Kremtimi pa alkool as që mund të imagjinohet këtu. Nëse pastaj dikush si ne, i përgjigjet ftesës, shkon atje, ulet dhe nuk pi alkool, atëherë ai përshëndetet nga të pranishmit për një kohë relativisht të gjatë, që pas mbarimit të ndenjjes t'i dërgojë të dehurit në shtëpitë e tyre. Mirëpo, me ose pa dashje, ai perceptohet si një trup i huaj; dhe para së gjithash njeriu që s'është i dehur, nuk mund të qeshë për shakatë që i bëjnë të dehurit, duke qenë se ata qeshin për gjëra që shpesh nuk janë fare për të qeshur për njeriun që nuk është i dehur, dhe në këtë mënyrë fillon eliminimi. Nëse njeriu në Gjermani sillet si mysliman, atëherë një ditë prej ditësh ai do të vërë re se e ka eliminuar në mënyrë parciale veten ose është eliminuar (nga të tjerët).

*Ju qysh prej dekadash jeni mysliman prominent. Çfarë ka mbetur "gjermane" në të vërtetë tek ju?*

Dr. Murad HOFMANN: Unë besoj që secili njeri ka identitete të ndryshme. Njeriu nuk është vetëm gjerman, por edhe nga Këlni, edhe jurist, edhe i martuar; dhe mund të ketë një bashkëshorte të huaj sikur unë, dhe njeriu depërton po ashtu edhe në një kulturë tjetër. Gruaja ime e parë, për shembull, ka qenë amerikane, ajo ka vdekur; gruaja ime e dytë ka qenë turke, ajo është ndarë, ka kërkuar të ndahet, sepse nuk ka mundur ta durojë Islamin tim si turke. Dhe tani jam i martuar me një bullgare. Kështu, secilën herë hapet një derë krejt tjetër drejt një kulture të re. Dhe unë besoj që kjo nuk është diçka tipike për myslimanët, por një përvojë e përditshmërisë njerëzore. Ai që nuk i hap dyert e tij, mbetet një proletar.

**Integrimet shoqërore**

*Johan Volfgang Gëte në veprat e tij flet për qytetarinë botërore, dhe ai vetë ishte mahnitur shumë nga Islami. Pyetja ime do të ishte: Përse myslimanët mbahen kaq të shtangur në nacionalizmat e tyre? Përse pikërisht ata – të cilët në fakt janë të predestinuar për qytetarinë botërore – janë burgosur kaq thellë në pikëpamjet e kombësive të tyre?*

Dr. Murad HOFMANN: Unë besoj që ky është një reagim normal i emigrantëve. Emigrantët në fillim nuk e flasin ose e flasin shumë dobët gjuhën e shtetit pranues. Atyre u duhet çdo ndihmë e mbështetje e mundshme dhe për këtë arsye

mbyllen (në vete). Unë këtë gjë e kam përjetuar me emigrantët gjermanë në Amerikë. Për shembull, ata e kanë formuar "German Town in New Jork", ose "Little Italy in Down Town Manhattan". Ky është një reagim krejtësisht i natyrshëm. Por ajo që më shqetëson, është kur kjo gjë vazhdon për më shumë gjenerata. Po përse një gjë e tillë vazhdon me turqit në Gjermani? Sepse te një pjesë e madhe e tyre është zakon ta marrin bashkëshorten nga Turqia. Kjo do të thotë se integrimi fillon çdoherë nga zeroja me një grua turke, e cila, si të thuash, është importuar nga Anadolli.

*Si duket ka përpjekje nga ana e shtetit – po e përmend shkurt konferencën islame – për të integruar Islamin në Gjermani dhe për ta bërë atë vendës; ka xhami të reja, ka shumë aktivitete. Si e shihni të ardhmen e Islamit në Gjermani, a e shihni me optimizëm në kuptimin e harmonisë apo me pesimizëm në kuptimin e konfrontimit të shumanshëm?*

Dr. Murad HOFMANN: Sa më shumë që Islami bëhet i dukshëm në Gjermani dhe sa më shumë që të rritet në numër, aq më shumë rriten sipërfaqet fërkuese. Unë mendoj që Ministri ynë i Punëve të Brendshme e ka me sinqeritet kur mendon dhe thotë: "Ne duhet të bëjmë diçka për të integruar Islamin në Gjermani, myslimanët dhe Islami janë këtu, bile për të mirë". Por deri para pak kohe kjo nuk ishte bindja e zyrtarëve gjermanë. Deri para pak kohe ata patën shpresuar që t'i hiqnin qafe myslimanët. Me këtë tash vërtet që qëndrojmë më mirë. Ka diku 128 xhami në pamje dhe konstrukt të plotë si xhami, dhe po ky numër është i xhamive në ndërtim e sipër. Kështu tashmë edhe nga ana infrastrukturore Islami është ankoruar në atë mënyrë, saqë lirisht mund të themi se Islami është pjesë e peizazhit gjerman dhe se do të mbetet i tillë. Por kjo nuk do të thotë se konfliktet do të zhduken, – dhe me këtë po kthehemi prapë te fillimi i bisedës sonë – sepse qëndrimi gjerman kundrejt religjioneve të huaja nuk ka qenë kurrë tolerant. Deri në shekullin e 18 në Gjermani kishin ndodhur vrasje midis tyre, vetëm sepse njëri ishte protestant e tjetri katolik; dhe arsyeja që sot ka ende katolikë dhe protestantë në Gjermani, nuk është për shkak të tolerancës së ndërsjellë, por nga paaftësia e tyre për t'u zhdukur totalisht në shekullin e 17 ata midis tyre. Ky është sfondi gjerman. Dhe nga ky prizëm, Austria qëndron krejtësisht ndryshe, sepse austriakët si shtet shumëkombësh, prej shekujsh e kanë pasur mundësinë që të mësojnë se si të sillen me gjuhët, kulturat dhe me religjionet e tjera; dhe si rezultat i kësaj, pozita e Islamit në Austri është diametralisht ndryshe nga ajo që kemi këtu. Mirëpo, tash është e pamundshme t'u japim gjermanëve këtë përvojë multikulturore (të austriakëve).

*Zotëri Dr. Murad Hofmann, ju falënderojmë përzemërsisht për bisedën dhe po ashtu për opinionet tuaja dhe shpresoj të takohemi sërish së shpejti.*



## KUSH ËSHTË DR. MURAD WILFRIED HOFMANN?

Dr. Murad Wilfried Hofmann ka lindur në vitin 1931 në Aschaffenburg dhe rrjedh prej një familjeje katolike. Më 1957 kreu studimet për drejtësi në Shkollën e drejtësisë të Munihut dhe më 1960 në Haruard. Për 33 vjet rresht ka punuar në shërbimin diplomatik të Gjermanisë. Ai ka qenë ambasador i Gjermanisë në Algjeri dhe në Marok. Po ashtu ka qenë drejtor i NATO-s për informim. Është konvertuar në Islam në vitin 1980. Që atëherë ka publikuar 14 libra dhe ka mbajtur shumë kumtesa me tematikë islame. Në vitin 1992 ai publikoi librin e tij të njohur ''Islami si alternativë'', i cili zgjoi interesim të madh në mbarë Botën Islame. Kurse në vitin 2009, për kontributin e tij të palodhshëm prej tri dekadash dedikuar Islamit, u dekorua në Dubai të Emirateve të Bashkuara Arabe me çmimin ''Personaliteti islam i vitit'' . Akualisht Dr. Hofmann jeton dhe vepron në Bon.

Intervistoi Abu Bakr Rieger
(Përktheu nga gjuha gjermane, Avni Xhemajli)





## MYFTIU TËRNAVA PRITI KOMANDANTIN E RI TË KFOR-IT GJENERALIN ERHARD DREWS

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava priti më 20 shtator në takim njohës komandantin e ri të KFOR-it, gjeneralin Erhard Drews, të cilit i uroi sukses në krye të misionit të KFOR-it. Myftiu i tha komandantit të KFOR-it Drews, se populli i Kosovës është mirënjohës për rolin e KFOR-it si komponentë kryesore e sigurisë, që ofron ambient të qetë për të gjithë qytetarët e Kosovës pa dallim feje, etnie a gjuhe. Ndërsa, gjenerali Drews pasi falënderoi Myftiun për pritjen, tha se çmon kontributin dhe angazhimin e BIK për paqe, tolerancë e bashkëjetesë.“Roli juaj ka qenë dhe do të jetë i rëndësisë së veçantë në vendosjen e paqes dhe harmonisë tek të gjithë qytetarët e Kosovës” -tha gjenerali Drews. Gjenerali Drews, në takim me myftiun u shpreh se KFOR-i është i përkushtuar që të ofroj siguri dhe ambient të qetë në tërë territorin e Kosovës. Bashkë me gjeneralin Drews ishte edhe zëvendësi i tij, gjeneral Liah, nga forcat austriake. (R.Shkodra)

## MYFTIU PRITI AMBASADORIN BELG

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, më 8 shtator priti në takim të njohjes Ambasadorin e porsaemëruar të Mbretërisë së Belgjikës në Prishtinë, Pascal H.Gregoire, të cilit Myftiu i shprehu mirëseardhje dhe e falënderoi për kontributin dhe përkrahjen e Mbretërisë Belge për Kosovën. Myftiu tha se me Misionin diplomatik belg në Prishtinë, Bashkësia Islame gjithnjë ka pasur raporte korrekte. Myftiu, po ashtu, vlerësoi politikën e Mbretërisë Belge për akomodimin e një numri të madh të bashkatdhetarëve tanë që jetojnë e veprojnë në këtë vend, ku gëzojnë të gjitha të drejtat, edhe ato fetare. Me këtë rast, Myftiu tha se komuniteti shqiptar atje ka themeluar dy xhami shqiptare. Ambasadori belg Pascal H.Gregoire, falënderoi Myftiun për pritjen që kishte organizuar për të, dhe tha se çmon angazhimin e Myftiut dhe të Bashkësisë Islame për kultivimin e frymës së tolerancës fetare e kulturore si dhe afirmimin që i bën paqes e bashkëjetesës në Kosovë për të gjitha etnitë. Po ashtu, Ambasadori belg shprehu gatishmërinë për vazhdimin e bashkëpunimit me BIK-në në të mirë të besimtarëve dhe qytetarëve të Kosovës.

## MYFTIU TËRNAVA PRITI KRYETARIN E GJAKOVËS PAL LEKA

Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava më 12 shtator priti kryetarin e Gjakovës, Pal Leka i cili shoqërohej nga kryetari i KBI së Gjakovës, Fatmir ef. Ilazi. Myftiu Tërnava, pasi ka përgëzuar kryetarin e Gjakovës, Pal Leka për rezultatet e arritura në Gjakovë, e falënderoi atë për bashkëpunimin më KBI në realizimin e kërkesave të besimtarëve të Gjakovës.

“Ju zotëri Leka jeni shembulli më i mirë se si mund të bashkëpunojnë e bashkëveprojnë kryetari i një komune me bashkësitë fetare në të mirë të komunitetit e të besimtarëve, e ky bashkëpunim duhet të jetë shembull edhe për kryetarët e komunave tjera të Kosovës”-tha ndër të tjerat myftiu Tërnava. Ndërsa, kryetari i Gjakovës, Pal Leka çmoi lartë angazhimin e kontributin e myftiut dhe të BIK në kultivimin e tolerancës e mirëkuptimit ndërfetar.“Toleranca e mirëkuptimi ndërfetar na bënë më të fort përballë sfidave të jetës dhe na radhit në mesin e kombeve të civilizuara”- tha kryetari Pal Leka. Myftiu Tërnava, po ashtu, tha se shoqëria jonë dhe bashkësitë fetare kanë shumë çështje për zgjidhje, por për to duhet maturi, durim dhe gjithnjë duke pasur parasysh interesat dhe prioritetet e vendit, të shoqërisë dhe shtetit. (R. Shkodra)







## FAMILJA EJUPI NDËRTOI XHAMINË NË SEKIRAÇË

Pak para iftarit të 27, të muajit të madhëruar të ramazanit të shtunën më 27 gusht, në fshatin Sekiracë (Podujevë) në një manifestim solemn u përurua xhamia e re, ndërtimin e së cilës e financoi familja Ejupi, respektivisht haxhi Abylrrahimi (haxhi Avdushi) Ejupi që mori përsipër ndërtimin e xhamisë bashkë me objektet përcjellëse ndërkaq i vëllai i tij Haki Ejupi fali truallin për xhami. Në përurimin e xhamisë përpos një numri të madh të besimtarëve nga Kosova, Maqedonia e viset tjera shqiptare qenë të pranishëm edhe shumë personalitete nga jeta fetare, politike kulturore si dhe afaristë të njohur. Në përurimin e xhamisë në Sekiracë qenë: Myftiu i Kosovës, Mr. Naim ef.Tërnava me bashkëpunëtorë, zëvendëskryeministri i Qeverisë së Kosovës, Behgjet Pacolli, kryetari i LDK-së, Isa Mustafa, Lideri i Lëvizjes "Vetëvendosja", Albin Kurti, afaristi nga Maqedonia, Lazim Destani e shumë të tjerë. Para përurimit mysafirët vizituar objekt përcjellje të xhamisë, si vendin për pritjen e të pamave, gusullahne etj. Të përcjell nga tekbiret e të pranishmëve, shiritin e përurimit të xhamisë bashkërisht e prenë Myftiu i Kosovës, Tërnava dhe haxhi Abdurrahim Ejupi, të cilët po bashkërisht bënë edhe zbulimin e pllakës së xhamisë.Duke iu drejtua të pranishmëve myftiu Tërnava fillimisht tha: "Më lejoni që në emër të Kryesisë së BIK dhe në emrin e tuaj të përshëndesim haxhi Abdurrahimin, njeriun i cili bëri të pa mundurën, që kjo shtëpi e Zotit të ngritet në këtë fshat. Ishte dëshirë e kamotshme e tij dhe ja elhamdulilah prej Zoti arriti që dëshirën e tij ta kurorëzoj me sukses fal edhe bijve të tij të cilët u angazhuan për ndërtimin e kësaj xhamie". Ndërsa për rëndësinë që ka ndërtimi i xhamisë tha: "Xhami ndërtojnë ata besimtarë që besojnë Allahun, besojnë edhe në ditën e fundit, që do të thotë që besoi që nesër do të dalin para Krijuesit suprem për të dhënë llogarinë përfundimtare. E Muhamedi a.s. ka thënë: "Ai i cili ndërton një xhami në këtë botë, Allahu xh.sh. do t'i ndërtojë atij nesër në ahiret një shtëpi në xhenet". Në fund të fjalës së tij myftiu Tërnava tha" Lus Allahun xh.sh. që në këtë ditë agjërimi, në këtë muaj të madhëruar që mirësia e Tij të jetë mbi familjen e cila ndërtoi këtë xhami, që ata t'i begatoi me të mirat e tij në këtë jetë. Ndërtimi i xhamive është shenjë i mirë se vërtetë brezat e ri - fëmijët tanë do të kenë mundësi që të edukohen në Shtëpitë e Zotit me njohuri të përgjithshme mbi fenë që i takojnë". Të pranishmit i përshëndeti edhe haxhi Abdurrahim Ejupi i cili falënderoi pjesëmarrësit për prani të tyre. Familja Ejupi shtroi iftar për të gjithë pjesëmarrësin që qenë më shumë se 400. Pas iftarit në xhaminë e posapëruruar u falë namazi i akshamit dhe ai i teravisë. (R. Shkodra)

## TENTOHET DJEGIA E XHAMISË HAXHI YMERI NË GJAKOVË.

Më 19.09.2011, në ora 01:30 pas mesnate, persona të panjohur tentuan dy herë radhazi t'ia vënë zjarrin xhamisë Haxhi Ymeri në Gjakovë. Për fat të mirë, tymi i zjarrit nga porta kryesore e xhamisë është diktuar me kohë nga banorët e lagjes dhe menjëherë është informuar policia, e cila ka intervenuar për ta shuar zjarrin. Pas gjysmë ore, për të dytën herë, tentohet t'i vihet zjarri derës kryesore të xhamisë, por përsëri policia e njoftuar nga banorët e lagjes, bashkë me zjarrfikësit kanë arritur me kohë, dhe pas intervenimit të tyre në tërësi është shuar zjarri pa pasoja në dëmtim të objektit të xhamisë.

Vlen të theksohet se ky akt vandal ishte i qëllimshëm, pasi që në të njëjtën natë pasuan dy sulme, dhe në të dy rastet dera kryesore e xhamisë është stërpikur me benzin. Është hera e parë që në qytetin e Gjakovës të sulmohet një xhami. Deri më tani, historikisht, nuk është shënuar ndonjë rast për tentim djegie të xhamive, përveç në kohën e luftës nga okupatori serb. KBI në Gjakovë kërkon nga organet kompetente ligjore që rasti në fjalë të zbardhet sa më parë dhe autorët e krimit të zbulohen e të ndëshkohen. (E. Rexha)




## U MBAJTËN GARAT NË NJOHURITË FETARE NË NIVEL TË BASHKËSISË ISLAME TË KOSOVËS, VENDI I PARË PËR PËRFAQËSUESIT E PRESHEVËS

Më 25 shtator, në Prishtinë organizuar nga Departamenti i të Rinjve dhe Departamenti i Gruas të Kryesisë së BI, e nën kujdesin e kryeimamit të BI të Kosovës, Sabri ef. Bajgora, për të parën herë u mbajtën garat për njohuri fetare në nivel të Bashkësisë Islame të Kosovës, ku morën pjesë 18 ekipe me vijuesit e mësim-besimit në xhamitë nëpër këshillat vendor të Bashkësisë Islame të Kosovës. Paraprakisht, garat në nivel të këshillave janë mbajtur gjatë sezonës së pushimeve verore anë e mban Kosovës dhe Luginës së Preshevës.

Duhet thekuar se kryesia e BIK-ut ka ndarë certifikatë dhe nga 10 euro për të gjithë pjesëmarrësit në gara. Ndërsa, drejtoria e Medresesë të gjithë garuesve u ndau nga një libër me poezi të autores, Bardha Kçiku. Në të ardhmen kjo garë do të jetë tradicionale.

Garat u mbajtën në amfiteatrin e medresesë së mesme "Alaudin", ku qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë, përfaqësuesit e këshillave vendor si dhe të ftuar të tjerë.

Myftiu, pasi përshëndeti e përgëzoi organizatorët dhe tha se duhet kushtuar kujdes më i madh, e më meritor mësim-besimit nëpër xhamitë tona. Vetëm me punë e përkushtim arrihen rezultatet e dëshiruara. Myftiu, gjithashtu, tha se mësim-besimi mbetet një ndër prioritetet kryesore të BIK.

Në fund të fjalës së tij myftiu shtoi: " nuk ka humbës ka vetëm fitues, meqë garojmë në dituri garojmë në njohuri fetare, në njohuri për edukatë, fisnikërim e njohje të Krijuesit, njohuri mbi fenë tonë."

Qëllimi i garave është që të sensibilizoj punën e imamëve në fushën e mësim-besimit nëpër xhami.

Përfaqësuesit e xhamive garuan në ekipe të përbëra nga 5 anëtarë ku para jurisë profesionale shfaqën njohuritë e tyre nga këto fusha: Kuran, fikh, akaid, histori islame dhe interpretim të lirë nga fusha e artit, si monolog, ilahi, kaside, recitale etj.

Pas një gare të fort nga 18 ekipet garuese më të mirët dolën:

Vendin i parë zunë vijuesit e mësimbesimit të imamit Zekerija Kurtishi, nga Presheva, me 237 pikë, (nxënësit u shpërblyen me nga 50 euro).

Vendin i dytë, vijuesit e mësim-besimit të imamit Mumin Shehu, nga xhamia e Kaçanikut, me 235 pikë, (nxënësit e vendit të dytë u shpërblyen me nga 40 euro).

Vendin i tretë, vijuesit e mësimbesimit të imamit Hakif Hoti, nga Prishtina, me 233 pikë, (u shpërblyen me nga 30 euro).

Për imamin që vijuesit e mësim-besimit zunë vendin e parë, Kryesia e BIK si shpërblim ka vendos që të jetë "Haxhi nderi" këtë vit, ndërsa imamët e vendit të dytë e të tretë janë shpërblyer me mjete financiare. (R. Shkodra)



## TRYEZË E RUMBULLAKËT NË DITËN NDËRKOMBËTARE TË DEMOKRACISË

Me rastin e Ditës Ndërkombëtare të Demokracisë, Kuvendi i të Rinjve të Kosovës (KRK) më 15 shtator organizoi tryezë të rrumbullakët me temën "Rinia dhe sfidat e demokracisë", me ç'rast është vlerësuar se situata aktuale është larg një standardi të dëshirueshëm dhe ende duhen angazhime që të ketë demokraci të mirëfilltë, sidomos nëpër institucione dhe strukturat e partive politike.Në këtë tryezë ishin të pranishëm përfaqësues nga institucione të ndryshme si: Behxhet Shala (KMLDNJ), Haxhi Arifi (BRSK), Arben Gashi, deputet , dhe organizata të tjera rinore. Përfaqësuesi i Departamentit të të rinjve të BIRK Fejsal Spahiu tha se rinia dhe demokracia janë dy nga faktorët kyq për zhvillimi e një shoqerie të mirëfilltë dhe të përparuar. Rinia Kosovare ka kapacitete për të zhvilluar vendin, pikërisht rinia mund të lër mbrapa çdo negativitet, çdo padrejtësi, çdo ç'rregullsi dhe të sjell ndryshimin e vërtetë. Por rritja dhe zhvillimi i kapaciteteve rinore, kërkon

një punë të madhe, efektive dhe të pa ndalshme nga të gjitë ne.

Vënia në jetë e disa koncepteve si sensibilizimi, ndërgjegjësimi, shoqëri aktive, shoqëri e ndërgjegjshme dhe demokratike, shoqëri e mirë qeverisur, shoqëri ku jeton ligji dhe e drejta, pozitive, shoqëri që punon në grup, shoqëri e shanceve të barabarta për të gjithë pa dallim feje apo etnie, një shoqëri që me vlerat e mësipërme dërgon në zhvillimin e vendit. Ne nuk mund të integrohemi në strukturat Euroatlantike dhe në BE duke u munduar që të fshehim identitetin tone siç janë Tradita, Kultura dhe Besimi. Një ndër gjerat që ka nevojë të rinjët tanë në Kosovë janë edhe edukimi për qytetarinë demokratike dhe arsimimi. (R. Shkodra)



## DUA E HATMES NË SHTIME

25 Gushti ishte ditë e madhe për xhematlinjtë e Xhamisë qendrore të Shtimes, që kishin mbushur xhaminë për të ndjekur programin e përgatitur nga vijuesit e mësimbesimit. Imami i Xhamisë, Isa ef. Tërshani, falënderoi Zotin që ia kishte bërë të mundur të punonte edhe me atë gjeneratë të shkëlqyeshme, që atë ditë po kurorëzonin punën me Duanë e Hatmes në muajin e madhërishëm të Ramazanit, që është edhe muaj i Kur'anit. Në këtë manifestim, përveç shumë xhematlinjve që kishin mbushur xhaminë, qenë të pranishëm edhe kryeimami i KBI-së të Ferizajt, Sulejman ef. Roshaj me bashkëpunëtorët dhe shumë imamë nga rrethina. "Ky imam duhet të jetë shembull edhe për imamët e tjerë, se aty ku ka angazhim, rezultatet nuk mungojnë, sepse shumë varet nga angazhimi i imamit ndaj të rinjve dhe xhematit", - tha kryeimami Sulejman ef. Roshaj. Pastaj u shfaq një program i pasur me pjesë nga Kur'ani; secili vijues këndonte pjesë të caktuara dhe u kënduan disa ilahi, poema e poezi të zgjedhura. Programi ishte jashtëzakonisht i ngjeshur dhe cilësor, sa që shumë prej të pranishmëve, nga ngazëllimi, u mbusheshin sytë me lot.Duanë e Hatmes e bëri Sevdair ef. Haxhiu. Në fund të këtij manifestimi kryeimami i KBI-së Sulejman ef. Roshaj, nxënësve që bënë hatme, u dha nga një dhuratë modeste. Nxënësit që bënë hatme: Adem Jakupi, Adil Jakupi, Arban Mula, Isa Jakupi, Drenusha Hysaj, Rudina Hysaj dhe Redon Syla. (I.Tërshani)

## SEMINAR PËR IMAMËT

Organizuar nga Kryesia e BIK-së, nga 6 - 8 shtator, në Prishtinë u mbajt seminar me imamë, në të cilin u trajtuan këto tema: Metodologjia e paraqitjes së drejtë të Islamit;Metoda e dialogut me të tjerët;Përdorimi i mjeteve bashkëkohore në paraqitjen e Islamit; Respekti ndaj mendimit të kundërt. Seminari u organizua në bashkëpunim me Ligën Botërore Islame (Rabita), ndërsa për temat e lartshënuara ligjëruan, Dr. Jusuf Al Bahuth, profesor në universitetin "Umul Kura" të Mekës dhe njëherësh drejtor i qendrës "Meka" për Paraqitjen e Islamit, që është degë e Organizatës Botërore WWAII për njohje të Islamit në kuadër të organizatës "Liga e Botes Islame", si dhe njëri nga myftinjtë e Qabesë së Bekuar; Dr. Ahmed Abdulaziz Al-Fares, ligjërues në kolegjin industrial "Jubail" (Jubail Industrial College) në Arabinë Saudite dhe Masud Al-Murri, operator i Fabrikave Petrokimike. Seminarin e ndoqën 40 imamë nga Kosova dhe Lugina e Preshevës, të cilët për 3 ditë me profesorët sauditë debatuan për metodat bashkëkohore të paraqitjes së Islamit, qasjen ndaj masës, mënyrat e komunikimit e dialogut, respektin dhe kulturën në debat. Në hapje të seminarit Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, tha se ky seminar është vazhdimësi e bashkëpunimit të BIK-së me institucionet ndërkombëtare, në këtë rast me institucionet e Arabisë Saudite, që veprojnë në kuadër të RABITA-s. Myftiu po ashtu tha se temat që do të trajtohen në seminar, do të jenë me interes për imamët kosovarë, lidhur me trajtimin bashkëkohor të shpërfaqjes së Islamit. Myftiu tha se edhe në të ardhmen BIK do të bashkëpunojë me institucionet ndërkombëtare për ngritjen profesionale të imamëve tanë. (R. Shkodra)





## “DITURIA ËSHTË THESARI MË I ÇMUAR”

Kjo ishte motoja e programit që Departamenti i Gruas i Kryesisë së BIK-së, në bashkëpunim me shoqatën kulturore “Familja Kosovare”, organizoi me rastin e fillimit të vitit të ri shkollor, ku mysafire ishin të ftuara përfaqësuese të ndryshme nga shoqëria civile. Programi u mbajt më 09.10.2011 në shtëpinë e kulturës “Xhemajli Berisha” në Prizren. Në fillim u prezantuan temat nga ligjërueset: teologe Eglantina Muça nga Tirana, e cila foli për rëndësinë dhe vlerën që ka dituria; teologe Mr. Florentina Tërmkolli për vlerën e kohës, tema të cilat u lidhën shumë në mes tyre - “Dituria” dhe “Koha” - se si të shfrytëzohet koha në mënyrë të drejtë e të dobishme, që të fitojmë dituri dhe të gjitha ato që synojmë. Pastaj u shfaq një program i pasur kulturor me Kur`an, ilahi, poezi, monolog....

Në fund nga “Shoqata Kulturore Familja Kosovare” u ndanë disa mirënjohje, një për Departamentin e Gruas të BIK-së për përkrahjen dhe bashkëpunimin e deritanishëm. Mirënjohja iu dha përfaqësueses së DG-së Hanife Jahiri. (H. Kastrati)



# *Merhum*



## NDËRROI JETË HAFËZ FAHREDIN AJETI

Hafëz Fahredin Ajeti u lind më 17.12.1937 në fshatin Llovcë (të Gjilanit). Shkollën fillore e kreu në fshatin Caravajkë.Që në moshë të re filloi t’i ndiqte mësimet fetare te Hoxha i fshatit, Mulla Bilall Sadriu, ku nisi të mësonte Kur’anin përmendsh, për ta mbaruar në moshën 14-vjeçare, kur mori titullin hafëz i Kur’anit.Gjatë rinisë së tij vazhdoi të ndiqte derse te hoxhallarët në fshatra të ndryshme të Anamoravës dhe Luginës së Preshevës, kështu që arriti të përvetësonte mjaft mirë profesionin e tij.Gjatë jetës shërbeu si imam në disa fshatra.

Në fillim angazhohej vetëm gjatë muajit të shenjtë të Ramazanit,pastaj u bë imam i rregullt në fshatin Myqibabë, ku shërbeu për rreth 15 vjet. Si imam shërbeu gjithashtu në Livoqin e Epër, në Gadish e në disa fshatra të tjera. Prej vitit 1997 shërbeu si muezin në xhaminë Deramahallë të Gjilanit ku punoi për afro tetë vjet, derisa e rëndoi gjendja shëndetësore.Vdiq më 8 gusht 2011 në moshën 74-vjeçare dhe u varros në vendlindje. (I. Mustafa)

**FJALOR ARABISHT-SHQIP, I-II,**
**(Dr. Isa Memishi, Fjalor arabisht-shqip, I-II, Shtëpia botuese "Libri shkollor", Prishtinë, 2011, f. 2090)**

Për herë të parë u botua fjalori arabisht- shqip me autor, profesorin e gjuhës arabe në degën e orientalistikës në Fakultetin e filologjisë të UP. Fjalori është fryt e një pune shumë vjeçare të autorit. Dhe si i tillë përpos që mbush një zbrastësi të kamotshme ngase ka munguar një fjalor i tillë, u vjen në ndihmë gjithë arabo – folësve, si dhe të gjithë të interesuarve për përvetësimin e kësaj gjuhe. Aq më tepër kur dihet që gjuha arabe vazhdon të mësohet edhe sot e kësaj dite në medresetë dhe fakultetet tona islame gjithandej trojeve shqiptare, pa përmendur këtu edhe nevojën e mësimit të gjuhës arabe për nevoja tregtare, diplomatike, shkencore etj..

Autori i fjalorit, në nisjen e punës së tij, sigurisht që ka provuar peshën e një sfide të pazakontë, kjo sepse ka qenë i ndodhur para vështirësive të natyrave të ndryshme, të cilat dalin para një hartuesi të një fjalori në cilëndo gjuhë qoftë. Këto mjaftojnë për ta kuptuar këtë nismë si një barrë dhe sfidë e rëndë, por e cila, sipas gjykimit tonë, nga hartuesi i "Fjalorit arabisht-shqip", është përballuar me sukses, me se Dr. Isa Memishi, - pas një pune të mundimshme, plotë vështirësi dhe stres për afro një dekade, - ka realizuar një punë të arrirë dhe të suksesshme.

Botimi dhe vënia në qarkullim të këtij fjalori e vlerësojmë si një ngjarje të shënuar në fushën e orientalistikës dhe të leksikografisë në vendin tonë, por edhe të shkencës e të kulturës shqiptare në tërësi.

"Fjalori arabisht-shqip", i autorit Dr. Isa Memishi, hiç disa përpjekje të mëhershme, është fjalori i parë më vëllimor, më i plotë dhe më përmbajtësor, i botuar deri më sot.

Fjalori, sikurse thotë autori, përmbledh 100.000 fjalë, terma dhe shprehje frazeologjike, "para së gjithash të gjuhës standarde arabe", por që "krahas leksikut bashkëkohor të gjuhës arabe, përmban edhe mjaftë fjalë të vjetra", kurse "renditja e fjalëve në fjalor është bërë sipas parimit etimologjik-semantik, pra sipas rrënjës së fjalës dhe është renditur sipas rendit alfabetik".

"Fjalori arabisht-shqip" ka dy vëllime. Në vëllimin e parë janë përfshirë shkronja e parë e deri tek shkronja e 15 e alfabetit arab, përkatësisht nga shkronja "Elifun" deri tek shkronja "Dādun", dhe ka gjithsej 1085+15 faqe, kurse në vëllimin e dytë janë përfshirë shkronja e 16 e deri tek shkronja e 28 dhe e fundit e alfabetit arab, përkatësisht nga shkronja "Ṭāun" e deri në "Jāun" dhe ka 1004 faqe (1086-2090). I tërë fjalori ka 2105 faqe.

Fjalori gjithashtu ka Parathënien (faqe v-vi), Udhëzime për përdorimin e fjalorit (vii-ix),




Alfabetin arab (x), Shkurtesat në pjesën e arabishtes (xi), Shenjat e përdorura në fjalor (xi), Shkurtesat në pjesën e shqipes (xii-xiii), Literaturën e përdorur (xiv-xv).

Tekstet arabe janë dhënë të vokalizuara po thuajse në tërësinë e tyre dhe kjo sigurisht që e bën më të lehtë dhe më saktë të përdorshëm këtë fjalor. Teknikisht ky fjalor vjen i realizuar mirë.

Gjatë hartimit të "Fjalorit…", autori sikurse kuptohet nga Parathënie, nuk ka krijuar iluzionin se ky fjalor do të jetë "i kryer" dhe as "i përkryer". Nuk do të mund të quhet "i kryer", për shkak se problematika dhe fusha e hartimit të fjalorëve, aq më parë nga një gjuhë siç është arabishtja, është shumë e gjerë dhe komplekse. Fjalori nuk do të mund të quhet "i përkryer", sepse vetë natyra e një pune të tillë, siç është pra hartimi i fjalorëve, - të cilët gjithnjë duhet të vazhdohen, të përmirësohen e të plotësohen, të jetë pa ndonjë mangësi a lëshim, qoftë metodologjik, qoftë përmbajtësor a teknik, por të cilat lehtë mund të mënjanohen e të përmirësohen me rastin e ndonjë botimi të dytë të plotësuar. Sigurisht, pasi që për këtë kritika profesionale ta ketë thënë fjalën e vetë.

Si përfundim në këtë vështrim tonin le të na lejohet të konstatojmë se me këtë fjalor orientalistika dhe leksikografia jonë është pasuruar me një vepër vërtetë të rëndësishme dhe me vlerë, e cila do t'u hyjë në punë dhe do t'u shërbejë të gjithë atyre që dëshirojnë dhe janë të interesuar ta mësojnë dhe ta njohin gjuhën dhe Botën Arabe-Islame. (R. Shkodra)



### MALAJZIA NIKOQIRE E KONGRESIT NDËRKOMBËTAR PËR UDHËHEQJEN ISLAME

Me temën “Udhëheqja Islame në epokën e globalizimit” zhvillohet në fillim të tetorit në kryeqytetin e Malajzisë, Kuala-Lampur.Ky kongres organizohet dhe zhvillohet nën patronazhin e Fakultetit për Administrim dhe Udhëheqje të Universitetit të Shkencave Islamike të Malajzisë (USIM), në bashkëpunim me Akademinë e Arsimit të Lartë të Udhëheqjes (AKEPT) dhe Ministrinë e Arsimit të Lartë të këtij vend. Ky kongres dyditor ka për qëllim shqyrtimin dhe analizën e çështjeve në lidhje me udhëheqjen, veçanërisht me udhëheqjen islamike, formimin e rrjeteve komunikuese në mes prijësve, ulemave dhe nëpunësve të institucioneve udhëheqëse e qeverisësve, gjetjen e alternativave dhe rrugëzgjidhjeve për përmirësimin dhe ngritjen e udhëheqjes dhe përcaktimin e prirjeve dhe tendencave për hulumtime në fushën e udhëheqjes islame.

Ndikimi i krizës së Lindjes Islame dhe Afrikës Veriore, paraqitja e udhëheqësve islamë në shtetet e Azisë Juglindore, udhëheqësit islamë në shoqërinë botërore, roli i femrave në udhëheqjen bashkëkohore, ndikimi i shkencave dhe teknologjisë mbi udhëheqjen. Udhëheqja islame në shtetet që kanë pakica myslimane, çështjet bashkëkohore në udhëheqjen islame dhe udhëheqja islame drejt vendosjes së paqes dhe arritjes së - sukseseve janë temat që do të shtrohen për diskutim dhe analizë në këtë kongres.

### PROGRAMI KOMPJUTERIK ARSIMOR I QUAJTUR “BESHARET” I DEDIKUAR PËR MËSIMIN E PËRKTHIMIT TË KUR’ANIT

Programi kompjuterik arsimor për mësimin e përkthimit të koncepteve të Kur’anit fisnik në mënyrë gojore, i quajtur “Besharet 3”, është ofruar në panairin e nëntëmbëdhjetë ndërkombëtar të Kur’anit fisnik. Programi kompjuterik “Besharet 3” ofrohet si programi kompjuterik më gjithëpërfshirës për mësimin e përkthimit dhe koncepteve të Kur’anit fisnik, i cili është përgatitur nga kompania “Dezhkam Teknologji”, aktivitetet e së cilës kufizohen kryesisht në projekte elektronike për mësimin e gjuhës kuranore. Ky program kompjuterik është përgatitur në tri gjuhë, arabisht, anglisht dhe persisht, që ofrohet për të interesuarit e kësaj fushe në panairin e nëntëmbëdhjetë ndërkombëtar të Kur’anit fisnik.

Mësimi fjalë për fjalë i kuptimeve të 30 xhuzeve të Kur’anit fisnik në gjuhën arabe, angleze dhe persiane; mësimi i këndimit të tridhjetë xhuzeve së bashku me listën e temave kuranore, për të gjitha temat e librit “Mefatihu Al-Xhenan”, Sahife Sexhadie dhe Nehxhu Al-Belagha së bashku me përkthimin gojor si dhe mundësitë për hulumtim, fjalor në tri gjuhët - angleze, arabe dhe persiane si dhe mundësi të tjera - ofrohen për të interesuarit e kësaj fushe me anë të programit kompjuterik “Besharet 3.

### SHQYRTOHET ISLAMIZIMI I STUDIMEVE TË SHKENCAVE BASHKËKOHORE

Konferenca ndërkombëtare “Islamizimi i studimeve shkencore bashkëkohore; prespektiva dhe strategjitë” (ICIMSIS) zhvillohet në Universitetin UM të kryeqytetit të Malajzisë, Kuala-Lumpur. Kjo konferencë ndërkombëtare zhvillohet në fillim të dhjetorit dhe ka për qëllim mbledhjen e mendimeve të hulumtuesve në lidhje me alternativën se si të islamizohen hulumtimet shkencore bashkëkohore. Konferenca ndërkombëtare për islamizimin e studimeve shkencore bashkëkohore dhe shkencërimin e studimeve islame ka publikuar një ftesë për të gjithë hulumtuesit për të paraqitur propozimet dhe për të diskutuar rreth arritjeve dhe mendimeve të tyre në lidhje me alternativat e nivelit praktik për t’i vënë në praktikë studimet islame. Në ftesën e përgatitur në lidhje me konferencën ndërkombëtare, thuhet se shkencëtarët e shkencave natyrore, si fizikanë, biologë, kimistë dhe matematikanë, në mënyrë të vërtetë mund të tregojnë harmoninë në mes të kuptuarit të njeriut ndaj botës dhe tekstit të shpalljes hyjnore, si alternativë për islamizimin e shkencës moderne.

### PËRMIRËSIMI I IMAZHIT TË ISLAMIT

Ky kongres organizohet nën patronazhin e Unionit të Organizatave Islame të Francës dhe në të pritet të marrin pjesë personalitete myslimane nga mbarë bota. Gjatë punimeve të këtij kongresi do të zhvillohen disa tryeza për prezantimin e personalitetit dhe jetën e veprën e Muhamedit a.s..

Tryeza zhvilloi puunimet në praninë e ulemave të dalluar të Francës dhe shteteve të tjera evropiane dhe islamike; do të bëhet transmetimi i filmit me tematikë islame; zhvillimin e panairit të librit islam dhe



ekspozitë të fotografive nga vendet e shenjta, zhvillimi i garave për hifz dhe lexim të Kur'anit fisnik të veçanta për adoleshentë dhe të rinjtë dhe zhvillimi i garës për poezi me temë rreth personalitetit të Muhamedit a.s. konsiderohen prej programeve të rëndësishme që do të zhvillohen gjatë këtij kongresi.

Organizatorët e këtij kongresi ndërkombëtar kanë ftuar të gjithë qytetarët myslimanë dhe jomyslimanë evropianë që të prezantojnë në këtë panair dhe në këtë tubim dhe duke prezantuar në tryeza dhe fjalime - të njihen me imazhin e vërtetë të Islamit dhe figurën e Muhamedit a.s..

## TAXHIKISTANI NDALON SHKUARJEN NË XHAMI TË FËMIJËVE TË MOSHËS SË MITUR

Organizata për Bashkëpunim Islamik (OBI), me anë të një deklarate ka shprehur brengosjen e thellë në lidhje me aprovimin e ligjit për ndalimin e shkuarjes në xhami të fëmijëve të moshës së mitur në Taxhikistan. OBI, me anë të një deklarate, ka shprehur shqetësim të thellë në lidhje me hyrjen në fuqi të ligjit të Republikës së Taxhikistanit në lidhje me përgjegjësinë e prindërve ndaj edukimit të fëmijëve, veçanërisht ndaj pranisë së tyre në ceremonitë fetare në xhami etj.. Në deklaratën e OBI-së, përveç të tjerash, kërkohet nga organet kompetente të Republikës së Taxhikistanit që të japin shpjegime në lidhje me këtë vendim të tyre. Sipas ligjit të nënshkruar nga Presidenti i shtetit të Taxhikistanit, Imamali Rrahman, prindërit kanë përgjegjësinë e drejtpërdrejtë për edukimin e fëmijëve, sidomos në lidhje me ndjekjen e rrymave të ndryshme islame në këtë vend. Posa është publikuar ky ligj, është dënuar nga qarqe të ndryshme intelektuale mbrenda dhe jashtë vendit.

## HAFËZI LIBIAN MË I MIRI NË GARAT NDËRKOMBËTARE TË KUR'ANIT "ÇMIMI I DUBAIT"

Halid Muhamed Salih Al-Kanduz, hafëz i gjithë Kur'anit fisnik nga Libia, pjesëmarrës në garat ndërkombëtare të Kur'anit fisnik "Çmimi i Dubait", duke fituar më së shumti pikë, ka arritur të zërë vendin e parë të këtyre garave."Khaleej Times", njofton se ky hafëz nga Libia, duke dal përpara Abdullah Hamd Abu Sheride-it nga Katari, dhe përpara Ahmed Sari Kaja nga Turqia, ka arritur të zërë vendin e parë në këto gara.Abdulkadir Ismi, përfaqësues i shtetit të Srilankës, Shirzad Khizin nga Kazakistani, Burhanudin Zarif Xhunzuda nga Taxhikistani, Enver Bu Salah nga Maroku, Muhamed Khatibi nga Irani, Ibrahim Hamdan nga Bahrejni, dhe Abdulvahid Ma'sumi nga Afganistani, sipas radhës, kanë zënë vendet prej të katërtit deri në të dhjetin.Të zgjedhurit e këtyre garave gjatë një ceremonie do të marrin shpërblimet dhe çmimet e caktuara të këtyre garave. Sipas këtij raporti, vendi i parë në këtë garë merr 250 mijë dërhemë, vendi i dytë 200 mijë dërhemë dhe vendi i tretë 150 mijë dërhemë.



## RUAJTJA E MANUSKRIPTËS SË PARË TË KUR'ANIT NË DORËSHKRIM NË JEMEN

Manuskripta e parë në dorëshkrim e Kur'anit fisnik, që është shkruar 70 vjet pas vdekjes së Muhamedit a.s., ruhet në xhaminë kryesore të Sanas. Kjo manuskriptë e Kur'anit fisnik është prej manuskriptave të Kur'anit në dorëshkrim që janë gjetur në vitin 1972 në xhaminë kryesore të Sanas (xhamia e parë e ndërtuar në Jemen) dhe tash kjo manuskriptë me vlerë të madhe ruhet në xhaminë kryesore të Sanas. Kjo manuskript në dorëshkrim ka mbetur që nga shekulli i shtatë apo i tetë dhe ekspertët e manuskriptave në dorëshkrim konsiderojnë se kjo manuskript është shkruar 70 vjet pas vdekjes së Muhamedit a.s.. Në vitin 1972 në xhaminë kryesore të Sanas, e cila konsiderohet të jetë xhamia e parë e ndërtuar në Jemen, janë gjetur rastësisht shumë manuskripta, disa prej të cilave nuk janë kuranore. Këto manuskripta në dorëshkrim janë gjetur nga ana e disa punëtorëve që ishin duke meremetuar murin e xhamisë. Manuskriptat janë gjetur brenda murit të vjetër, i cili ishte ndërtuar në vitin e gjashtë hixhri.

| AUTOR: AGIM GASHI | POLITIKANI BOSHNJAK, SILAJXHIQ (SHQ.) | BUJKU | FALTORE ISLAME | SMALTIMET | VARIANT I EMRIT RASIM | ELEMENT KIMIK (U) | REPUBLIKË GJERMANE | EDHE, DHE | SALI BERISHA | VEKTORI | FORMIMI I NJERIUT | PËRFUND-IMTARE | | GJINI E LETËRSISË |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| FOTO *GURI I ZI (arabisht)* | | | | | | | | | | | | | LITRI / LLOJ GJITARI SI DHI | |
| SHKEL E SHKO | | | | | | | | AI QË SHKON NË HAXH PËR DIKË TJETËR / IRISH UNIONIST ALLIANCE | | | | | | |
| MUAJI I KUR'ANIT | | | | | | | | | I PAFE / REPUBLIKA E LIBANIT | | | | | |
| QË KA LINDUR SËRISH | | | | | | | | | | LËNDË SHKOLLORE / METRI | | | | |
| NË Ç'MËNYRË? | | | I AFËRMI / IBADETI | | | | LLOJ ENCIKLOPEDIE | | | | | | | |
| INDUKSIONI | | FRIM MACULA / QË KURSEN | | | | | | | | PËREMËR VETOR | | | AUSTRIA / MJETET E PËRSOSURA TEKNIKE | |
| | E / MËSIMORE | | | | | | | | | PËREMËR VETOR | | | | LËVRIMET |
| I MPREHTË (për sëmundjen) | | | | | | | | | | | INTERN. PHONETIC ALPHABET / ... JASHARI (SHQ.) | | | |
| GRUP KËNGË-TARËSH | | | | ZVOGËLIM TEJ MASE | | | | | | LLOJ I KALLIRIT TË MISRIT | | | | |
| PËRKULJE | | | | | | | | | | HYRJA | | | | |
| MBIEMRI I *MIXHËS RAMË* FITIM | | | | | | | | | | LLOJ VITAMINE | | ASTATI / KOMPOZITORI, HAÇATURIAN | | |
| BASHKË-LUFTËTARI I AZEM BEJTËS, LATI | | | | | | | | | | LUMË SHQIPTAR | | | | |
| 1001 ROMAK | | | INDIA / ZESHKANE, EZMERE | | PRINCI ARAB | AJO QË DRJTON MAKINËN | ITALIA | | AGJENCIA E KOSOVËS PËR INTELIGJENCË | IRNOSEM / ILIR SHAQIRI | | | | |
| LLOJ EZANI PARA FARZIT | | | | | | | | PËREMËR VETOR / KALI I SHALËS | | | DISTRIKT NË PERU / BOTA | | | |
| VARIANT I EMRIT QERIM (SHQ.) | | | | | | | MBRËMJE / VEND NË SARDINI | | | | | | TONI / VËSHTIRËSI | |
| ENERGJIA | | KËND VROJTIMI NË ASTRONOMI / ERBIUMI | | | | | | | | 50 ROMAK / NUMRI I LUDOLFIT | | SHKRONJA XXXV / RADIUMI | | NATRIUMI |
| | EPIROTASI / GRAMI | | | | | | | | VENDNDALIM I AUTOBUSIT / SPITALI | | | | | |
| HUMNERA | | | | | | | | QYTET BREGDETAR SHQIPTAR | | | | | | |

**ZGJIDHJA E KALUAR:** FAKULTETI, KRIM, URANIUMI, ALIMI, KATAR, ANAMALAS, ATAKIM, ABISINI, RIL, MIKROFONI, AMIR, RD, A, IZE, JAP, P, AL, FAMA, LATA, I, ER, AZOT, LARA, SORI, AVIT, AT, V, NAK, RIT, RAK, IMITIMET, AMINI, TIRANASE, SHI, IN, E, ARENA, XHENAZE, TNAI, ATROFIZIM, SAKARINA, MAMA.

Nga Ebu Dherr el-Gafariu r.a. transmetohet se Pejgamberit a.s. i është transmetuar nga Krijuesi i tij, i Fuqishmi dhe i Madhërishmi, i cili ka thënë:

“O robët e Mi! Unë ia kam ndaluar dhunën Vetes dhe e kam ndaluar edhe ndër ju, prandaj mos i bëni dhunë njëri-tjetrit.
O robët e Mi! Të gjithë ju jeni të lajthuar, përveç atij që e përudhi Unë, prandaj kërkoni udhëzime nga Unë, do t’ju përudhë.
O robët e Mi! Të gjithë ju jeni të uritur, përveç atij që e ushqej Unë, prandaj kërkoni t’ju ushqej, do t’ju ushqej.
O robët e Mi! Të gjithë ju jeni të zhveshur, përveç atij që e veshi Unë, prandaj kërkoni veshje nga Unë, do t’ju veshi.
O robët e Mi! Vërtet ju gaboni natën dhe ditën, kurse Unë i fali të gjitha mëkatet, prandaj, kërkoni nga Unë falje, do t’ju fali.
O robët e Mi! Ju kurrë nuk mund të arrini tek ajo, me çka Mua dëm do të Më shkaktonit që të Më dëmtonit, as që ndonjëherë do të arrini tek ajo që Mua dobi do të Më sjellë, që të Më kontribuonit.
O robët e Mi! Sikur i pari nga ju dhe i fundit nga ju dhe njerëzit nga ju dhe xhinnët nga ju të ishin të devotshëm sikur zemra më e devotshme e njërit nga ju, kjo nuk do ta shtonte sundimin Tim në asgjë.
O robët e Mi! Sikur i pari nga ju dhe i fundit nga ju dhe njerëzit nga ju dhe xhinnët nga ju të ishin të prishur si zemra më e prishur e njërit nga ju, kjo nuk do ta mungonte sundimin Tim në asgjë.
O robët e Mi! Sikur i pari nga ju dhe i fundit nga ju dhe njerëzit nga ju dhe xhinnët nga ju të ngriteshi (qëndroni) në një vend dhe dëshirat dhe lutjet Mua të m’i drejtoni, dhe Unë t’i përgjigjesha lutjes së çdonjërit, kjo nuk do ta mungonte atë që kam Unë as aq sa që e mungon gjilpëra kur ngulitet në det.
O robët e Mi! Çdo gjë varet nga veprat tuaja, të cilat tek Unë janë të ruajtura dhe të llogaritura, kurse për të cilat Unë juve do t’ju shpërblej. Kush gjenë mirë, le ta falënderojë All-llahun, kurse kush gjenë të kundërtën, mos ta fajësojë askënd përveç vetveten”.

(Muslimi)

DITURIA ISLAME

# HAXHI 2011

Njoftojmë besimtarët se Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës edhe këtë vit si tradicionalisht organizon shkuarjen në Haxh.
Të interesuarit për Haxh mund të paraqiten nëpër këshillat vendor.

**ARANZHMANI PËR KËTË VIT ËSHTË 2950 EURO.**
(VETËM ME AEROPLAN)

Në aranzhman përfshihen ushqimi, kurbani, ihrami, shërbimet mjekësore, transporti vajtje-ardhje dhe vizita nëpër vende të shenjta.

Informata të tjera lidhur me Haxhin 2011 mund të merren çdo ditë në shërbimin përkatës të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës në telefonat

038/ 224-001 / 038/ 224-022 / 038/ 224-024

ose në zyrat rajonale të këshillave vendorë
të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës

